## ROLI DHE NATYRA E PLANIT

Plani Zhvillimor Komunal i Prizrenit është dokument i cili duhet të promovojë interesat e përbashkëta të banorëve të Prizrenit për një zhvillim më të shpejtë ekonomik, me qëllim të përmirësimit të kualitetit të jetës, por njëkohësisht edhe të mbrojë resurset, trashëgiminë natyrore dhe kulturore. Plani Zhvillimor i Komunës se Prizrenit duhet të përfshijë edhe këto parime:

- Të ketë qasje të integruar, që përfshin elementet hapësinore të transportit, zhvillimit ekonomik, shoqëror, mjedisor dhe politikat tjera strategjike për komunën e Prizrenit;
- T'i prijë zhvillimit strategjik në territorin e komunës se Prizrenit dhe të trajtojë çështjet e rëndësisë strategjike për fushat përkatëse;
- Plani duhet të ketë parasysh kontekstin e gjerë hapësinor. Sipas parimit të subsidiaritetit, plani duhet të fokusohet në çështje lokale, mirëpo të mos jetë kontradiktor me çështjet e nivelit më të lartë;
- Plani duhet të jetë i shprehur në formën që lehtëson monitorimin dhe rishikimin;
- Plani duhet të marrë parasysh aspektet e barazisë: minoritetet, femrat, fëmijët, të moshuarit, personat me aftësi të kufizuara (adresimi i nevojave të grupeve të tilla përmes pjesëmarrjes publike). Të ketë në konsideratë aspektet e ndjeshmërisë gjinore.

Plani Zhvillimor Komunal i Prizrenit, përmes një procesi gjithëpërfshirës dhe transparent, duhet të krijojë kushte për sigurimin e lokacioneve për investimet kapitale të zhvillimit ekonomik, të përmirësojë shërbimet e infrastrukturës, të ndikojë në zhvillim rural dhe të mbrojë trashëgiminë natyrore dhe kulturore.

### Roli i Profilit të Komunës së Prizrenit

Dokumenti i profilit të planit zhvillimor komunal , është vlerësimi i gjendjes ekzistuese në komunën e Prizrenit, vlerësimi i resurseve dhe kapaciteteve investuese, sfidave të identifikuara dhe regjistri i çështjeve të ngritura gjatë konsultimeve publike nga pjesëmarrësit, të cilat duhet t'i japin orientim zhvillimit të ardhshëm të qytetit të Prizrenit.

Profili i Komunës së Prizrenit, si dokument, në përbërjen e vet ka të dhëna dhe analiza, të cilat në bashkëpunim me sektorët e ndryshëm, shprehen në formën e hulumtimeve të përmbledhura në një raport.

## SFIDAT ZHVILLIMORE

Në bazë të hulumtimeve në kuadër të fushave tematike, si dhe hulumtimeve të dokumenteve të institucioneve janë identifikuar 7 (shtatë) sfida zhvillimore, që kanë ndikim të drejtpërdrejtë në zhvillimin hapësinor.

Ato do të shërbejnë si bazë për diskutimin publik që në fazën e parë të procesit të hartimit të planit hapësinor me qëllim të hartimit të një vizioni për komunën e Prizrenit si dokument strategjik i cili do të orientojë zhvillimet në hapësirë.

Sfidat janë të mbështetura në të dhëna, nga hulumtimi i çështjeve, si dhe treguesit të cilët e paraqesin çështjen si problem.

Sfidat e identifikuara

I. Ekonomia dhe punësimi
• Ekonomia në komunën e Prizrenit është stagnuar, ndërkohë që shkalla e papunësisë është shumë e lart..
• Konkurrenca ndërkombëtare kërkon infrastrukturë funksionale.
• Si mundet planifikimi hapësinor të ndihmojë në ringjalljen e ekonomisë?

II. Trashëgimia dhe zhvillimi i qëndrueshëm
• Trashëgimia jonë natyrore dhe kulturore është duke u shkatërruar.
• Si mund të planifikojmë zhvillimin duke i shfrytëzuar këto vlera dhe duke mbrojtur të ardhmen për fëmijët tanë?

III. Shfrytëzimi joracional i hapësirës:
• Territori i komunës se Prizrenit është duke u shfrytëzuar në mënyrë joracionale.
• Me zhvillimin e paplanifikuar tokat bujqësore shfrytëzohen për ndërtim dhe korridoret përreth rrugëve magjistrale ngushtohen.
• Si mund të arrijmë një zhvillim më të mire?
• Çka duhet të bëjmë me ndërtimet ekzistuese ilegale?

IV. Mjedisi jetësor:
• Kualiteti (niveli) i mjedisit jetësor në qytete dhe fshatra është i dobët.
• Zhvillimi i paplanifikuar gjithashtu i rrit shpenzimet e shërbimeve.
• Si mund t'i përparojmë vendbanimet dhe t'i zhvillojmë ato më mirë në të ardhmen?

V. Niveli i ulët i shëndetësisë dhe arsimimit
• Përgjithësisht niveli i shërbimeve në shëndetësi dhe arsim në komunën e Prizrenit është i ulët, madje disa zona kanë nivel tejet të ulët të shërbimeve.
• Si dhe ku duhet të përmirësohen shërbimet në mënyrë që të jenë më afër banorit?

VI. Shkalla e varfërisë është në nivel të lartë dhe duke u rritur
• Në disa pjesë të komunës së Prizrenit kjo shkallë është më e lartë se zakonisht.
• Si do të sigurohemi se mënyra në të cilën e drejtojmë zhvillimin e Kosovës, e adreson këtë çështje?

VII. Standardet, normat dhe parimet
• Si të planifikojmë zhvillimin për të ardhmen në mënyrë që të arrihen standardet ndërkombëtare, transparenca, si dhe pjesëmarrja në vendimmarrje.

## HISTORIKU DHE GJENDJA AKTUALE NË KOMUNË

### Historiku

Qytet i lashtë historik pranë Lumëbardhit, nën shpatet piktoreske të Sharrit. Prizreni është njëri ndër qytetet më të vjetra të Evropës Juglindore e më gjerë. Të dhënat arkeologjike dëshmojnë për ekzistencën e një jete aktive qysh në antikitet e më.



I nënshtruar lëvizjeve të mëdha shoqërore gjatë periudhave të caktuara kohore, përjeton edhe baticat e zbaticat e zhvillimit ekonomik, social e kulturorë duke pësuar dhe transformime të emërtimit. Shënimet historike flasin se lulëzimin më të madh të zhvillimit, Prizreni e kishte gjatë shek. XIV dhe XIX ku njihej si qendër e fortë tregtare, fidanishte e zejtarisë, kulturës dhe artit çka dëshmon dhe prezenca e më se 65 përmendoreve historike të patundshme dhe mbi 600 tjerat të lëvizshme, të gjitha këto nën mbrojtjen e shtetit. Jo rastësisht, Prizreni quhet " Qytet muze ".

### Sipërfaqja dhe shtrirja gjeografike e komunës së Prizrenit

Komuna e Prizrenit shtrihet në pjesën jug-perëndimore të Kosovës. Kufizohet me Shqipërinë në perëndim, me ish-RJ të Maqedonisë në jug - lindje, me komunën e Gjakovës në veri-perëndim, me Rahovecin në veri, Therandën në veri-lindje, Shtërpcën në lindje dhe Dragashin në jug. Ka një sipërfaqe prej 640 $km^2$ (5.94 % të territorit të Kosovës) dhe përbëhet nga 75 komuna Kadastrale. Lartësia mesatare mbidetare është 412 deri 500m ndërsa në viset malore (majat e Sharrit) kalon 2000 m.



Komuna ka një klimë kontinentale me ndikim të asaj mesdhetare, gjersa në viset malore mbizotëron klimë e ashpër - klimë e alpeve. Disponon karakteristika shumë të mira morfologjike, hidrografike dhe klimatike. Ekonomia dhe infrastruktura janë në nivel të ulët si pasojë e trajtimit joadekuat të periudhës 55 vjeçare të ish-pushtetit jugosllav. Njihet si qytet i monumenteve të shumta historike nga dhe është joshës për vizitorët e shumtë.

Data mesatare e paraqitjes së ngricës së parë është 11 nëntori, ndërsa data mesatare e paraqitjes së ngricës së fundit është 27 marsi. Gjatësia mesatare e ditëve pa ngrica është 229 ditë. Lagështia mesatare e ajrit ndryshon, varësisht nga stinët dhe kushtet klimatike. Gjatë periudhës së dimrit (dhjetor – janar) ajo sillet 82 – 83 %, kurse në muajt e verës, lagështia e ajrit zvogëlohet, dhe më e vogël është në muajin gusht, ku sillet rreth 59 %. Shuma e tërësishme e reshjeve vjetore ka vlerën prej 650 mm shi në vit. Vlera mesatare e energjisë së radiacionit të diellit në periudhën e vegjetacionit është 458 kcal/cm$^2$/ditë.

Kurse vlera mesatare e shpejtësisë së erës (në prill) është 2.8 m/s, ndërkaq shpejtësia më e vogël mesatare e erës paraqitet në gusht dhe në shtator.

Ky lloj i konfiguracionit krijon parakushte për pasuri dhe në resurset tjera, p. sh.:

- Në bazë të sasisë së ujit është një ndër vendet më të pasura.
- Kjo pozitë krijon të gjitha parakushtet për zhvillimin e kulturave bujqësore, blegtorisë, industrisë ushqimore dhe të turizmit në bazë të modelit të Austrisë, Sllovenisë, Zvicrës, etj.
- Përmes anës së Prizrenit kalon rruga më e shkurtër që bashkon pjesën qendrore të Gadishullit Ballkanik me detin Adriatik. Kjo rrugë, për disa, për arsye politike nga e kaluara sot nuk ka rëndësi aq të madhe, por është një rast i mirë që me valorizimin e saj të shfrytëzohen të gjitha përparësitë e saj, duke marrë parasysh që në të kaluarën kjo rrugë ka pasur ndikim parësor në zhvillimin e Prizrenit dhe më gjerë.

Të gjithë lumenjtë e territorit të Prizrenit rrjedhin kah Drini i Bardhë, dhe i takojnë derdhjes së Detit Adriatik. Nëpër Prizren rrjedh lumi Lumëbardhi" (lumë nga viset malore me rrjedhje të shpejtë), i gjatë 35 km, dhe me sipërfaqen e derdhjes 226 km$^2$. Pastaj është lumi Toplluha me gjatësi 35 km dhe me sipërfaqe të derdhjes 417 km$^2$. Të dy lumenjtë derdhen në lumin Drini i Bardhë, ku gjatësi e tij në Kosovë është 111 km dhe me hapësirë të derdhjes prej 4860 km$^2$.

Prizreni gjendet në udhëkryq të rrugëve që e lidhin Kosovën me Shqipërinë. Përmes tij kalojnë lloje të ndryshme të rrugëve, si p.sh:

- rrugë magjistrale = 29 km (Prizren-Vërmicë 18 km, dhe Prizren-Pusi i Atit 11 km),
- rrugë rajonale = 87 km, dhe
- rrugë lokale.

Distanca me qendrat tjera:

- Prizren – Prishtinë = 77 km,
- Prizren – Suharekë = 20 km,
- Prizren – Rahovec = 32 km,
- Prizren – Malishevë = 45 km,
- Prizren – Dragash = 37 km, dhe
- Prizren – Gjakovë = 37 km.

Përveç rrjetit rrugorë, Prizreni është i lidhur edhe me rrjetin hekurudhor, mirëpo pas luftës ende nuk ka filluar qarkullimi i trenave (përveç qarkullimit të kohëpaskohshëm të trenit të mallrave). Stacionet e trenit ekzistojnë në Prizren, Landovicë dhe Krushë të Vogël.

## DEMOGRAFIA DHE ZHVILLIMI SOCIAL

Ashtu si në tërë Kosovën, edhe në komunën e Prizrenit, që nga viti 1981 nuk është bërë regjistrimi valid dhe i besueshëm i popullatës, por ne po i prezantojmë shënimet e Entit Jugosllav të Statistikës të vitit 1991 (bojkotuar nga shumica shqiptare), të cilat janë shënime të përafërta, jo 100 % të sakta. Sipas këtyre shënimeve, në vitin 1991, në komunën e Prizrenit pasqyra e popullatës ka qenë, si vijon:

| Popullsia | Numri i përgjithshëm | Meshkuj | Femra |
|---|---|---|---|
| Shqiptarë | 135 674 | 69 778 | 65 896 |
| Serbë | 10 911 | 5 373 | 5 538 |
| Malazezë | 460 | 221 | 239 |
| Myslimanë | 19 243 | 9 751 | 9 492 |
| Jugosllavë | 290 | 164 | 126 |
| Romë | 4 164 | 2 090 | 2 071 |
| Turq | 6 932 | 3 592 | 3 340 |
| Kroatë | 67 | 23 | 44 |
| Të tjerë | 985 | 546 | 439 |
| Gjithsej | 178 723 | 91 538 | 87 185 |




- Enti Jugosllav i Statistikës, 1991;

Pas luftës ende nuk është kryer regjistrim civil i rregullt. Sipas shënimeve të pasluftës të Drejtorisë së Statistikës – Prizren, të datës 20 qershor 2001, rajoni i Prizrenit vlerësohet të ketë 463 553 banorë, ndërsa vetëm komuna e Prizrenit vlerësohet të ketë 220 776 banorë me këtë përbërje:

Drejtoria e Statistikës – Prizren, Qershor 2001;

| Popullsia | Numri i përgjithshëm | Përqindja (%) |
|---|---|---|
| Shqiptarë | 193 687 | 87,73 % |
| Boshnjakë – Myslimanë | 17 441 | 7,90 % |
| Turq | 6 844 | 3,10 % |
| Romë – Ashkalinj | 2 649 | 1,20 % |
| Serbë | 154 | 0,07 % |
| Gjithsej | 220 776 | 100,00 % |




Pra, siç shihet edhe nga përbërja etnike, në komunën e Prizrenit jetojnë popullsi të ndryshme. Kryesisht flitet gjuha shqipe, por përdoren edhe gjuhët tjera si ajo boshnjake dhe ajo turke. Numri total i vlerësuar i familjeve në komunën e Prizrenit është 31 296, me këtë përbërje:

| Enticiteti | Numri i familjeve |
|---|---|
| Shqiptarë | 27 450 |
| Boshnjakë - Myslimanë | 2 471 |
| Turq | 1 000 |
| Romë – Ashkalinj | 375 |
| Serbë | # |
| Gjithsej | 31 296 |




Drejtoria e Statistikës – Prizren, Qershor 2001;

Numri i banorëve në secilin fshat në komunën e Prizrenit

| Fshati | shqiptarë | Romë | boshnjakë | TOTALI ban. |
|---|---|---|---|---|
| ATMAXHË | 1850 | | | 1850 |
| SHPENADI | 1300 | | | 1300 |
| DOBRUSHT | 640 | | | 640 |
| VELEZH | 1100 | | | 1100 |
| CAPARC | 1060 | | | 1060 |
| HOÇE E QYTETIT | 4000 | | | 4000 |
| VLASHNJË | 1500 | 3 familje | | 1500 |
| KORISHË | 6000 | | | 6000 |
| KOBAJ | 1200 | | | 1200 |
| LEZ | 7 | | | 7 |
| KUSHTENDIL | 30 | | | 30 |
| POSLISHT | 1680 | | | 1680 |
| BILLUSHË | 2000 | | | 2000 |
| KABASHI I HASIT | 820 | | | 820 |
| JESHKOVË | 470 | | | 470 |
| KOJUSHË | 450 | | | 450 |
| TUPEC | 364 | | | 364 |
| MILAJ | 350 | | | 350 |
| PLANEJË | 700 | | | 700 |
| GOROZHUP | 320 | | | 320 |
| LANDOVICË | 1250 | i pacaktuar | | 1250 |
| PIRANË | 2400 | i pacaktuar | | 2400 |
| KRUSHË E VOGËL | 850 | i pacaktuar | | 850 |
| ZOJZ | 1018 | i pacaktuar | | 1018 |
| RANDOBRAVË | 2000 | | | 2000 |
| LUBECEVË | 2000 | | | 2000 |
| STRUZHË | 250 | | | 250 |
| LESKOVEC | 232 | | | 232 |
| NASHEC | 1400 | | | 1400 |
| GRAZHDANIK | 700 | 2 familje | | 700 |
| MURADEM | 550 | | | 550 |
| PETROVË | 1200 | | | 1200 |
| DUSHANOVË | 10000 | i pacaktuar | | 10000 |
| TREPETICË | 120 | | | 120 |
| ROMAJË | 2700 | | | 2700 |
| KUSHNIN I HASIT | 2000 | | | 2000 |
| DEDAJ | 650 | | | 650 |
| LUBIZHDË E HASIT | 3000 | | i pacaktuar | 3000 |
| SHKOZË | 900 | | | 900 |
| MALËSIA E RE | 1000 | | | 1000 |
| LUTOGLLAVË | 1000 | | | 1000 |
| MEDVECI | 1500 | 2 familje | | 1500 |
| VERMICA | 800 | | | 800 |
| ZHURI | 8000 | | | 8000 |
| KRAJKU | 1600 | | | 1600 |
| ZYM | 670 | | | 670 |
| KARASHËNGJERGJ | 470 | | | 470 |
| GJONAJ | 5300 | | | 5300 |
| MAZREK | 1200 | | | 1200 |
| LUKINAJ | 570 | | | 570 |

| Fshati | Shqiptarë | sërb | boshnjakë | TOTALI ban. |
|---|---|---|---|---|
| DRAJÇIQ | 50 | 44 | 85 | 179 |
| GËRNÇAR | 150 | 0 | 1350 | 1200 |
| GORNJASELLË | 30 | 20 | 220 | 270 |
| JABLLANICË | 10 | 0 | 490 | 500 |
| LJUBINJË E EPËRME | 0 | 0 | 2700 | 2300 |
| LJUBINJË E POSHTME | 0 | 0 | 2100 | 2100 |
| LLOKVICË | 0 | 3 | 413 | 416 |




ÇËSHTJET E PUNËSIMIT

i

Numri i të punësuarve në sektorin privat. shoqëror dhe atë publik (buxhetor) deri në fund të vitit 2002. sipas Entit Statistikor të Kosovës (regjistri i biznesit) ka qenë 22,036 gjithsej. Nga këta 17,282 janë të punësuar nga ndërmarrjet shoqërore ose private dhe 4754 janë punonjës të sektorit publik.

KK ka punësuar gjithsej 298 punonjës; Arsimi ka 2298; Shëndetësia 482 punonjës; Trupat Mbrojtëse të Kosovës 337; Administrata Tatimore 115; Qendra për Regjistrimin e Automjeteve 24; Zyra Regjionale për Bujqësi 4; Gjykatat e Qarkut 47; Gjykata Komunale 49; Prokuroria e Qarkut 22; Prokuroria Komunale 22; Gjykata për Kundërvajtje 41; Qendra për Mbrojtje Sociale 26; Burgu i Qarkut 189; Qendra Rajonale për Punësim 19; Qendra e Aftësimit Profesional 12; Qendra e Meteorologjisë 6; Arkivi 12; Zyra e Statistikës 8; Instituti për Mbrojtjen e Monumenteve 18; Zyra për Dokumentet e Udhëtimit 6; Administrata për Pension 10; Libraria 9; Eko-Regjioni Jugor 32; Hidro-Regjioni Jugor 137; Qendra e Shëndetit Mendor 25;, Zyra Rajonale për Shëndetësi 5; Ndërmarrja Regjionale e Pyjeve 54; Avokati për Mbrojtjen e Viktimave 2; PTK-ja, njësia në Prizren 173; dhe, KEK-u 150. Numri i të punësuarve rritet në disa mijëra më shumë, po qe se përfshijmë në të punëtorët ditorë apo sezonalë. Si të tillë janë punonjësit në ndërtim, të vetëpunësuari, si: shitësit ambulantë dhe zejtarë të zanateve të ndryshme ( bojaxhinjtë, hidraulikë, mekanikë, etj). Pra kemi të bëjmë me fenomenin e punësimit të fshehur si dhe punësimin e përkohshëm në kushte pune jo të mira (pa kontratë pune, pa sigurim jete. etj.).

**Papunësia**

Si pasojë e luftës së vitit 1999, shumë objekte të ndërmarrjeve industriale u dëmtuan rëndë dhe një pjesë e tyre pushuan së funksionuari, ose vazhduan të punojnë me kapacitete të kufizuara prodhuese. Në përgjithësi, gjatë periudhës së tranzicionit, ekonomia në komunën e Prizrenit ka pësuar një rënie për shkaqet si vijon:

Humbja e tregjeve të këtyre ndërmarrjeve, si p.sh. ish-Republikat e Jugosllavisë; - Mungesa e investimeve direke për rinovimin e infrastrukturës ekzistuese industriale dhe futjen e teknologjive te reja në prodhim;

- Ngadalësia e madhe e procesit të Agjencisë Kosovare të Mirëbesimit (AKIVI.) për transformimin e ndërmarrjeve shoqërore në private;
- Mungesa e ligjeve dhe politikave shtetërore për mbrojtjen nga konkurrenca jolegale dhe nxitjen e prodhimeve bujqësore e blegtorale vendore. Sot, shumë familje në fsha punojnë sa për të siguruar minimumin jetik (ekonomi për ekzistencë).

Kjo gjë ka ndikuar në mënyrë shumë të ndjeshme në rritjen e numrit *të të* papunëve në qytet, por edhe në fshat mbasi një vend me rëndësi ka pasur industria e bazuar në prodhimet edhe blegtorale. Pra, mund të konkludojmë se në qytet dhe fshat, niveli ekonomik i jetesës së banorëve të kësaj komune është keqësuar në krahasim me periudhën e paraluftës së vitit 1999. Jo vetëm qytetarët e Prizrenit, por edhe fshatarët janë në kërkim të një vendi pune në qytet që të sigurojnë të ardhura shtesë. Sipas Qendrës Rajonale të Punësimit (QRP) në Prizren, del se në qershor 2006, numri i përgjithshëm i punëkërkuesve

nga qyteti dhe fshatrat e komunës, të regjistruar në të ka arritur shifrën totale prej 52,391. Sipas këtyre rezultateve, rajoni i Prizrenit ballafaqohet me shkallë më të lartë të hyrjeve (regjistrimet e reja). Sipas raportit vjetor të departamentit të punës dhe punësimit, të Ministrisë për Punë dhe Mirëqenies Sociale, Prizreni e ka shkallën më të lartë të hyrjeve(regjistrimet e reja në vitin 2005, që ishte 1.08% sipas mesatares mujore, respektivisht 12.96% gjatë tërë vitit. Në bazë të informatave të marra po nga ky burim, del se rajoni i Prizren prin me shkallën më të lartë të vendeve të lira që janë lajmëruar në zyrat e punësimit (3.4%). Sa i përket punësimit sipas rajoneve, Zyra Rajonale e Prizrenit realizon numrin më të madh të punësimeve(2.9%). Marrë në përgjithësi trajnimin sipas rajoneve që bëhet në qendrat e trajnimeve pranë entit për punësim, Prizreni prapë prin me shkallën më të lartë të trajnimeve profesionale (1.6).

### Qendra Rajonale e Punësimit

Qendra Rajonale e Punësimit, u themelua nga Ministria e Punës dhe Mbrojtjes Sociale (MPMS) në prill të vitit 2002, me qëllim që të bëjë evidentimin e papunësisë në nivel rajonal dhe të hulumtojë lidhur me tregun e punës, të aftësojë dhe riaftësojë punëkërkuesit sipas profesioneve të ndryshme që kërkohen në tregun e punës si dhe grupet më të cenuara të popullsisë.

Kjo qendër është nën vartësi të MPMS dhe është themeluar me ndihmën e Organizatës Botërore të Punës (ILO). Qendra ka katër degë që punojnë në komunën e Prizrenit, Suharekës, Rahovecit dhe Dragashit. Numri i përgjithshëm i stafit të qendrës është 32, nga këta 21 janë të punësuar në qendër dhe 11 të tjerë janë nëpër katër komuna. Sot, kjo qendër ofron trajnime afatshkurtra (maksimumi 3 mujore) për tetë profesione: për hoteleri-kuzhinier-kamerier, servise për pajisje hidraulikë- pneumatikë-automatike: autoelektricist; shërbim për pajisje elektroshtëpiake; automekanik; saldues e!ektrik me gaz dhe i kombinuar; administrim biznesi dhe e!ektronikë industriale. Përveç këtyre zanateve, qendra jep kurse trajnimi për aftësimin e punëkërkuesve për vetëpunësim (lidhur me ata persona që kërkojnë të fillojnë ndonjë biznes privat).

Përveç QPS-së, asistencë në këtë drejtim kanë ofruar edhe organizatat e tjera ndërkombëtare si Organizata Botërore për Emigrim (ITOM), AGEF (OJQ gjermane), Iba (OJQ arabe), KOPPLING-Kosova (OJQ gjermane) dhe KINDERBERGU (OJQ gjermane) në profesione të tjera si: rrobaqepësi, gjuhë angleze, byroteknikë, frizer, biznese fillestare, etj. Gjithashtu, trajnime kanë ofruar edhe ndërmarrjet private prodhuese si p.sh. Mish-Kosova, një ndërmarrje me kapital të përzier (gjerman dhe kosovar) që ka të punësuar mbi 50 punëtorë dhe NPT AbiElif 19. Nga shoqatat jo fitimprurëse lokale vjen të përmendet ajo e handikapatëve " Jeto jetën"që me anë të një mbështetjeje financiare dhe teknike nga CIMIK-u i KFOR-it gjerman, ka ngritur një qendër trajnimi për handikapatët ku janë të punësuar 5 prej tyre .

### Barazia gjinore

Si konceptet e klasës, racës dhe etnicitetit, edhe gjinia është një mjet analitik për të kuptuar proceset shoqërore. Gjinia u referohet roleve shoqërore të grave dhe burrave. Gjinia e dallon burrin dhe gruan biologjikisht në bazë të karakteristikave gjenetike dhe anatomike.

Barazia gjinore u referohet të drejtave, përgjegjësive dhe mundësive të barabarta të burrave dhe grave, të vajzave dhe të djemve.

Gjinia në rrjedhat kryesore është strategji e integrimit të çështjeve gjinore në Planifikim, implementim,monitorim dhe evaluim të politikave dhe programeve në sferat ekonomike dhe sociale për të siguruar barazinë midis grave dhe burrave.

Numri i personelit mësimdhënës i ndarë sipas gjinisë është me sa vijon:

Arsimi fillor numëron: 434 mësimdhënës të gjinisë femërore ,1243 meshkuj;

Arsimi i mesëm: 80 mësimdhënës të gjinisë femërore, 369 meshkuj;

Arsimi special: 36 mësimdhënës të gjinisë femërore, 35 meshkuj.







Në komunën e Prizrenit, sipas të dhënave të përafërta të nxjerra nga Enti për Punësim i komunës sonë, janë të punësuar 21.271 persona, në sektorin shoqëror 4.341 dhe në sektorin publik 4.787 punëtorë. Përveç kësaj në bujqësi janë të angazhuar rreth 12.000 persona.

Të evidentuar si punëkërkues janë 22.998 persona prej të cilëve 12.361 janë femra pra 53.7%, prej të cilëve 79.8% janë shqiptarë, ndërsa 20.2% janë minoritete. Mund të thuhet se numri i të papunëve është dukshëm më i madh por që nuk janë të evidentuar. Në numrin e përgjithshëm të të punësuarve, femrat marrin pjesë me 15.3% ndërsa meshkujt me 84.7%. Mesatarja mujore e pagave për meshkuj me orar të plotë është 182.88 euro, për femra 173.86 euro, ndërsa mesatarja mujore për meshkuj me orar të shkurtuar është 86.36 euro e për femra 125.00 euro.




Enti për punë sociale përfshinë 2 kategori të qytetarëve të cilët e marrin këtë ndihmë dhe atë:

1. persona të moshuar apo të sëmurë;

2. persona të moshuar dhe pa burime të të ardhurave ku përfshijnë edhe bashkëshortët e rinj që nuk kanë burime të të ardhurave. Këtu hyjnë edhe nënat vetushqyese që kanë një fëmijë nën 10 vjet. Këtu nuk mund të sigurojmë ndonjë të dhënë në baza gjinore përveçse mund të japim një numër të përgjithshëm ku 3100 familje marrin këtë ndihmë sociale me mbi 11.000 anëtarë.

Me strategjinë e mjekësisë familjare, e cila ka filluar të aplikohet tek ne parashihen që në komunën e Prizrenit me rrethinë të jenë 19 qendra të mjekësisë familjare dhe 19 punkte. Sipas të dhënave të cilat i posedojmë, punëtorët sipas përgatitjes shkollore si dhe gjinisë në shtëpi të shëndetit:

Gjithsej punëtorë shëndetësorë janë 372 prej të cilëve 227 janë femra;

Gjithsej punëtorë administrativë dhe të pakualifikuar janë 74, 20 prej tyre femra;

Gjithsej në shtëpi të shëndetit 446 prej tyre 247 femra.

Sektori më i zhvilluar në komunën e Prizrenit është sektori privat: ndërmarrjet e vogla, të mesme dhe zejtarët. Numri i bizneseve të regjistruara në sektorin privat është mbi 5000 prej të cilave vetëm 6-10 biznese të regjistruara në emër të femrave dhe atë disa prej tyre e kanë pezulluar veprimtarinë që zhvillonin. Sipas klasifikimit të veprimtarive, kemi 629 biznese prodhimi dhe zejtari prodhuese, 357 biznese me veprimtari shërbyese dhe shërbime zejtare, 464 biznese me veprimtari hoteliere, 325 biznese me veprimtari transporti dhe 2.254 biznese me veprimtari të tregtisë me shumicë dhe pakicë.

### Të kthyerit (të zhvendosurit)

Në komunën e Prizrenit ekzistojnë fshatrat me përkatësi etnike të ndryshme , e që vlen të cekim zhvendosjen prej vendbanimeve të tyre në vende tjera si dhe kthimin e tyre në periudha të ndryshme.

Zhvendosjet e tyre fillojnë prej vitit 1950 e deri në vitin 1990.

Zhvendosja e banorëve nga fshati Novosellë ka filluar qysh në vitin 1950. Arsyet për këtë kanë qenë largësia dhe pozita e fshatit. Gjatë 10 viteve të fundit nga fshati janë zhvendosur 40 banorë në vende të ndryshme për shkak të situatës së rëndë ekonomike Pas luftës në fshat janë kthyer numër i vogël i banorëve.

Zhvendosja e banorëve në dy faza është bërë në fshatin Gornjasellë në vitin 1950 dhe 1990. Faza e parë, arsyeja kryesore ishte zhvendosja e për shkak të lokacionit të fshatit, banorët më së shumti janë zhvendosur në qytet, kurse faza e dytë ishte situata e rëndë financiare. Pas konfliktit, fshatin për shkaqe sigurie e kanë braktisur shumica e banorëve serbë.

Në 5 vitet e fundit janë kthyer 25 banorë që janë ndihmuar nga OJQ-të. Në vitet e 70 – ta zhvendosja e banorëve fillon edhe në fshatin Gërnçar për shkak të situatës së rëndë ekonomike. Në 6 vitet e fundit pas konfliktit për shkak të papunësisë janë zhvendosur 200 banorë. Në periudhën e pasluftës janë kthyer 100 banorë, disa të tjerë janë kthyer nëpër mes ARC-së dhe ICMC-së.

Në po të njëjtat vite, zhvendosja u bë edhe në fshatrat Lubinjë të Poshtme dhe Lubinjë të Epërme. Arsye e zhvendosjes nëpër këto dy fshatra ishte situate e rëndë ekonomike, kështu që banorët kërkuan prosperitet më të mirë ekonomik në shtetet e jashtme.

Në periudhën e pasluftës janë kthyer një numër i banorëve dhe atë kthimi iu është ndihmuar pjesërisht.

Po ashtu në fshatin Nebregosht zhvendosja është bërë në vitet e 70 - ta Arsyet e zhvendosjes kanë qenë kushtet e rënda ekonomike, ku është bërë kërkimi i një prosperiteti më të mire ekonomik në shtetet e jashtme. Pas luftës janë kthyer 10 familje, të cilët kanë pranuar pjesërisht ndihmë.

Banorët në fshatin Manastiricë kanë filluar zhvendosjen e tyre moti, me po të njëjtin qëllim, për shkak të situatës së rëndë ekonomike. Kthimi i banorëve ka filluar në 6 vitet e fundit ku gjithsej janë kthyer 30 persona. Ndërtimi i shtëpisë i është bërë vetëm 1 personi nga Suedia që ende nuk është përfunduar. Kurse, nga Mali i Zi janë kthyer 4 familje.

Zhvendosja e banorëve në po të njëjtat vite fillon edhe në Mushnikovë për shkak të gjendjes së rëndë ekonomike. Ndërsa për shkaqe të sigurisë në periudhën e pasluftës më së shumti nga fshati janë zhvendosur banorët serbë. Kthimi fillon në 5 vitet e fundit.

Situata e rëndë ekonomike i bëri që edhe banorët e fshatit Pllanjan në vitet e 80 –ta të zhvendosen. Deri më tani janë zhvendosur 340 banorë, ku 28 banorë janë të komunitetit serbë ku zhvendosja e tyre është bërë në periudhën e pasluftës. Serbët janë të zhvendosur intern në Serbi. Banorët e komunitetit serb janë kthyer në vitin 2005 ku Këshilli për Refugjat Danez ua ndërtoi shtëpitë. Nga shtetet e jashtme në këtë fshat janë kthyer 20 banorë të komunitetit boshnjak.

Arsye e zhvendosjes së banorëve të fshatit Reçan në vitet 80 – ta ishin kushtet e rënda ekonomike, kështu që shkuan në shtetet e jashtme për plotësimin e këtyre kushteve. Në 5 vitet e fundit në fshat nga vendet e jashtme janë kthyer 10 banorë, dhe nuk pranuan asnjë ndihmë.

Zhvendosja e banorëve është bërë edhe nëpër fshatrat: Pouskë, Sërbicë e Poshtme, Smaç, dhe Sredskë. Arsyet e zhvendosjes ishin kushtet e dobëta ekonomike në përgjithësi, kurse për fshatin Pouskë ishte edhe pozita gjeografike e tij. Në 5 vitet e fundit në Pouskë janë kthyer 6 familje dhe 4 familje që gjenden në Serbi. Në fshatin Sërbicë e Poshtme për momentin nuk ka kthim. Banorët e fshatit Smaç momentalisht janë zhvendosur intern në Serbi. Përveç 3 të kthyerve serbë të cilët momentalisht janë vendosur në fshatin Novak nuk janë regjistruar raste tjera kthimi.

Në Sredskë janë kthyer 100 banorë ku shumica e tyre kthehen gjatë periudhës së verës, kurse dimrit shkojnë në Serbi prej ku edhe pranojnë të hyrat personale.

Në këto vite janë zhvendosur edhe banorët e Sërbicës së Poshtme, gjithsej 200 banorë prej tyre 50 serbë. Për momentin nuk ka raste të kthimit. Në KK të Prizrenit janë të evidentuara 13 familje të cilat ndihen të sigurt dhe kanë shprehur dëshirën që të kthehen.

Banorët e fshatit Novak, shumica janë të zhvendosur në Serbi dhe nuk dëshirojnë të kthehen për shkak të kushteve, situatës së sigurisë, lirisë së lëvizjes etj. Një numër I madh i banorëve është kthyer, diku 121 banorë (59 familje).

Në vitin 1990 zhvendosja e banorëve fillon edhe në fshatrat Drajçiq dhe Jabllanicë. Arsyeja e zhvendosjes ishte situata e rëndë ekonomike, si dhe papunësia e madhe. Në Jabllanicë ishte edhe arsyeja e lokacionit të fshatit, që gjatë dimrit është i izoluar nga qyteti për shkak të kushteve atmosferike dhe rrugore. E njëjta arsye ishte edhe në fshatin Drajçiq. Në këtë fshat prej konfliktit deri më tani janë zhvendosur 224 banorë ku shumica e tyre janë serbë. Pas konfliktit deri më tani janë kthyer 37 serbë kryesisht prej Serbisë dhe Malit të Zi. Në mënyrë të detyruar prej shteteve të jashtme janë kthyer 5 banorë. Në 5 vitet e fundit në fshatin Jabllanicë janë kthyer 40 persona të cilëve u është refuzuar kërkesa për azil në shtetet e jashtme.

Pas kësaj analize të bërë për këto fshatra shohim se kthimi i këtyre banorëve është gjatë këtyre 5 viteve të fundit për arsyeje të mospërmbushjes së kushteve për azil, pastaj arsyeja tjetër është ndërtimi i shkollës sepse shumica nuk ndihen të gatshëm për t'u kthyer se fëmijët e tyre vijojnë shkollën në vendet ku janë zhvendosur, disa e kanë kthimin vetëm sezonal.

## KULTURA, RINIA DHE SPORTI

Vendosur rrëzë maleve të Sharrit, ( shpallur "Park Nacional"), në të dy brigjet e Lumëbardhit dhe në kryqëzimin e rrugëve të rëndësishme tregtare mes lindjes dhe perëndimit, qyteti i Prizrenit ishte qendër e njohur kulturore, ekonomike e diplomatike. Ai ruan gjurmët e trashëgimisë së kulturës, materiale e shpirtërore të periudhave të ndryshme historike, që nga antikiteti i hershëm e deri në ditët tona. Inspirimi që kjo traditë të vazhdohet edhe tani e tutje, është evidente.

Përkundër mundësive të kufizuara materiale, si pasojë e "prioriteteve në investime" në Kosovën e pasluftës, qyteti i Prizrenit, megjithatë, vazhdon të jetë "pikë reference" për shumë ngjarje kulturore të karakterit kombëtar dhe ndërkombëtar.

Sporti - Është traditë që kultivohet me të madhe në Prizren. Të rinjtë prizrenas janë dashamirë të mëdhenj të këtij lëmi. Momentalisht në mënyrë aktive me sport në Prizren merren rreth 3000 - 4000 sportistë, të cilët janë të organizuar në rreth 50 klube dhe shoqata të ndryshme sportive, të cilat garojnë në super ligat e Kosovës, ligat e para, të dyta dhe të treta të Kosovës. Në shumicën e klubeve sportive veprojnë shkollat sportive siç janë : Shkollat e futbollit, të basketbollit, hendbollit, volejbollit, tenis, pingpongut, si dhe shkollat e sporteve luftarake: mundje, xhudo, karate dhe boks.

Objektet sportive në komunën e Prizrenit janë:

- Qendra Sportive e cila disponon me fushën e hapur dhe me palestrën sportive. Palestra sportive disponon me sallën e madhe ku zhvillohen sportet si hendbolli e basketbolli dhe salla e vogël ku zhvillohen aktivitetet e sporteve luftarake.
- Objekti i hapur i qendrës sportive, është i dëmtuar, por megjithatë aty zhvillohen aktivitete rekreative sportive ndërsa në trim kabinetin e këtij objekti zhvillohet sporti i bodibildingut.
- Stadiumi kryesor i qytetit "Përparim Thaçi" me dy fushat ndihmëse,
- Janë 6 salla të edukatës fizike në kuadër të shkollave fillore dhe 2 salla të edukatës fizike në kuadër të shkollave të mesme.
- Janë 4 pishina të notit, të cilat shfrytëzohen për aktivitete rekreative-sportive verore gjithashtu, ekzistojnë edhe disa terrene të vogla sportive në lagjen "Ortakoll" dhe në lagjen "Marashi", po ashtu janë edhe disa fusha sportive rekreative si: Getoari, Milano, Rinia, Ëndrra. Gjithashtu ekziston një numër i terreneve sportive edhe nëpër fshatrat e komunës së Prizrenit.

Në Prizren aktivitetet e tyre sportive i zhvillojnë: 5 klube futbolli: Klubi i futbollit "Liria", "Getoari", "Vëllazëria", "Pirana" dhe "Arbana"; 3 klube të basketbollit: Klubi i basketbollit "Bashkimi" - meshkujt, KB "Pëllumbat" dhe KB "Bashkimi" – femrat; 6 klube të sporteve

luftarake: klubi i mundjes “Ben-af”, klub i xhudos “Prizreni”, klubi i karatesë “Prizreni”, KK “Zhuri”, KK “Elmedina” dhe, KK “Komandant Drini”; Klubi i atletikës “Prizreni”, klubi i “shenjëtarisë “Bajram Curri”, klubi çiklistik “Prizreni”, klubi i volejbollit “Kalaja” - femrat dhe klubi i volejbollit “Çlirimi”, klubi i boksit “Prizreni”, 3 klube të pingpongut: Klubi i pingpongut “Prizreni”, klubi i pingpongut “Elif 19” dhe KP “Sharri”; Klubi skitar “Sharri INT”, klubi i aeronautikës “Sharri”, klubi i tenisit “Ëimbledon”; 14 shoqata sportive: Shoqata e Bjeshkatarëve, Shoqata e Vëzhguesve, Gjuetarëve, Peshkatarëve, Gjyqtarëve të futbollit, Gjyqtarëve të Basketbollit, Gjyqtarëve të Hendbollit, Gjyqtarëve të sporteve luftarake, Shoqata sportive e shkollave fillore dhe shkollave të mesme, Shoqata e Pedagogëve të Kulturës fizike, Shoqata e Automobilizmit, Shoqata Sportive Sanxhak nga Zhupa, Shoqata e Gazetarëve Sportivë, Lidhja e Futbollit të Vogël, Lidhja e Shkollave të futbollit ku bëjnë pjesë 5 shkolla të basketbollit, 4 Shkolla të futbollit dhe 4 shkolla sportive të sporteve Luftarake.

### Trendet dhe Prioritetet

Shihet që në Prizren zhvillohet një aktivitet i dendur i jetës sportive. Kuvendi Komunal duhet të vazhdojë me përkrahje të këtyre aktiviteteve, në interes të zhvillimit të sportit. Kjo përkrahje në të njëjtën kohë paraqet edhe një formë të bashkëpunimit të qeverisë lokale me përfaqësuesit e një segmenti të shoqërisë.

Sa i përket sportit mund të thuhet se mjetet e ndara për këtë sektor nuk janë të mjaftueshme, prandaj në të ardhmen duhet të punohet drejt rritjes së buxhetit për aktivitetet sportive. Nevojë parësore është rindërtimi dhe meremetimi i infrastrukturës sportive, të cilat do të shfrytëzoheshin edhe më mirë.

Gjendja e sportit në përgjithësi në tërë Kosovën është shumë e vështirë si në aspektin financiar po ashtu edhe në atë organizativ. Disa klube aktivitetet e tyre i zhvillojnë në saje të donacioneve modeste të sektorit privat, ndërsa shumica prej tyre janë në shuarje e sipër për mungesë të mjeteve financiare. Prandaj si nevojë e ngutshme duhet të jetë riorganizimi i sportit në sistemin e organizimit të sportit perëndimor, për çka duhet të:

- Krijohen rregulloret dhe të kompletohet Ligji i sportit,
- Krijohet buxheti për sport dhe
- Shndrimi i klubeve publike në klube private apo shoqata sportive aksionare.

Për sa i përket infrastrukturës sportive Prizreni ka mundësi dhe kushte ideale për zhvillimin e sportit me gërshetim të turizmit në dy aspekte dhe atë: të sporteve dimërore në Prevallac dhe të sporteve ujore në Liqenin e Vërmicës, me këtë rast krahas sportit, do të zhvillohej edhe turizmi, ku si rezultat do të kishim rritjen e të ardhurave si për vetë komunën, ashtu edhe për biznesin dhe ekonominë e vogël private.

### Aktivitetet tradicionale sportive

Në komunën e Prizrenit organizohen këto aktivitete tradicionale sportive:

- Turneu dimëror në futboll të vogël,
- Aktivitete sportive kushtuar 7 Marsit – Ditës së Mësuesit,

- Aktivitete sportive kushtuar 10 Qershorit –Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,
- Aktivitete sportive kushtuar 28 Nëntorit – Ditës së Flamurit,
- Turneu i miqësisë në futboll të vogël me institucione të ndryshme vendore e ndërkombëtare për nderë të 1 Majit – Ditës Ndërkombëtare të Punëtorëve dhe
- Vrapimi tradicional i Vitit të Ri që mbahet çdo vit më 31.12. në orën 12.00

## ARSIMI

### Pasqyra

Sistemi i arsimit në komunën e Prizrenit zhvillohet në pesë nivele institucionale:

Edukimi Parashkollor, Parafillor, Fillor, i Mesëm dhe Universitar. Krahas këtyre, në Prizren janë edhe dy shkolla speciale: Qendra Shkollore për Arsimimin dhe Edukimin e fëmijëve me të meta të lehta mentale: "Lef Nosi" dhe Shkolla Speciale për persona me të meta në dëgjim dhe në të folur "Nëna Terezë".

Në Prizren ekziston edhe konvikti i nxënësve dhe i studentëve.

Në mbështetje të Rregullores për Vetëqeverisje Lokale 2000/45, pranë Kuvendit Komunal të Prizrenit, në vitin 2001 është formuar Drejtoria Komunale e Arsimit dhe Shkencës, e cila veprimtarinë e vet e zhvillon në kuadër të Ligjit mbi Arsimin Fillor dhe të Mesëm, të miratuar nga Parlamenti i Kosovës dhe të nënshkruar nga PSPS, si dhe në mbështetje të udhëzimeve administrative dhe rregulloreve që dalin nga Ligji i përmendur. Sipas Udhëzimit të veçantë të Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, në vitin shkollor 2002-2003 është aplikuar sistemi i klasave të nënta (IX), ndërkaq në vitin shkollor 2003-2004 kanë startuar me reformën e re klasat: e para (I), pastaj e gjashta (IV) dhe e dhjeta (X), duke vazhduar po ashtu edhe me klasën e nëntë (IX) si në vitin e kaluar, me çka janë krijuar kushtet elementare për fillimin e aplikimit të sistemit të ri në arsim: 5+4+3. Prej shtatorit të vitit 2006 ka startuar edhe të mësuarit e gjuhës angleze prej klasës së tretë (III).

Me vendim të veçantë të bashkëkryesuesit të Departamentit të Arsimit dhe Shkencës të Kosovës në vitin 2001, në çdo komunë kanë qenë themeluar edhe Zyra për Zhvillimin e Arsimit, me lidhje vertikale dhe me bashkëpunim horizontal. Këto zyra, me Udhëzim të veçantë administrative të MASHT-it, në vitin 2003 janë shndërruar në Zyra Rajonale të Arsimit, e që në rastin e Prizrenit shtrin kompetencat e veta në komunën e Prizrenit, Suharekës dhe Dragashit. Bashkëpunimi në mes Drejtorisë Komunale të Arsimit dhe Shkencës dhe Zyrës Rajonale të Arsimit është jashtëzakonisht i mirë dhe në përputhje me Udhëzimet Administrative, përmes të cilave rregullohen obligimet, përgjegjësitë dhe kompetencat e secilit institucion në veçanti, duke pasur parasysh gjithnjë avancimin dhe modernizimin e sistemit të arsimit në tërësi.

Kur është fjala te reformimi i sistemit të arsimit, duhet të theksojmë se këto dy institucione i kanë përgjegjësitë dhe kompetencat e ndara, por synimi është i përbashkët që ky sistemi i reformuar të jetë sa më i përshtatshëm për nxënësit që u dedikohet dhe në rrjedha bashkëkohore. Reformimi i sistemit të arsimit është projektuar që të realizohet përmes disa fazave të caktuara kohore dhe në fakt është një proces në vazhdimësi. Për t'u realizuar një reformim i suksesshëm dhe i qëndrueshëm i sistemit të arsimit është e nevojshme që të krijohen disa parakushte elementare, të cilat janë obligim i Drejtorisë Komunale të Arsimit dhe Shkencës në Prizren, e që janë zgjerimi dhe krijimi i hapësirës së mjaftueshme në institucionet shkollore, rregullimi i infrastrukturës së objekteve shkollore dhe përshtatja e tyre me kërkesat e kohës. Pajisja me mjete të nevojshme të punës, mjete konkretizimi dhe kompletimi i kabineteve (kompjuterike të lëndëve shkencore, gjuhësore) si dhe kompletimi i bibliotekave me literaturë të nevojshme për aplikimin e reformave të reja, e të cilat janë obligim dhe përgjegjësi e Drejtorisë Komunale të Arsimit dhe Shkencës. Këtu, duhet pasur parasysh edhe trajnimin dhe riaftësimin e kuadrit arsimor përmes formave institucionale të trajnimeve aftësimeve, me qëllim të riaftësimit të kuadrit, që do të jetë në gjendje ta bartë barrën në implementimin e reformave të reja në sistemin e arsimit. Ne, me plotë të drejtë, mund të themi se në këtë fushë i kemi bërë vetëm hapat e parë dhe çështjen e trajnimit dhe riaftësimit të kuadrit arsimor e ka në përgjegjësi dhe kompetencë Zyra

Rajonale e Arsimit, në të cilën është emëruar një ekspert për planprograme dhe trajnime, që merret në mënyrë profesionale me këtë çështje.

Numri i gjithëmbarshëm i nxënësve dhe paraleleve në të tri nivelet

Kumulativi i pëfshirjes së gjithëmbarshëm të fëmijëve në të tri nivelet e shkollimit parauniversitare, në të tri gjuhët mësimore të komunës së Prizrenit, 2006-2007

| | | Në gj. shqipe | | Në gj boshnjake | | Në gj, turke | | Në të tri gjuhët | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Grup + paral | | Fëmijë +nx. | Grup + paral | Fëmijë +nx. | Grup + paral | Fëmijë +nx. | Grup + paral | Fëmijë +nx. |
| 1 | Çerdhja e fëmijëve,, YLLKA" | | 156 | | 8 | | 15 | | 179 |
| 2 | Shkollimi parafillor pranë sh.fillore | 47 | 1046 | 9 | 138 | 6 | 90 | 62 | 1274 |
| 3 | Shkollimi fillor klasa I -IV | 459 | 11789 | 81 | 1041 | 39 | 851 | 579 | 13681 |
| | Shkollimi i mesëm i ulët V – IX | 540 | 15031 | 85 | 1533 | 42 | 1136 | 667 | 17700 |
| | Shkollimi I -IX | 999 | 26820 | 166 | 2574 | 81 | 1987 | 1246 | 31381 |
| 4 | Klasat speciale pranë sh. Fillore | 3 | 8 | 3 | 2 | 3 | 8 | 9 | 18 |
| 5 | Shkolla e ulët e Muzikës | 7 | 253 | | | | | 7 | 253 |
| | Shkolla e ulët e baletit | 2 | 75 | | | | | 2 | 75 |
| | Gjithsej në shkollimin fillor 1264 paralele (1246 + 9 + 7+2), me 33180 nxënës + fëmijë( 31381 + 18 + 253 +75 ) | | | | | | | 1264 | 33180 nx. + fëmijë |
| | Shkollat e mesme të larta X –XIII | 197 | 5882 | 25 | 632 | 20 | 534 | 242 | 7048 |
| 6 | TOTALI | 1208 | 34240 | 194 | 3354 | 104 | 2634 | 1506 | 40228 |

Prizren, 15 tetor 2006     Për DKA - në     Sektori i arsimit

Tabela nr.1

Nga pasqyra tabelore e prezantuar më lart (tabela nr.1) mund të konstatohet se numri i fëmijëve në nivelin parafillor dhe fillor, në vitin shkollor 2006/2007 është gjithsej 40228 nxënës, në vitin 2003/2004 është gjithsej 31.741 nxënës, ndërsa në vitin shkollor 2001-2002 numri i nxënësve të nivelit parafillor dhe fillor kanë qenë gjithsej 29.665 nxënës. Pra, ndryshimi nga viti shkollor 2006/2006 dhe 2001/2002 është 10563 nxënës më shumë në këtë vit shkollor. Kjo ka ardhur si rrjedhojë e shtimit të numrit të nxënësve, si dhe aplikimit të klasave të nënta (IX) në disa institucionet të shkollimit fillor.

Ka më se dy vjet që në komunën e Prizrenit funksionojnë edhe 11 çerdhe të vogla të fëmijëve të organizuara nga OJQ-të dhe individë të ndryshëm, me një kapacitet të vogël të përfshirjes së fëmijëve dhe me kushte të papërshtatshme, të cilat nuk janë përfshirë në sistemin e rregullt të edukimit. Një numër i madh i këtyre institucioneve nuk janë ende të licencuara dhe si të tilla janë jashtë kontrollit dhe dispozitave të rregullta të sistemit të arsimit. Tani pritet vendimi definitiv i Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë për statusin e tyre, pra, ose të licencohen, ose të merret vendim për mbylljen e tyre. Kërkesat e prindërve për këtë nivel të edukimit janë tepër të mëdha, por mund të realizohen për mungesë të lokaleve për punë. Kjo formë e edukimit është bazë e domosdoshme për edukimin e përgjithshëm të fëmijëve, ndonëse në Ligjin mbi Arsimin Fillor dhe të Mesëm ky nivel i edukimit nuk është paraparë si edukim i obligueshëm.

Kur bëjmë krahasimin e numrit të nxënësve në pesë shkollat e mesme të komunës së Prizrenit në pasqyrën tabelore të Agjendës së Zhvillimit për vitin shkollor 2001/2002 me pasqyrën tabelore të prezantuar në vitin shkollor 2003/2004 rezulton një ndryshim në numrin e nxënësve, që është si rrjedhojë e fillimit të aplikimit të reformave në sistemin e arsimit me formulën: 5+4+3.

Në vitin shkollor 2001/2002, kur në shkollat e mesme ka qenë i aplikuar sistemi klasik 4 – vjeçar, numri i gjithëmbarshëm i nxënësve ka qenë gjithsej 6.748 nxënës, ndërsa në vitin shkollor 2003/2004, numri i nxënësve në të gjitha shkollat e mesme është gjithsej 5.995 nxënës, pra 753 nxënës janë më pak në këtë vit shkollor sesa në vitin 2001-2002, ndërsa në vitin shkollor 2006/2007 numri i nxënësve është 7084.

Nga numri i gjithëmbarshëm i nxënësve të regjistruar në shkollat e mesme në vitin shkollor 2003-2004 rezulton kjo strukturë gjinore: 3.303 nxënës janë të gjinisë mashkullore (ose 55.1%) ndërsa 2.692 nxënës janë të gjinisë femërore (ose 44.9%), derisa për vitin shkollor 2006/2007 rezulton kjo strukturë gjinore: 4,028 nxënës janë të gjinisë mashkullore (ose 57.15%) ndërsa 3,020 nxënës janë të gjinisë femërore (ose 42.85%),

**Tabelari i nxënësvet të shkollave të mesme të Prizrenit për vitin shkollor 2006/2007**

| | | | Klasa e X | | | | Klasa e XI | | | | Klasa e XII | | | | Klasa e XIII | | | | T O T A L I | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | P | M | F | GJ | P | M | F | GJ | P | M | F | GJ | P | M | F | GJ | P | M | F | GJ |
| Muzikë | | SH | 3 | 21 | 19 | 40 | 3 | 14 | 11 | 25 | 3 | 15 | 13 | 28 | | | | 0 | 9 | 50 | 43 | 93 |
| | | GJ | 3 | 21 | 19 | 40 | 3 | 14 | 11 | 25 | 3 | 15 | 13 | 28 | 0 | 0 | 0 | 0 | 9 | 50 | 43 | 93 |
| Mjekësi | | SH | 8 | 88 | 280 | 368 | 6 | 81 | 157 | 238 | 14 | 91 | 230 | 321 | 4 | 20 | 94 | 114 | 32 | 280 | 761 | 1041 |
| | | B | 1 | 14 | 18 | 32 | 1 | 8 | 27 | 35 | 2 | 23 | 30 | 53 | 1 | 13 | 13 | 26 | 5 | 58 | 88 | 146 |
| | | T | 2 | 22 | 50 | 72 | 1 | 14 | 20 | 34 | 2 | 19 | 29 | 48 | 1 | 2 | 26 | 28 | 6 | 57 | 125 | 182 |
| | | GJ | 11 | 124 | 348 | 472 | 8 | 103 | 204 | 307 | 18 | 133 | 289 | 422 | 6 | 35 | 133 | 168 | 43 | 395 | 974 | 1369 |
| Ekonomi | | SH | 13 | 351 | 181 | 532 | 12 | 254 | 166 | 420 | 14 | 253 | 130 | 383 | 8 | 106 | 106 | 212 | 47 | 964 | 583 | 1547 |
| | | B | 2 | 41 | 23 | 64 | 2 | 48 | 16 | 64 | 2 | 31 | 13 | 44 | 2 | 37 | 9 | 46 | 8 | 157 | 61 | 218 |
| | | T | 1 | 22 | 13 | 35 | 1 | 13 | 17 | 30 | 1 | 12 | 13 | 25 | 1 | 6 | 8 | 14 | 4 | 53 | 51 | 104 |
| | | GJ | 16 | 414 | 217 | 631 | 15 | 315 | 199 | 514 | 17 | 296 | 156 | 452 | 11 | 149 | 123 | 272 | 59 | 1174 | 695 | 1869 |
| Teknikë | | SH | 11 | 334 | 35 | 369 | 12 | 274 | 16 | 290 | 9 | 249 | 21 | 270 | 8 | 151 | 37 | 188 | 40 | 1008 | 109 | 1117 |
| | | B | 1 | 23 | 0 | 23 | 2 | 35 | 1 | 36 | 1 | 17 | 0 | 17 | 1 | 19 | 4 | 23 | 5 | 94 | 5 | 99 |
| | | T | 1 | 21 | 0 | 21 | 1 | 5 | 0 | 5 | 1 | 10 | 0 | 10 | 1 | 14 | 1 | 15 | 4 | 50 | 1 | 51 |
| | | GJ | 13 | 378 | 35 | 413 | 15 | 314 | 17 | 331 | 11 | 276 | 21 | 297 | 10 | 184 | 42 | 226 | 49 | 1152 | 115 | 1267 |
| Tereni | Gjonaj | SH | 2 | 27 | 22 | 49 | 2 | 22 | 17 | 39 | 2 | 16 | 15 | 31 | | | | 0 | 6 | 65 | 54 | 119 |
| | Romajë | SH | 2 | 40 | 32 | 72 | 2 | 19 | 30 | 49 | 2 | 29 | 12 | 41 | | | | 0 | 6 | 88 | 74 | 162 |
| | Zym | SH | 1 | 12 | 9 | 21 | 1 | 4 | 4 | 8 | 1 | 3 | 9 | 12 | | | | 0 | 3 | 19 | 22 | 41 |
| | Velezhë | SH | 1 | 15 | 10 | 25 | 1 | 15 | 7 | 22 | 1 | 9 | 12 | 21 | | | | 0 | 3 | 39 | 29 | 68 |
| | Zhur | SH | 1 | 22 | 16 | 38 | 1 | 20 | 10 | 30 | 1 | 16 | 9 | 25 | | | | 0 | 3 | 58 | 35 | 93 |
| | Reçanë | B | 1 | 9 | 2 | 11 | 1 | 12 | 4 | 16 | 0 | 0 | 0 | 0 | | | | 0 | 2 | 21 | 6 | 27 |
| | Mamushë | T | 1 | 12 | 10 | 22 | 1 | 20 | 19 | 39 | 1 | 15 | 4 | 19 | | | | 0 | 3 | 47 | 33 | 80 |
| | | GJ | 9 | 137 | 101 | 238 | 9 | 112 | 91 | 203 | 8 | 88 | 61 | 149 | 0 | 0 | 0 | 0 | 26 | 337 | 253 | 590 |
| Gjimnazi | | SH | 15 | 280 | 265 | 545 | 16 | 250 | 294 | 544 | 13 | 192 | 206 | 398 | 4 | 58 | 63 | 121 | 48 | 780 | 828 | 1608 |
| | | B | 1 | 19 | 17 | 36 | 1 | 19 | 17 | 36 | 1 | 21 | 14 | 35 | 1 | 23 | 11 | 34 | 4 | 82 | 59 | 141 |
| | | T | 1 | 21 | 20 | 41 | 1 | 20 | 19 | 39 | 1 | 17 | 14 | 31 | 0 | 0 | 0 | 0 | 3 | 58 | 53 | 111 |
| | | GJ | 17 | 320 | 302 | 622 | 18 | 289 | 330 | 619 | 15 | 230 | 234 | 464 | 5 | 81 | 74 | 155 | 55 | 920 | 940 | 1860 |
| TOTALI | | SH | 57 | 1190 | 869 | 2059 | 56 | 953 | 712 | 1665 | 60 | 873 | 657 | 1530 | 24 | 335 | 300 | 635 | 197 | 3351 | 2538 | 5889 |
| | | B | 6 | 106 | 60 | 166 | 7 | 122 | 65 | 187 | 6 | 92 | 57 | 149 | 5 | 92 | 37 | 129 | 24 | 412 | 219 | 631 |
| | | T | 6 | 98 | 93 | 191 | 5 | 72 | 75 | 147 | 6 | 73 | 60 | 133 | 3 | 22 | 35 | 57 | 20 | 265 | 263 | 528 |
| | | GJ | 69 | 1394 | 1022 | 2416 | 68 | 1147 | 852 | 1999 | 72 | 1038 | 774 | 1812 | 32 | 449 | 372 | 821 | 241 | 4028 | 3020 | 7048 |

## Edukimi Parashkollor

Në komunën e Prizrenit aktualisht funksionon vetëm çerdhja e fëmijëve “YLLKA”, (në këtë vit objekti është zgjeruar edhe me dy kthina tjera) ku janë të vendosur 254 fëmijë të grupmoshave prej 9 muaj deri 5 vjet. Dy çerdhe të mëparshme të fëmijëve (njëra afër stacionit të autobusëve dhe tjera në pronësi të ish- Ndërmarrjes PRINTEKS), qysh para 10 vjetësh u është ndërruar destinimi, ngase aty janë vendosur familje të pastrehë për një kohë të gjatë dhe pas lirimit të këtyre objekteve ato tani janë plotësisht të demoluar dhe të papërdorshme.

Në të ardhmen, mbetet preokupim i DKASH në veçanti dhe Kuvendit të Komunës në përgjithësi ndërtimi i objekteve shkollore për këtë nivel edukimi, duke marrë parasysh se nuk mund të mendohet punësimi dhe emancipimi i femrës pa u krijuar kushtet optimale në shoqërinë tonë për këtë formë të edukimit.

### Edukimi Parafillor dhe Fillor

Në komunën e Prizrenit veprojnë 40 shkolla fillore amë dhe 33 paralele të ndara. Gjuhët mësimore janë: shqipe, boshnjake dhe turke.

Në kuadër të shkollave fillore, aty ku ka hapësirë të mjaftueshme, janë formuar grupe edukative të fëmijëve parafillorë, të cilët zhvillojnë procesin edukativ në përputhje me Ligjin mbi Arsimin Fillor dhe të Mesëm dhe dispozitat e tjera që janë në fuqi. Me këtë rast, duhet të theksojmë se ekziston një interesim shumë i madh i prindërve për këtë formë të edukimit, ngase edhe aplikimi i reformave të reja në sistemin e arsimit nuk mund të mendohet pa përfshirjen në edukim të fëmijëve parafillorë. Por, kjo kufizohet për mungesë të lokaleve dhe të mjeteve shtesë për financimin e pagave të edukatorëve, ngase në Ligjin mbi Arsimimin Fillor dhe të Mesëm edhe kjo formë e edukimit nuk është paraparë si edukim i obligueshëm.

Me këtë rast, vlen për të theksuar se në komunën e Prizrenit gjatë luftës janë djegur 13 objekte shkollore dhe janë demoluar 24 objekte të tjera. Me angazhimin e Drejtorisë së Arsimit dhe Shkencës, të Kuvendit të Komunës, të komuniteteve të vendbanimeve, shumë shoqata humanitare i janë qasur ndërtimit dhe riparimit të objekteve të dëmtuara. Kështu që, në fund të vitit 2002, ne mund të themi se në komunën e Prizrenit ka përfunduar faza emergjente, pra objektet shkollore të djegura dhe të demoluar janë ndërtuar dhe riparuar. Ndërkaq, në vitin 2003 ka filluar faza e zgjerimit të hapësirës në institucionet shkollore, duke iu falënderuar OJQ-ve të ndryshme dhe financimeve nga buxheti i Komunës. Këtu po e theksojmë se në komunën e Prizrenit që nga viti 1983 e deri pas përfundimit të luftës nuk është ndërtuar asnjë objekt shkollor nga pushteti i atëhershëm.

Me angazhime të shumanshme është arritur që vetëm brenda vitit 2003 të bëhet përurimi i 6 objekteve shkollore dhe atë:

Objekti shkollor në lagjen “BAJRAM CURRI” me 2.300 $m^2$ – donacion i Qeverisë së Lihtenshtajnit, Komunitetit dhe OJQ-RENOVABIS;

Objekti i shkollës fillore në lagjen “DARDANIA” – 1.150 $m^2$ – donacion i CARITAS-it Zvicran, Komunitetit dhe Kuvendit Komunal;

Objekti i shkollës me 3 dhoma mësimi në fshatrat: Tupec dhe Kabash të Hasit, donacion i CDEF-it dhe Kuvendit Komunal dhe

Objekti për shkollë të mesme në fshatin Velezhë – donacion GTZ dhe CIMIC-ut me 350 $m^2$.

Në vitin 2003 Kuvendi i Komunës ka ndarë nga buxheti i vet rreth 1.100.000 € për ndërtimin dhe zgjerimin e objekteve shkollore dhe atë:

Ndërtimi i objektit shkollor në lagjen periferike “JETA E RE” në vlerë rreth 600.000 €;

Ndërtimi i objektit shkollor në fshatin Zhur në vlerë rreth 400.000 € dhe ngritja edhe e një kati në objektin shkollor në fshatin Mazrrek në vlerë rreth 90.000 €.

Ndërsa për vitin 2004, Kuvendi i Komunës së Prizrenit ka financuar e ndërtimin e objektit shkollor në lagjen “ARBANA” në vlerë rreth 1.000.000 € dhe

Pjesëmarrja për ndërtimin e objektit shkollor në fshatin Kushnin, ku Ministria e Arsimit dhe Shkencës investon 300.000 €, ndërsa pjesëmarrja e Kuvendit Komunal është rreth 150.000 €.

Me ndërtimin e objektit shkollor në lagjen “ARBANA”, i cili projekt është realizuar në vitin 2004 – rrumbullakohet pjesa e parë e Projektit Strategjik të Drejtorisë së Arsimit dhe Shkencës për ndërtimin e 4 objekteve shkollore në 4 lagjet periferike të qytetit: DARDANIA, BAJRAM CURRI, JETA E RE dhe ARBANA

Pas realizimit të këtyre projekteve, nxënësve të këtyre lagjeve u është mundësuar vijimi i mësimit në lagjet e tyre ku banojnë, në objektet e reja shkollore, të ndërtuara sipas kushteve bashkëkohore. Në anën tjetër, objektet shkollore në brendësi të qytetit janë liruar nga një mbingarkesë me nxënës.

Në vitin 2005 është ndërtuar aneksi (6 klasa mësimi) i shkollëws fillore “Fadil Hisari” në Prizren, me buxhet të Kuvendit Komunal në vlerë prej 135.000 €.

Ndërkaq, pjesa e dytë të Projektit Strategjik është ndërtimi i 2 ose 3 objekteve shkollore të mëdha në brendësi të qytetit, me çka do të zgjerohej dukshëm hapësira shkollore dhe do të normalizohej procesi mësimor, pasi që do të ketë mundësi që këto shkolla të punojnë në 2 ndërrime, e jo në 3 ndërrime, siç janë duke punuar tani.

Me ndërtimin e objekteve shkollore, të cilat janë përmendur më lart, është rritur hapësira shkollore dhe kështu tani 0.76 $m^2$ për kokë të nxënësit në shkollat e qytetit, ndërsa në shkollat e fshatit 1.43 $m^2$. Ndërkaq, kjo hapësirë më parë ka qenë 0.53 $m^2$ në shkollat e qytetit dhe 1.19 $m^2$ në shkollat e fshatit. Hapësira optimale e objekteve shkollore, kushtet higjienike sanitare dhe kompletimi i objekteve me inventar, mjete mësimore e të konkretizimit si dhe pajisjet e kabineteve dhe laboratorëve janë kushtet elementare, pa të cilat nuk mund të merret me mend aplikimi i reformave në sistemin e arsimit. Andaj, Kuvendi i Komunës në Prizren dhe Drejtoria e Arsimit dhe Shkencës, në veçanti i kanë kushtuar kujdes të veçantë rregullimit dhe përmirësimit të infrastrukturës të objekteve shkollore në përgjithësi.

### Edukimi i mesëm

Në komunën e Prizrenit veprojnë 5 institucione të shkollave të mesme:
Gjimnazi “Gjon Buzuku”, që ka 5 paralele të ndara në fshatra, shkolla e mesme teknike “Gani Çavdërbasha”, shkolla e mesme ekonomike “Ymer Prizreni”, shkolla e mesme e mjekësisë “Luciano Motroni” dhe shkolla e mesme e muzikës “Lorenc Antoni”.

Tani për tani, numrin më të madh të nxënësve e ka gjimnazi, për të vazhduar pastaj shkolla ekonomike, teknike e kështu me radhë.

Duke u pasur parasysh reformat, të cilat kanë filluar të aplikohen në shkollimin e mesëm, rezulton se shkolla teknike do të jetë mjaft tërheqëse në të ardhmen dhe me perspektivë të mirë. Sidoqoftë, reformimi i sistemit të edukimit të mesëm është në vazhdim, kështu që do të ketë ndryshime dhe ristrukturime të tjera. Nëse nxënësit e klasave të nënta (IX) do të kenë mundësi të vijojnë mësimin pranë shkollave ku e kanë kryer edhe klasën e tetë, atëherë do të ketë hapësirë të mjaftueshme shkollore për nivelin e shkollimit të mesëm të lartë (kl. X, XI dhe XII). Në rrjedhën e zhvillimit dhe të reformimit të shkollimit të mesëm në përgjithësi, ndikimin kryesor do ta ketë zhvillimi ekonomik i komunës së Prizrenit dhe i Kosovës në tërësi.

### Edukimi Universitar

Në Prizren veprimtarinë e vet e zhvillon edhe Fakulteti i Edukimit i cili është në kuadër të Universitetit të Prishtinës. Fillimisht kjo qendër arsimore vepronte si Shkollë e Lartë Pedagogjike “Xhevdet Doda” që u themelua në vitin 1959 dhe që nga viti 2004 SHLP është

avancuar në fakultet. Gjatë veprimit të saj SHLP ka dhënë 7745 të diplomuar në 5 degët mësimore (gjuhë dhe letërsi shqiptare, gjuhë dhe letërsi angleze, matematikë, kimi-fizikë dhe mësim klasor). Sot kjo shkollë është komplet nën kompetenca dhe udhëheqje të Universitetit të Prishtinës, ndërsa studentët të cilët janë në prag të përfundimit të studimeve të tyre në kuadër të SHLP vazhdojnë t'i nënshtrohen provimeve.

### Edukimi Special

A) Shkolla speciale për persona me dëmtime në të dëgjuar dhe në të folur "Nëna Tereze" në Prizren, është themeluar në vitin 1951. Gjatë historisë së zhvillimit dhe të vetë procesit mësimor kanë ndikuar të gjitha barrierat politike të 50 vjetëve të kaluara.
Sot shkolla ka 105 nxënës, të cilët i vijojnë mësimet në shkollën fillore prej klasës së parë gjer në klasën e nëntë, si dhe shkolla e mesme profesionale 3 vjeçare.

Mësimi në ciklin fillor zhvillohet në 5 paralele në ciklin e ulët dhe në 6 paralele në ciklin e mesëm fillor (V-IX). Shkolla e mesme ka gjithsej 4 paralele, ku nxënësit aftësohen në këto profesione: zdrukthëtari, makineri, rrobaqepësi dhe grafikë (dizajn).
Që nga janari i vitit 2004 në kuadër të shkollës ka startuar me punë çerdhja speciale në të cilën përfshihen fëmijët e moshës 3-6 vjeçare, ku janë të përziera grupet e të gjitha kategorive të dëmtimeve tek fëmijët. Kjo është çerdhja e vetme e këtij lloji në Kosovë.

Shkolla ka objektin e saj kryesor, në kuadër të së cilës është edhe konvikti i nxënësve. Në këtë konvikt janë të vendosur 90 fëmijë, të cilët edhe ushqehen në kuzhinën e konviktit. Në këtë objekt janë 15 dhoma mësimi, 1 kabinet i kimi/fizikës dhe biologjisë, një kabinet të kuzhinës dhe dy punëtori të vogla. Në kuadër të shkollës ekziston edhe salla e sportit e tipit të mbyllur por e njëjta është shumë e vogël dhe nuk i plotëson nevojat e nxënësve. Numri i të punësuarve në këtë shkollë speciale është 47, prej të cilëve në sistemin edukativo-arsimor janë të përfshirë 26 mësimdhënës dhe 4 edukatore, ku ky numër është i pamjaftueshëm për nevojat e procesit mësimor. Ndërsa punëtorë ndihmës janë 17 (kuzhinierë, motrat e natës, rojet, pastrues etj).

Për mbarëvajtje normale të procesit mësimor në këtë shkollë speciale kanë nevojë për punëtorë të rinj (psikologë, logopedë, andiolog, edukatorë dhe 2 inxhinierë).

Gjithashtu për zgjerimin e punëtorive ekzistuese për konkretizimin e mësimit si dhe sallë sportive sipas standardeve dhe nevojave speciale të nxënësve të kësaj shkolle.

b) Qendra shkollore për arsimimin dhe edukimin e fëmijëve me të meta të lehta mentale "Lef Nosi" në Prizren është themeluar në vitin 1973. Në fillim si paralele e ndarë e shkollës fillore "Mati Logoreci" ndërsa që nga viti 1977 vazhdon aktivitetin si shkollë speciale. Sot kjo është e vetmja shkollë e tipit konviktor në Kosovë për nxënës me të meta të kësaj natyre. Shkolla ka 110 $m^2$ hapësirë shkollore duke përfshirë edhe dhomat e gjumit, kuzhinën dhe ambulancën e shkollës dhe 0,5 ha oborr të rrethuar.

Shkolla ka të punësuar gjithsej 21 punëtorë prej të cilëve: 2 punëtorë administrativë, 2 punëtorë medicine, 7 punëtorë ndihmës dhe 8 punëtorë të inkuadruar në procesin edukativo-arsimor.
Numri i nxënësve në këtë shkollë është 86 të cilët i ndjekin mësimet nga klasa e parë e shkollës fillore gjer në vitin e tretë të shkollës së mesme. Në kuadër të procesit edukativo-arsimor, nxënësit përgatiten dhe marrin diploma si "Sito Shtypës" të tekstilit.

### Konvikti i nxënësve dhe studentëve - Prizren

Konvikti i nxënësve dhe studentëve është themeluar në shtator të vitit 1982. Objekti ka një sipërfaqe prej 3243 $m^2$, dhe kësaj i shtohet edhe depoja e thëngjillit me 100 $m^2$, si dhe një hapësirë të mjaftueshme të oborrit. Momentalisht në konvikt punojnë 10 punëtorë me pagë mesatare rreth 120 €. Konvikti ka 134 lokale, prej të cilave 74 janë dhoma gjumi. Shërbimet e konviktit në vitin 200-2004 i shfrytëzojnë pak nxënës dhe studentë (rreth 70 sish), për mungesë të kushteve optimale për qëndrim dhe banim.

Gjendja teknike e objektit të konviktit është mjaft e palakmueshme për faktin se para luftës aty kanë qëndruar një kohë të gjatë refugjatë serbë nga Kroacia, të cilët e kanë dëmtuar në masë të konsiderueshme objektin. Dëmtime ka pasur edhe në fazën e luftës dhe pas luftës dhe nuk janë bërë riparime serioze çfarë kërkohen në këtë objekt, ndërkaq pa u definuar qartë statusi i konvikteve në të ardhmen nuk ka edhe interesim nga asociacionet tjera.

### Asistenca në vazhdim

Me ndihmesën e pakursyer të OJQ-ve dhe të asociacioneve të tjera ndërkombëtare, si dhe me angazhimin e institucioneve vendore janë rindërtuar 13 objekte shkollore në vend të atyre që janë djegur dhe janë riparuar 24 objekte të cilat kanë qenë të dëmtuara dhe të demoluar. Me ndërtimin dhe riparimin e objekteve të përmendura është rrumbullakuar faza emergjente ndërkaq nga viti 2002 e këndej ka filluar ndërtimi i objekteve të reja me qëllim të zgjerimit të hapësirës shkollore dhe krijimit të kushteve optimale për punë në institucionet shkollore. Në prioritete të ndërtimit të objekteve shkollore është pasur parasysh: numri i nxënësve në një vendbanim të caktuar, vlerësimi i gjendjes teknike të objektit ekzistues, nëse ka pasur në atë vendbanim, largësia për vijimin e mësimit në një shkollë tjetër dhe natyrisht planifikimi i barabartë i ndërtimit, duke pasur për bazë të drejtat e barabarta të të gjithë nxënësve, pa dallim se në cilën gjuhë mësimore i vijojnë mësimet.

Rregullimi i infrastrukturës së nevojshme të objekteve shkollore mbetet preokupim i përhershëm i Kuvendit të Komunës dhe i Drejtorisë së Arsimit dhe Shkencës në Prizren. Mirëpo, përveç kësaj një komponentë mjaft e rëndësishme në aplikimin e suksesshëm të reformave në sistemin e arsimit, është edhe riaftësimi i kuadrit arsimor përmes kurseve dhe trajnimeve të ndryshme. Çështja e riaftësimit dhe trajnimit të kuadrit arsimor është kompetencë e Zyrës Rajonale të Arsimit, e cila është themeluar vitin e kaluar me vendim të veçantë të planprogrameve dhe trajnimeve të kuadrit arsimor. Tani për tani, asociacioni më i angazhuar për trajnimin e kuadrit arsimor në Kosovë është KEDP (Kosovo Educator Development Project) pastaj Qendra e Arsimit të Kosovës (KEC), ndërsa në komunën e Prizrenit ka më se 2 vjet që realizon projektet e veta shoqata CARE international, e cila merret kryesisht me trajnime psikosociale, me trajnime për të drejtat e njeriut dhe të fëmijëve në veçanti, si dhe forma të tjera. Në vitin shkollor 2003-2004 me angazhimin e Zyrës Rajonale të Arsimit dhe të MASHT- it ka një angazhim më serioz për trajnime më të avancuara për aplikimin e metodave të reja në mësimdhënie, ndryshimin e raportit arsimtar-

nxënës, në mendimin kritik dhe çështjet e tjera me interes për sistemin e formuar të edukimit.

**Analiza dhe Konkluzione**

Nga të gjitha ato që u theksuan më lart rezulton se hapësira optimale në objektet shkollore dhe infrastruktura e nevojshme është kushti kryesor për zhvillimin normal të procesit edukativo-arsimor. Në këtë drejtim, ne po e theksojmë se synim kryesor i komunës së Prizrenit mbetet zgjerimi dhe modernizimi i infrastrukturës së institucioneve shkollore për të 3 nivelet e edukimit. Në planin afatmesëm synohet riparimi i objektit të çerdhes së fëmijëve, i cili ka qenë i demoluar e që është shfrytëzuar deri para pak kohësh si qendër strehimi kolektiv, si dhe ndërtimi i objektit të ri për një çerdhe të fëmijëve diku në brendësi të qytetit. Ndërkaq, synim afatgjatë do të jetë ndërtimi i çerdhes të fëmijëve në lagje të tjera të qytetit, por të gjitha këto do të varen nga mundësitë për gjetjen e donatorëve për investime.

Në edukimin parafillor dhe fillor, angazhimi në të ardhmen do të përqendrohet në ndërtimin e objekteve shkollore me mjetet e buxhetit të Komunës në qytet në lagjen “ARBANA” dhe në fshatin Kushnin (për vitin 2004, në vlerë rreth 1.200.000 €, ndërsa për vitin 2005 janë planifikuar që me mjetet e buxhetit të Komunës të riparohen dhe të ndërtohen këto objekte shkollore: Ndërtimi i objektit shkollor në fshatin Skorobisht, ndërtimi i aneksit me 6 dhoma mësimi në shkollën “Fadil Hisari”, riparimi i pjesshëm i objektit të shkollës fillore “Lekë Dukagjini”, riparimi i pjesshëm i objektit të shkollës së mesme ekonomike “Ymer Prizreni”. Të gjitha këto mjete me një vlerë rreth 840.000 € janë paraparë në buxhetin e Komunës për vitin 2005, ndërsa për vitin 2006 parashihet ndërtimi i një objekti për shkollë fillore në brendësi të qytetit në vlerë rreth 700.000 € dhe ndërtimi i një objekti tjetër për shkollë fillore në lagjen “Tusuzi” në vlerë rreth 300.000 €.

Kuvendi i Komunës në Prizren dhe Drejtoria e Arsimit dhe Shkencës, përveç këtyre mjeteve të planifikuara nga buxheti i rregullt i Komunës kanë përgatitur projekte ideore dhe kanë dorëzuar në asociacione të ndryshme kërkesa prioritare për riparimin dhe ndërtimin edhe objekteve të tjera, të cilat janë të nevojshme, por që nuk janë përfshirë në planifikimin komunal deri në vitin 2006 për mungesë të mjeteve financiare.
Komuna e Prizrenit, ashtu si edhe komunat e tjera të Kosovës, është përfshirë në një projekt të Bankës Botërore, i cili realizohet përmes Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, e që ka për objekt stimulimin e përfshirjes sa më të madhe të fëmijëve në shkollim. Realizimi i këtij projekti për vitin 2004 do të përqendrohet në 8 institucione shkollore, ku drejtoritë e tyre do të konkurrojnë me projektet më të mira dhe projektet e pranuara do të kenë një vlerë rreth 10.000€ për secilin institucion shkollor, projekt i të cilit është pranuar nga komisioni i përbashkët. Këto projekte kanë për qëllim që të hulumtojnë shkaqet dhe arsyet e mosvijimit të mësimit të fëmijëve në shkollimin fillor dhe të mesëm, si dhe të stimulojnë përmes formave të ndryshme përfshirjen sa më të madhe të fëmijëve në shkollim, me theks të veçantë në ata të gjinisë femërore.

Përfshirja e femrave në shkollimin e mesëm në komunën e Prizrenit nuk është e kënaqshme dhe kjo ndodhë për arsye të ndryshme. Në shkollimin parafillor dhe fillor të 40 institucioneve shkollore janë përfshirë gjithsej 31.741 nxënës në vitin shkollor 2003-2004.

Prej tyre 16.398 (ose 51,66 %) nxënës janë meshkuj, ndërsa 15.343 (ose 49,34 %) janë femra. Kjo përqindje e strukturës gjinore në shkollimin fillor është kryesisht e barabartë me strukturën gjinore të lindshmërisë, ndërkaq në shkollimin e mesëm përqindja e përfshirjes së femrave është më e vogël.

Numri i gjithëmbarshëm i nxënësve të regjistruar në vitin 2003-2004 në të gjitha shkollat e mesme është 5.995 nxënës, me këtë strukturë gjinore 3.303 nxënës (ose 551 %) janë meshkuj, ndërsa 2.692 nxënës (ose 44.9%) janë femra. Nga kjo rezulton se përqindja e përfshirjes së femrave në shkollimin e mesëm nuk është e kënaqshme dhe duhet të mbetet preokupim i përhershëm i DKASH, institucioneve shkollore, prindërve dhe shoqërisë në tërësi që barabarësia e femrës në shkollimin e mesëm të përmirësohet.

Duke pasur parasysh se shoqëria jonë tani më, ka hedhur hapat e parë të Reformës të sistemit të arsimit, jemi të vetëdijshëm për vështirësitë dhe pengesat që do të na dalin përpara. Në këto dy vjet të kaluara ka pasur vështirësitë të theksuara në sigurimin e teksteve mësimore, pa të cilat nuk do të ketë mundësi që të përcjellim në mënyrë të suksesshme aplikimin e reformave në sistemin e arsimit. Miratimi i Kurrikulit të Arsimit në Kosovë dhe Ligjit mbi Arsimin Fillor dhe të Mesëm kanë krijuar një bazë të shëndoshë për një vazhdim të suksesshëm në realizimin e reformave të filluara.

Në dallim nga disa komuna të tjera, në komunën e Prizrenit procesi mësimor zhvillohet në 3 gjuhë mësimore: shqip, boshnjake dhe turke. Nxënësit e të gjitha grupeve etnike trajtohen dhe janë plotësisht të barabartë në përdorimin e gjuhës së tyre amtare dhe në realizimin e të drejtave të tyre për një shkollim cilësor dhe bashkëkohor. Drejtoria Komunale e Arsimit dhe Shkencës e trajton me kujdes dhe ndjeshmëri të veçantë këtë çështje dhe ekzistimin e shkollave edhe në gjuhët e grupeve etnitete e trajton si një begati për krijimin e një shoqërie civile të shëndoshë.




**SHËNDETËSIA**

Kujdesi primar në Prizren menaxhohet nga Kuvendi Komunal, respektivisht nga Drejtoria për Shëndetësi dhe Mirëqenie Sociale.

Kujdesi Primar (KP) ofrohet në qendrat kryesore të Mjekësisë Familjare (QKMF), Qendrat e Mjekësisë Familjare (QMF) dhe në ambulanca. Në komunën e Prizrenit janë gjithsej 13 qendra të Mjekësisë Familjare, 1 QKMF dhe 3 QMF funksionojnë në Prizren dhe 9 QMF në rrethinë:

1. QKMF – Prizren
2. QMF I – Prizren
3. QMF II – Lakuriq
4. QMF III – Ralin
5. QMF  Gjonaj
6. QMF Romajë
7. QMF Piranë
8. QMF Mamushë ( nga 1 janar 2007 ndahet nga kujdesi primar i Prizrenit)
9. QMF Arbanë
10. QMF Reçan
11. QMF Zhur
12. QMF Hoçë e Qytetit
13. QMF Korishë.



I. Qendra Kryesore e Mjekësisë Familjare (QKMF) punon në dy ndërrime, përveç kësaj në kuadër të kësaj ndërtese funksionon edhe kujdesi emergjent prej orës 21:00-07:00. Kanë 2 autoambulanca dhe përveç transportimit të rasteve emergjente deri në spital bëjnë edhe vizita shtëpiake.
Në 12 QMF në Prizren dhe rrethinë punojnë mjekët dhe infermierët 5 ditë në javë. Në disa nga këto QMF funksionon edhe ndërrimi i dytë.
Ambulancat apo si quhen ndryshe edhe punktet, kanë mjekë që punojnë 2 ditë në javë dhe infermierë të përhershëm që punojnë 5 ditë në javë. Këto ambulanca gjinden në fshatrat : Velezhë, Vlashnje, Planejë, Lybeçevë (Malësi e Vrrinit), Struzhë, Nashec, Lubizhdë e Hasit, Krajk, Kushnin i Hasit, Zym, Gërnçar, Jabllanicë, Gornjasellë, Lubinjë e Epërme, Lubinjë e Poshtme, Manastiricë, Mushnikovë, Skorobisht, Lubizhdë e Qytetit dhe Dardani (ish-Jaglenica).
Ekipet mobile me një mjek dhe infermier i vizitojnë 1 ditë në javë dy fshatra Drajçiq dhe Novak.
Banorët e Sredskës e kanë refuzuar shërbimin shëndetësor nga Prizreni, kështu në fshat ekziston ambulanca ku punojnë 2 mjekë dhe 2 infermierë. Paguhen nga Qeveria e Serbisë dhe jo nga Qeveria e Kosovës.
Janë disa fshatra në komunën e Prizrenit që nuk kanë ambulancë.  Fshatrat që nuk kanë ambulancë janë: Atmaxhë, Shpenadi, Dobrusht, Caparc, Kobaj, Lez, Kushnin i Vërrinit, Poslisht, Billushë, Kabashi i Hasit, Jeshkovë, Kojushë, Tupec, Milaj, Gorozhup, Landovicë, Krushë e Vogël, Zojz, Randobravë, Leskovec, Grazhdanik, Muradem, Petrovë, Trepeticë, Dedaj, Shkozë, Malësia e Re, Lutogllavë, Medvec, Vërmicë, Karashëngjergj, Mazrek, Lukinaj, Gornjasellë, Llokvica, Nebregosht, Novosellë, Pllanjan, Pouske, Serbicë e Poshtme, Smaç.
Organogrami i objekteve shëndetësore për kujdesin primar në Kosovë caktohet nga Ministria e Shëndetësisë. Për futjen e një ambulance të re në organogramin e objekteve shëndetësore duhet përcjellë kërkesën deri në Ministri të Shëndetësisë. Për ndërtimin e një ambulance, banorët e fshatit apo të lagjeve të mëdha duhet drejtuar kërkesën e Drejtorisë për Shëndetësi dhe Mirëqenie Sociale nëpër KK dhe kjo drejtori më tutje duhet

ta përcjellë kërkesën përmes Zyrës së Autoritetit të Qarkut për Shëndetësi në Ministrinë e Shëndetësisë.
Po ashtu një nga kushtet për ndërtimin e ambulancës në zonat rurale është që fshati të jetë së paku 5 km larg nga ambulanca apo QMF më e afërt dhe të ketë mbi 1500 banorë ( sipas Strategjisë Shëndetësore për Kosovën).

II. Numri i të punësuarve në shëndetësinë primare të komunës së Prizrenit është 483, ekziston nevoja e madhe për më shumë mjekë por pranimi i punëtorëve të rinj është i kufizuar:

- 127 mjekë
- 278 infermierë
- 78 të tjerë ( stafi administrativ dhe teknik).

Shërbimet që ofrohen në shëndetësinë primare:

- Mjekësia e përgjithshme
- Shërbimet specialistike: mjeku familjar, pediatri, internisti, gjinekologu, biokimisti, oftalmologu, dermatovenerologu, mjeku i punës, psikiatri i fëmijëve, psikologu
- Konsultimet logopedike
- Shërbimi i inhalimit dhe rehidrimi oral
- Shërbimi i vaksinimit
- Shërbimi i analizave laboratorike biokimike
- Shërbimi i ECHO diagnostikës
- Shërbimi i Rëntgenit
- Shërbimi i EKG
- Shërbimi i stomatologjisë së përgjithshme dhe specialistike
- Shërbimi i kujdesit emergjent
- Qendra e edukimit të vazhdueshëm profesional (EVP).

III. Furnizimi i QKMF, QMF dhe ambulancave me barëra bëhet përmes Ministrisë së Shëndetësisë, ku barërat nga lista esenciale sillen në depon qendrore të QKMF dhe nga aty bëhet shpërndarja nëpër QMF dhe ambulanca. Gati të gjitha QMF-të dhe ambulancat kanë hapësirë të veçantë për barëra. Po ashtu ekipet mobile që vizitojnë fshatrat minoritare, përveç vizitës mjekësore pacientëve u ofrojnë edhe barëra nga lista esenciale e barërave.

IV. Gjendja e objekteve ekzistuese. Disa janë ndërtim i ri, disa kanë nevojë për renovim dhe disa të tjera për rindërtim. Mirëpo për shkak të mjeteve të kufizuara, shpesh bëhet renovimi i objekteve ekzistuese (ndërrimi i dyerve dhe dritareve, ndërrimi i dyshemesë, nyjat sanitare etj) dhe furnizimi me inventar dhe pajisje themelore për punë.

| | Emri i projektit | Lokacioni | Investuesi | Koha e implementimit të projektit |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Renovimi i QMF Gjonaj | Gjonaj | SOS Malta | 1999 |
| 2 | Ndërtimi i QMF Piranë | Piranë | Hamer Forum | 2000 |
| 3 | Renovimi i QMF Reqan | Reqan | Kryqi i kuq Belg | 2000 |
| 4 | Renovimi i QMF Romajë | Romajë | MSF | 2000 |
| 5 | Renovimi i ambulancës në Zym | Zym | Karitasi Gjerman | 2000 |
| 6 | Ndërtimi i ambulancës në Malësi të Vrinit | Malësi e Vrinit | CDF | 2002 |
| 7 | Ndërtimi i QMF në Mamushë | Mamushë | KFOR – i Turk | 2002 |
| 8 | Ndërtimi i QMF në Arbanë | Arbanë | AMDA – Japoneze | 2002 |
| 9 | Ndërtimi i ambulancës në Jabllanicë | Jabllanicë | KK – Prizren CIMIC-u Gjerman | 2004 |
| 10 | Ndërtimi i QMF në Zhur | Zhur | KK – Prizren | 2004 |
| 11 | Ndërtimi i QMF në Hoqë të Qytetit | Hoqë e Qytetit | KK – Prizren | 2004 |
| 12 | Ndërtimi i ambulancës në Gërnqarë | Gërnqarë | Ministria e Shëndetësisë | 2004 |
| 13 | Ndërtimi i ambulancës në Skorobishtë | Skorobishtë | KK – Prizren | 2005 |
| 14 | Renovimi i ambulancës në Struzhje | Struzhje | KK – prizren | 2005 |
| 15 | Renovimi i ambulancës në Lubizhdë të Qytetit | Lubizhdë e Qytetit | KK – Prizren | 2005 |
| 16 | Ndërtimi i ambulancës në Planejë | Planejë | KK – Prizren | 2005 |
| 17 | Ndërtimi i ambulancës në lagjen Dardanë | Lagja Dardanë | KK – Prizren | 2006 |
| 18 | Ndërtimi i ambulancës në Mushnikovë | Mushnikovë | KK – Prizren | 2006 |

Investimet ne shëndetësi

Sfidat
• Ristrukturimi i sistemit të ofrimit të shërbimeve shëndetësore: Gjendja e objekteve ekzistuese, mungesa e aparaturës, infrastruktura e dobët, mungesa e kuadrit shëndetësor superior, kanë ndikim në zvogëlimin e nivelit dhe cilësisë së shërbimeve shëndetësore;
• Krijimi i kapacitetit për të zhvilluar, komunikuar dhe implementuar politikat shëndetësore dhe çështjet e menaxhimit;
• Përmirësimi i financimit publik për kujdesin shëndetësor:
Prizreni duhet të gjejë burime të qendrueshme financiare për sektorin e shëndetësisë që grumbullon në një vend dhe duhet të bëjë reduktimin e sasisë së shpenzimeve që pacientët paguajnë nga xhepi.

## BANIMI

Problemi i banimit si element kyç në shumë vende të dala nga lufta duke përfshirë edhe Kosovën, është njëri ndër problemet që edhe në komunën tonë reflektohet në forma të ndryshme.
Regjionit të Prizrenit i takojnë gjithsej 74 fshatra.
Numri i bashkësive lokale në komunën e Prizrenit është gjithsej 16.
Komuna e Prizrenit me
- 120.000 banorë në zonat rurale dhe
- 107.490 banorë në zonat urbane,

ka nevojë mjaft të madhe për rregullimin e hapësirës si dhe standardit jetësor të qytetarëve, për strehimin e familjeve të pastrehë apo edhe të atyre që u kanoset rreziku për jetë për shkak të kushteve shumë të vështira për banim.
Sipërfaqja e përgjithshme e banimit në komunën e Prizrenit është rreth 6.400.000 $m^2$.
Nga kjo rrjedh se një banori në këtë komunë i takojnë rreth 28 $m^2$ sipërfaqe banimi.

## BANIMI INDIVIDUAL

Ndërtimi i ulët
Deri në fund të vitit 2006 janë regjistruar gjithsej 40567 objekte private me katshmëri P+1 deri në P+4. Numri i banorëve që jetojnë në këto objekte është përafërsisht 202835. Sipërfaqja e përgjithshme e objekteve individuale të ndërtimit të ulët është 6.264.000. Një banori i takon përafërsisht 30$m^2$ sipërfaqe banimi.




Ndërtimi i lartë
Nëpër objekte banesore me katshmëri P+4 deri në P+ 8 janë të vendosura gjithsej 2264 familje. Numri i banorëve që jetojnë në këto objekte banesore është 11320.
Sipërfaqja e përgjithshme e objekteve banesore është 136.000 $m^2$.

Katshmëria mesatare e objekteve banesore në komunën e Prizrenit është P+6. Në objekte të ndërtimit të lartë një banori i takon përafërsisht 12m².

## BANIMI KOLEKTIV

Para vitit 1999 kanë qenë të regjistruara vetëm 5 objekte si qendra të përkohshme kolektive.
Menjëherë pas vitit 1999 janë regjistruar 11 objekte kolektive. Me procesin e rindërtimit janë asgjësuar këto qendra kolektive dhe ka mbetur vetëm një. Në këtë qendër (QPK – "Farmakosi"- Prizren) janë të vendosura gjithsej 25 familje.

Në komunën e Prizrenit gjatë konfliktit të viteve 1998-1999 janë shkatërruar gjithsej 3442 objekte prej të cilave 1970 objekte kanë qenë të kategorisë së 3-të dhe 4-të dhe 1472 objekte kanë qenë të kategorisë së 5-të. Deri më sot gjithsej janë ndihmuar 1975 familje, ndërsa kanë mbetur pa u ndihmuar edhe 400 familje.
Numri i qendrave të përkohshme kolektive
Drejtoria për NRZH dhe IP së bashku me Ministrinë e Ambientit dhe Planifikimit Hapësinor ka hartuar një projekt ideor për ndërtimin e objektit banesor për banim social për të cilin janë siguruar kushtet urbanistike-teknike, kopja e planit dhe fleta poseduese.
Objekti që duhet ndërtuar ka një sipërfaqe prej 850m² dhe me etazhitet B+P+5

## STREHIMI

-Përmbushja e kërkesave të komuniteteve –

Një nga qëllimet e këtij plani është progresi social për nevojat e të gjithëve. Në kërkim të këtyre të komuniteteve të qëndrueshme, është esenciale që këto nevoja të përmbushen në bazë të planifikimit të drejtë. Për orientimin e këtij kapitulli kërkojnë nga propozimet zhvillimore të akomodojnë nevoja të shumta për gjithë sektorët e komunitetit, aty ku këto nevoja nuk i mbulon ndonjë legjislacion tjetër. Këto orjentime gjithashtu synojnë shërbime të reja për komunitet më të gjerë si dhe ruajtjen e shërbimeve ekzistuese, përveç ne rastet e intervenimeve kur ato zhduken ose zhvendosen me një tjetër.

Situata momentale sa i përket rindërtimit të shtëpive nuk është e aq e kënaqshme. Kjo për arsye se ende nuk është arritur të rindërtohen të gjitha shtëpitë e shkatërruara gjatë konfliktit të viteve 1998-99. Komuna e Prizrenit nga lufta doli me rreth 5000 shtëpi të dëmtuara. Nga numri total i shtëpive të dëmtuara 3.800 objekte u shkatërruan, pra pësuan dëme të kategorisë së 4-të dhe 5-të. Kjo e vërteton faktin se prej 1.7.2002 deri më 31.1.2003 kemi pranuar:

1. 150 kërkesa për ndihmë në material ndërtimor
2. 30 ankesa për shkak të vërtetimit të gabuar të gjendjes faktike
3. 12 raste që kërkojnë nga ne dalje në terren.

2. Çka është arritur deri më tash

Deri më tash në komunën tonë janë rindërtuar shtëpi nga organizata të ndryshme: gjatë vitit 2000, në rindërtimin e shtëpive kanë qenë të angazhuara 9 organizata të cilat i kanë rindërtuar 632 .

Bartëse kryesore të rindërtimit gjatë vitit 2000 ka qenë OJQ Nuova Frontiera, e cila implementoi projektin e rindërtimit të 400 objekteve të banimit në 19 fshatra të komunës së Prizrenit, ndërsa organizatat tjera rindërtuan shtëpitë tjera.

3. Projektet në rindërtim e sipër:

-Kemi në program që gjatë vitit që të aprovohen edhe 10 raste më prioritare gjatë këtij viti.
-DPA ka në program që t'i ndërtojë edhe 10 shtëpi në fshatin Lez.
-Nga Ministria e Ambienti dhe Planifikimit Hapësinor na janë kërkuar 170 raste për verifikim, në rast se paraqitet ndonjë donacion të jenë të gatshme. Përndryshe, këto raste janë si më të nevojshme dhe mendojmë se me këto raste përfundon edhe procesi i rindërtimit të shtëpive. Nga fshatrat që janë më të nevojshme është kërkuar lista prioritare dhe na kanë dërguar që më poshtë do t'ia bashkëngjisim listën.

4. Cilat janë nevojat më urgjente të komunës sonë?

-Këto 10 raste që i ka aprovuar KKB si propozime duhet të rindërtohen për arsye se janë nevoja prioritare.

Shoqatat që kanë ndihmuar në rindërtimin e shtëpive të djegura gjatë luftës

| Nr.rendor | Implementuesi | Nr.i shtëpive të ndihmuara | Viti | Vërejtje |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Nuova Frontera | 400 | 2000 | |
| 2 | Caritasi Zvicëran | 186 | 2000-2004 | |
| 3 | Caritasi Austriak | 72 | 1999-2000 | |
| 4 | Cordaid | 69 | 2002 | |
| 5 | DPA | 125 | 2000-2002 | |
| 6 | Help | 195 | 2000 | |
| 7 | Renovabis | 30 | | Nuk dihet viti |
| 8 | UFORK | 33 | 2001 | |
| 9 | Haro | 40 | | Nuk dihet viti |
| 10 | CAPANAMUR | 92 | 2000 | |
| 11 | Ringjallja e trashëgimisë islame | 40 | 2000 | |
| 12 | FHI | 17 | | Nuk dihet viti |
| 13 | Shoqatë spanjolle | 6 | | Nuk dihet viti |
| 14 | ACT | 11 | | Nuk dihet viti |
| 15 | ASB | 10 | | Nuk dihet viti |
| 16 | Kuvendi Komunal Prizren | 88 | 2004-2005 | |
| | TOTALI | 1414 | | |

| No | Fshati | Numri total I shtepive ne Fshat | Numri I shtepive te demtuara. UNHCR Kat 3+4; IMG Kat. II+III | Numri I shtepive te demtuara plotesisht. UNHCR Kat. 5; IMG Kat. IV | Numri total i shtëpive të dëmtuara |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Krushë e Vogël | 145 | 85 | 52 | 93 |
| 2 | Kushnin Vërri | 38 | 1 | 13 | 14 |
| 3 | Mirëz-Dobrushtë | 75 | 41 | 12 | 53 |
| 4 | Medvec | 159 | 113 | 25 | 138 |
| 5 | Qëndresë | 268 | 103 | 68 | 173 |
| 6 | Vërmicë | 156 | 74 | 22 | 96 |
| 7 | Zojz | 110 | 51 | 11 | 62 |
| 8 | Struzhë | 104 | 25 | 39 | 64 |
| 9 | Piranë | 377 | 194 | 146 | 240 |
| 11 | Malsi e Vrrinit-Lubeqevë | 333 | 188 | 78 | 266 |
| 12 | Milaj | 48 | 2 | 45 | 47 |
| 13 | Shkozë | 90 | 57 | 7 | 64 |
| 14 | Mazrek | 150 | 29 | 10 | 39 |
| 15 | Lez | 54 | 9 | 41 | 50 |
| 16 | Landovica | 207 | 89 | 73 | 162 |
| 17 | Gorozhup | 50 | 30 | 11 | 41 |
| 18 | Planejë | 147 | 10 | 118 | 145 |
| 19 | Tusus / Prizren | 1500 | 150 | 90 | 220 |
| 20 | Gjonaj | 577 | 90 | 251 | 341 |
| 21 | Korishë | 517 | 104 | 102 | 206 |
| 22 | Lugishtë e Hasit | 341 | 220 | 80 | 300 |
| 23 | Lubizhde e Prizrenit | 300 | 18 | 15 | 38 |
| 34 | Jeshkove | 92 | 53 | 32 | 85 |
| 35 | Dedaj | 66 | 26 | 2 | 28 |
| 36 | Kabash i Hasit | 70 | 45 | 3 | 47 |
| 37 | Kushnin Has | 170 | 33 | 16 | 49 |
| 38 | Poslisht | 216 | 45 | 50 | 95 |
| 39 | Konjush | 34 | 16 | 2 | 18 |
| 40 | Shëngjergj | 40 | 7 | 11 | 26 |
| 41 | Arbëri-Leskovec | 80 | 9 | 41 | 50 |
| 42 | Kushtrim-Billushe | 220 | 41 | 2 | 43 |
| 43 | Mamushe | 400 | 3 | 3 | 6 |
| 44 | Romaje | 330 | 9 | 1 | 10 |
| Totali i dëmeve | | | 1970 | 1472 | 3442 |

1. Në periudhën prej vitit 1999 deri në fund të vitit 2006, çështjen e banimit dhe strehimit për komunitetin R/A/E në komunën e Prizrenit, të cilën e ka monitoruar Zyra e Komuniteteve Lokale, në renovim të shtëpive si dhe në ndërtimin e shtëpive për të pastrehët nga organizatat e ndryshme ndërkombëtare dhe nga Institucionet, posedojmë të dhënat siç vijojnë :

| Organizata – Institucioni | Viti i ndërtimit | Nr. i familjeve përfituese | Gjithsej individë/anëtarë përfitues |
|---|---|---|---|
| Nova Frontiera | 1999 - 2006 | 8 | 49 |
| Haro | 1999 - 2006 | 3 | 6 |
| Caritasi Zviceran | 1999 - 2006 | 55 | 353 |
| Kuvendi Komunal | 1999 - 2006 | 9 | 54 |
| UNDPI-ja | 1999 - 2006 | 5 | 18 |
| ASB-ja | 1999 - 2006 | 26 | 214 |
| ICMC-ja | 1999 -2006 | 2 | 10 |
| Gjithsej | 2006 | 113 | 704 |

2. Në periudhën prej vitit 1999 deri në fund të vitit 2006, çështjen e banimit dhe strehimit për komunitetin boshnjak, në komunën e Prizrenit, të cilën e ka monitoruar Zyra e Komuniteteve Lokale në renovim të shtëpive si dhe në ndërtimin e shtëpive për të pastrehët nga organizatat e ndryshme ndërkombëtare dhe nga Institucionet, posedojmë të dhënat, siç vijojnë:

| Organizata - Institucioni | Viti i ndërtimit | Nr. i familjeve përfituese | Gjithsej individë/anëtarë përfitues |
|---|---|---|---|
| Caritasi Zviceran | 1999 - 2004 | 22 | 98 |
| ASB | 1999 - 2006 | 18 | 72 |
| UNDP-ja | 1999 - 2006 | 3 | 15 |
| ICMC-ja | 1999 - 2006 | 6 | 24 |
| Caritasi Italian | 1999 - 2006 | 3 | 12 |
| Org.Islam Relif | 1999 - 2006 | 7 | 30 |
| Gjithsej | 2006 | 59 | 251 |

3. Në periudhën prej vitit 1999 deri në fund të vitit 2006, çështjen e banimit dhe strehimit për komunitetin serb, në komunën e Prizrenit, të cilën e ka monitoruar Zyra e Komuniteteve Lokale në renovim të shtëpive si dhe në ndërtimin e shtëpive për të pastrehët nga organizatat e ndryshme ndërkombëtare dhe nga institucionet ku përfshihen edhe shtëpitë e renovuara dhe të ndërtuara pas ngjarjeve të marsit 2004, posedojmë të dhënat siç vijojnë:

| Organizata - Institucioni | Viti i ndërtimit | Nr. i familjeve përfituese | Gjithsej individë/anëtarë përfitues |
|---|---|---|---|
| ASB | 1999 - 2006 | 254 | 292 |
| UNDP-ja | 1999 – 2006 | 8 | 10 |
| ICMC-ja | 1999 - 2006 | 38 | 43 |
| Qendra Koordinuese | 1999 - 2006 | 2 | 5 |
| Qeveria e Kosovës | 1999 - 2006 | 9 | 17 |
| CIMIK-u | 1999 -2006 | 1 | 1 |
| Gjithsej | / | 312 | 368 |

Vërejtje : Këto të dhëna të cilat i posedon zyra jonë, në raste individuale ndryshojnë, kështu që në këtë moment janë të pranuara këto shifra te individët (anëtarët përfitues).

Sfidat e identifikuara:

- përmirësimi i cilësisë së jetës
- zgjidhja e çështjeve pronësore
- këmbimi i përvojave ne lëmin e arsimit dhe përmirësimi i kushteve ne objektet të arsimit
- zgjerimi dhe modernizimi i infrastrukturës së institucioneve shkollore për të 3 nivelet e edukimit
- ristrukturimi i sistemit të ofrimit të shërbimeve shëndetësore
- krijimi vendeve të punës për të rinj
- riorganizimi i sportit në sistemin e organizimit të sportit perëndimor

## MJEDISI DHE SHFRYTËZIMI I TOKËS

### NDOTJA DHE DEGRADIMI

Mbrojtja dhe avancimi i mjedisit jetësor paraqet një sfidë për rregullimin e problemit ekzistencial të njeriut për një mirëqenie më të mirë. Sfida mjedisore po bëhet një faktor i rëndësishëm por edhe i pakalueshëm edhe përkundër zhvillimit të shpejt ekonomik.
Komuna e Prizrenit ka një natyrë të begatshme me vlera të veçanta natyrore, që janë si rezultat i pozitës gjeografike pranë luginës së lumit Drini i Bardh, ku ndikon klima mesdhetare si dhe prezencës së Parkut Nacional të "Maleve të Sharrit" me një sipërfaqe të përgjithshme prej 39000 ha, nga të cilat 19.500 ha i përkasin komunës së Prizrenit.

Duke pasur parasysh se viteve të fundit kompanitë industriale nuk kanë punuar apo kanë punuar me kapacitet shumë të vogël, atëherë edhe mjedisi është i ruajtur nga ndotësit e ndryshëm.

Krahas kësaj në komunën tonë kemi edhe ndotje dhe degradim të mjedisit në shtretërit e lumenjve si Drini i Bardh, Toplluhë, Deshticë dhe Lumëbardh, ku në këta lumenj përpos derdhjes së ujërave të zeza drejtpërdrejt në lumë (në mungesë të impianteve) bëhet edhe eksploatimi i egër i zhavorrit dhe rërës, hedhja e mbeturinave të ndryshme ushqimore, material ndërtimor, hekurishte, goma si dhe material tjetër inert.

Edhe përkundër pyllëzimit të disa sipërfaqeve është duke vazhduar prerja e pyjeve në mënyrë të egër që si pasojë kemi krijimin e zonave të reja erozive në komunën tonë.

### Ndotja e ajrit

Ndotja e ajrit shkaktohet nga përzierja me substanca që futen në rrugë natyrore apo antropogjene (të shkaktuara nga njeriu) e cila përbën shkakun kryesor të përkeqësimit të cilësisë së tij, një sërë sëmundjesh humane dhe degradimit të elementeve tjera të mjedisit.

Aktualisht shkaktarët më të mëdhenj të ndotjes së ajrit
në komunën tonë janë:

*Sektori energjetik*- pra mungesa e rrymës elektrike ka paraqitur si nevojë përdorimin e agregateve të cilët përpos zhurmës ata bëjnë edhe ndotjen e mjedisit jetësor;

*Komunikacioni-* transporti me mjete të vjetra motorike dhe kryesisht pa katalizator dhe pjesërisht industria, bujqësia dhe deponitë e hapura ilegale të mbeturinave në disa vende.
Aktualisht sikur në komunën tonë ashtu edhe në tërë Kosovën ka mungesë të ligjeve dhe standardeve lidhur me emisionet në ajër dhe cilësinë e tij.

### Ndotja e ujit

Pasuria e një komune çmohet edhe për nga pasuritë ujore. Komuna e Prizrenit është mjaft e pasur me resurse ujore. Dendësia e madhe e popullsisë, vendbanimeve, rritja e qendrave urbane, shfrytëzimi i ujit nga sektorët ekonomikë, shtimi natyror i popullsisë, kushtëzojnë nevojën e menaxhimit të veçantë të resurseve ujore.
Ndotja e ujit në komunën tonë bëhet nga hedhja e mbeturinave organike, mbeturinave inerte dhe mbeturinat tjera, eksploatimi i rërës dhe zhavorrit si dhe derdhja e ujërave të zeza direkt në lumë, në mungesë të kanalizimeve dhe impianteve si dhe derdhjet industriale, por të cilat janë më të pakta.

### Ndotja dhe degradimi i tokës

Komuna e Prizrenit ka një sipërfaqe të përgjithshme tokësore prej 63.986 ha, ku 34.872 ha e tokave bujqësore konsistojnë në tokë të pakultivuar siç janë kullosat dhe livadhet në sipërfaqe prej 22.000 ha. Përafërsisht 10% e tokave të përgjithshme bujqësore apo 25% të tokave aktualisht të kultivuara janë të pajisura me ujë nga tri sistemet e ujitjes që janë në disponim në komunën tonë. Tokat e ujitura janë 40-60 % më produktive sesa tokat të cilat mbështeten nga reshjet natyrore atmosferike.
Komuna e Prizrenit ka përafërsisht 25.000 ha pyje, prej të cilave 17.350 ha janë pyje publike, ndërsa 7.650 ha janë pyje private. Sipërfaqja pyjore prej 25.000 ha përfshin edhe 6.642 ha tokë jopjellore, 600 ha nga të cilat duhet të ripyllëzohen.
Ndotja dhe degradimi i tokës vjen nga hedhja e mbeturinave të ndryshme, prerja e pakontrolluar e pyjeve dhe krijimi i zonave erozive, eksploatimi i inerteve, ndërtimet ilegale, shndërrimi i tokës bujqësore në tokë ndërtimore.

### Ndërtimet ilegale (pa leje)

Objekti **i** cili në mënyrë arbitrare bën zënien e truallit me qëllim ndërtimi që nuk posedon dhe nuk **i** zbaton kushtet teknike-urbanistike dhe nuk posedon dokumentacionin teknik të lëshuar nga organi kompetent komunal konsiderohet objekt i1egal (pa leje te ndërtimit). Ndërtimet e tilla janë të kundërligjshme dhe sanksionohen me ligjet në fuqi. Numri i përgjithshëm i ndërtimeve pa leje në tërë territorin e komunës së Prizrenit në bazë të shënimeve që janë dhënë nga zyrtarët e drejtorive të inspektoratit, është sipas tabelës së dhënëmëposhtë.
Në anën tjetër kemi lëvizjet e popullatës nga zonat rurale në ato urbane; mandej nevoja për më pak se strehim, biznes; mungesa e planeve zhvillimore e urbane, si dhe zbatimi i tyre. Pasojat janë të mëdha, duke filluar nga humbja e tokës bujqësore e të gjelbëruara dhe shtrirja e zonave të pakontrolluara rurale, deri te pamja e shëmtuar dhe ngufatja e një jete normale në qytet. Mospërballimi i kësaj ngarkese nga kapacitetet ekzistuese të

infrastrukturës si dhe krijimi i zonave të reja si vendbanime gjysmë joformale, sepse këto zona e kanë infrastrukturën të zgjidhur por jo krejtësisht të kompletuar.

Në kuptimin formal, ndërtimi ilegal ( ndërtimi i egër ) përkufizohet çdo ndërtim i objekteve për banim, objekteve ekonomike e të tjera që nuk i nënshtrohet procedurës për t'u pajisur me dokumentacion përkatës sipas ligjit dhe akteve tjera nënligjore. Për fat të keq pas përfundimit të luftës në komunën e Prizrenit kjo dukuri ka qenë e pranishme dhe për këtë jemi duke u ballafaquar edhe sot e kësaj dite. Faktorët që kanë ndikuar për një evazion të ndërtimeve ilegale të mundshme janë : dyndja e popullatës nga fshatrat ne qytet, faktori ekonomik, social, infrastrukturor, ambiental, i sigurisë etj.

Nëse shikohet nga këndi se në çfarë drejtimi janë duke u ndërtuar objektet ilegale me plotë të drejtë themi se pjesët anësore të qytetit që është zgjerim në të gjitha anët ku ka hapësirë të lirë pa marrë parasysh se çfarë lloj toke është dhe për gjatë rrugëve në hyrje dhe dalje të qytetit. Brendapërbrenda në qytet në pjesët ku komuna posedon plan rregullues urban, me vazhdimin e ndërtimeve ilegale dukshëm do të vështirësohet infrastruktura e qytetit, pra, nëse ka angazhim më të organizuar të institucioneve, në të kundërtën fenomeni i ndërtimeve ilegale do të jetë aktual dhe do të na përcjellë në çdo kohë. Edhe pse është një punë e vështirë, planifikimi urban-realizimi i tij duhet te konsolidohen ekspert në të gjitha fushat dhe me sigurimin e fondeve të veçanta për investime do të kapërcehet kjo dukuri sa e shëmtuar aq edhe e dëmshme për gjeneratat e reja që do ta trashëgojnë.

Inspektorati i Ndërtimtarisë i ka shqyrtuar të gjitha kërkesat të cilat i kanë parashtruar qytetarët duke dalë në vend të ngjarjes ku njëherësh janë përpiluar procesverbalet në pajtim me kompetencat e këtij inspektorati.




Në këtë periudhë 11 mujore të punës sonë janë përpiluar 390 lëndë, me sa vijon: procesverbale 555; aktvendime për ndalim pune 247; aktvendime për rrënim 90; konkluzioni mbi ekzekutim 16; procesverbale për ekzekutim 15; aktvendime për masat e urdhëruara; shkresa përcjellëse; njoftime, lajmërime 4; kërkesa policore për asistencë; raportet 1; aktvendime për ndërtimin e objekteve. Prej këtyre janë ndërtuar këto objekte: godina banuese 172 ; mbindërtime 18 ; anekse të objekteve 5 ; adaptime 1 ; rekonstruktime 6 ; ndërtimet e tarracave 2 ; ndërtimet e banjave – nyjave sanitare ; vendosja e dyerve – dritareve 1 ; konstruksioni i nënkulmeve 2 ; lokalet afariste 52 ; shndrimi i godinave ne lokale 6 ; ndërrimet e vitrinave 9 ; kioskat 4 ; barakat ; tendat 3; autogarazhet 1; objektet ndihmese 2; depo 1; muret rrethuese 3; gardhet; vikend shtëpiza; objektet për rrënim 7; procesverbale pengim prone 5; objektet fetare 1; të tjera kombëtare 1; kërkesa për dalje në terren 36.

## Toka bujqësore

Komuna e Prizrenit ka sipërfaqe të përgjithshme tokësore prej 63,986 ha. nga e cila 53 % është sipërfaqe bujqësore, 39 % sipërfaqe pyjore dhe 8 % sipërfaqe të tjera.




Struktura e shfrytëzimit të tokës sipas kulturave bujqësore dhe pronësisë

| Sektori | Gjithsej ha | Ara ha | Pemi-shte ha | Vreshta ha | Liva-dhe ha | Kullosa ha | Pyje ha | Tokë jo pjellore ha |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Privat | 30,489 | 12,323 | 220 | 480 | *5,853* | 3,137 | 7,651 | 825 |
| Shoqëror | *33.497* | 600 | - | 1070 | 138 | 10,991 | 17.346 | 3352 |
| Gjithsej | 63,986 | 14,123 | 220 | 1550 | 5991 | 14,128 | 24,997 | 4177 |



Harta e shfrytëzimit të tokës në komunën e Prizrenit




Territori i komunës se Prizrenit ka konfiguracion dhe klimë specifike si dhe burime të shumta natyrore që i ofron banorëve të saj kushte shumë të favorshme për një zhvillim të gjithanshëm ekonomik. Burimet të tilla numërohen: sipërfaqe e madhe toke pjellore, rrjetë të gjatë lumenjsh dhe përroskash me një sasi te bollshme uji, me florë dhe faunë të pasur, sipërfaqe të madhe pyjesh dhe kullosa e livadhe. Shtrirja fizike e këtij territori mund të klasifikohet në tre pjesë kryesore:

- a) Pjesa e poshtme të luginës së Drinit të Bardhë, Lumëbardhit dhe Toplluhës që shtrihet në një lartësi mbidetare nga 350 deri në 500 m. Kjo pjesë ofron kushte të përshtatshme për zhvillimin intensiv të lavërtarisë, pemëtarisë, vreshtarisë dhe blegtorisë:
- b) Pjesa kodrinore me një lartësi mbidetare nga 500 deri 800m ofron kushtet t mira për zhvillimin e vreshtarisë, blegtorisë dhe pjesërisht të perimtarisë dhe
- c) Pjesa e tretë qe përfshin kryesisht pjesën malore ka kushte shumë të mira për zhvillimin e blegtorisë dhe pylltarisë dhe turizmit rural.




Bujqësia është një ndër sektorët më të rëndësishëm të ekonomisë prizrenase, duke pasur parasysh faktin që neth 60 % e popullsisë jeton në fshat dhe kryesisht i fitojnë të ardhurat e tyre nga aktivitetet bujqësore. Gjithashtu industria ushqimore e bazuar në prodhimet bujqësore e blegtorale vendore, kontribuon në rritjen e produktit bruto për frymë (BPF) të banorëve të kësaj komune, si dhe zbutjen e papunësisë.

### Infrastruktura kulturore e qytetit të Prizrenit

Për ruajtjen, kultivimin dhe prezantimin e vlerave të trashëgimisë së kulturës materiale e shpirtërore, në qytetin e Prizrenit, funksionojnë dhe bashkëveprojnë mes veti, një varg institucionesh kulturore, siç janë:

- Shtëpia e Kulturës me bibliotekat për fëmijë e të rritur,
- Instituti për Mbrojtjen e Monumenteve të Kulturës, në kuadër të të cilit janë: Muzeu Arkeologjik, Muzeu i Hidroelektroekonomisë, Kompleksi Memorial i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (me Muzeun Historik,Sektorin Etnografik,Galerinë e Arteve dhe Bibliotekën),
- Arkivi Historik Regjional,
- Kinema "Lumëbardhi"me kopshtin veror për projektim të filmave nën qiellin e hapur,
- Dhjetëra SHKA-amatore,
- Klubi i Letrarëve, Shoqata e Piktorëve dhe OJQ të involvuara në sferën e kulturës.

Disa nga këto subjekte kryejnë punë nga fushëveprimtaria e tyre, në mbrojtjen e objekteve të rëndësisë së veçantë të trashëgimisë së kulturës materiale siç janë:

- Kompleksi "KALAJA"dhe "MARASHI"
- Objektet fetare e sakrale të konfesionit mysliman, katolik dhe ortodoks,
- Veprat e artit, si: ura, banja publike, etj. dhe
- Shtëpi me vlera të theksuara të arkitekturës folklorike.

Qëllim i vetëm është që ky thesar i trashëgimisë sonë të merret nën mbrojtje dhe përkujdesje profesionale kompetente.

### Mbrojtja e trashëgimisë historike

Prizreni është i njohur edhe në nivelet ndërkombëtare si një qytet simbol i trashëgimisë historike.
Restaurimi i objekteve të trashëgimisë kulturore duhet të përfshihet në tërësinë e aktiviteteve kulturore,ndërsa në planin strategjik, edhe në zhvillimin e infrastrukturës kulturore.

Për ruajtjen e tërësisë urbane në përgjithësi, dhe trashëgimisë kulturore të qytetit të Prizrenit në veçanti, përkujdeset Departamenti përkatës i Ministrisë së Kulturës përmes Institutit për Mbrojtjen e Monumenteve, ndërsa ndihmesë në këtë drejtim japin dhe Drejtoritë komunale, si ajo e Pronës, Urbanizmit, Mbrojtjes së Ambientit dhe Drejtoria e Kulturës. Mbrojtja e tërësisë urbane dhe arkitektonike nga shkatërrimet e mëtejme, si pasojë e ndërtimeve të egra, është detyrë parësore e të gjitha subjekteve të sipërpërmendura, dhe jo vetëm e atyre.

Puna e sinkronizuar e këtyre subjekteve, e përcjellë edhe me përkrahje të institucionalizuar financiare, do të mundësonte që Prizreni të fitojë shansin e vet turistik në kuadër të një impakti ekonomik e kulturor. Revitalizimi dhe mbrojtja e fondit të trashëgimisë kulturore si dhe riaktivizimi i atyre veprimtarive karakteristike ekonomike për qytetin e Prizrenit(120 lloje të artizanateve, filigrani... etj.)do të mundësonin që ky i fundit të imponohet si vatër e rëndësishme e trashëgimisë kulturore. Janë vënë kontakte bashkëpunimi edhe me qytete tjera.

Binjakëzimi me qytetin e Bingenit në Gjermani, në shtator të vitit 2001, "Pakti i Miqësisë" me qytetin e Firences – Itali. parasheh këmbim bilateral në lëmin e kulturës, sportit, arsimit, shërbimeve publike dhe fushave tjera me interes të ndërsjellë. Gjithashtu, parashihet që një bashkëpunim i tillë të zhvillohet edhe me Konak-un e Izmirit në Turqi.

### Potenciali kulturor

Prizreni disponon me një potencial të lakmueshëm kulturor.
Aktualisht janë të identifikuara 24 lokalitete arkeologjike që dëshmojnë për lashtësinë e këtij qyteti me rrethinë që nga kohët e neolitit të hershëm e këtej.

Janë 39 objekte kulti të krishtera, që nga periudha e krishterimit të hershëm e deri më tani. Kisha e Shën Premtes e ndërtuar në themelet e bazilikës bizantine më 1306-7, Manastiri i Kryeengjëjve Mihael dhe Gabriel, Kisha e Shën Shpëtimtarit dhe Katedralja e Zonjës Ndihmëtare, janë vetëm disa nga faltoret e shumta që mund të hasen në qytetin e Prizrenit.
Janë të evidentuara edhe 46 objekte sakrale islame. Ndër to vlen të përmendet xhamia e "Sinan Pashës" (1615), xhamia e "Gazi-Mehmet Pashës" (1573), xhamia e "Emin Pashës" etj.

Si objekte përcjellëse të këtyre xhamive mund të përmenden edhe bibliotekat e "Suziut" dhe ajo e "Mehmet Pashës". Përveç bibliotekës, Mehmet Pasha ka ndërtuar edhe Hamamin i cili paraqet njërin nga objektet më të bukura të arkitekturës turke në Kosovë dhe më gjerë.

Është ruajtur një numër i konsiderueshëm i teqeve të tarikateve të ndryshme.
Janë evidentuar dhe kategorizuar edhe 74 objekte me karakteristika të theksuara të arkitekturës folklorike si: ura, rrugë, kroje, shtëpi, kanale dhe zona.

### Strategjia e zhvillimit dhe ruajtja e karakterit historik

Në strategjinë e zhvillimit dhe të investimeve në infrastrukturën kulturore të qytetit të Prizrenit, vend më rëndësi do të zërë edhe restaurimi i objekteve të trashëgimisë, në funksion të krijimit të kushteve sa më normale për zhvillimin e aktiviteteve kulturore në to.
Për këtë qëllim po bëhen përpjekje të vazhdueshme që përmes kontakteve, vizitave dhe formave tjera të bashkëpunimit, të fitohet përvoja e duhur për prezantimin sa më profesional të vlerave kulturore të Prizrenit edhe në qarqet kulturore e shkencore ndërkombëtare. (Ekspozita:Trashëgimia arkitekturale dhe urbane e Prizrenit, konferenca ndërkombëtare për "Politikat Kulturore të Qyteteve"e mbajtur ditë me parë në Selanik, Punëtoria e Ekspertëve e organizuar nga Kolping Kosova dhe Shoqata Numizmatike e Prizrenit "Demastion" në temë "Ruajtja e qytetit të vjetër të Prizrenit, "Perlat e Kulturës Popullore të Prizrenit"...).

Me krijimin e parakushteve elementare, mendohet të restaurohen dhe të vihen në shërbim disa nga objektet vijuese:

Kalaja e qytetit: Fortifikatë e periudhës ilire-dardane, më pas romake, bizantine, sllave e turke, gjallëroi deri më 1915, kur u shkatërrua nga bullgarët gjatë Luftës së Parë Botërore.
Me rehabilitimin e mureve rrethuese, brendisë së saj dhe rrugës që shpie deri në Kala, mund të krijohen parakushtet për ndërtimin e një amfiteatri me skenën verore që do të shfrytëzohej për aktivitete të ndryshme kulturore. Në të mund të organizohen koncerte, shfaqje teatrore, festivale muzikore dhe të filmit si dhe manifestime tjera të kësaj natyre. Inaugurimi i amfiteatrit dhe skenës verore në Kala, do të kontribuonte në pasurimin e jetës kulturore të Prizrenit dhe të Kosovës.

Muzeu Arkeologjik: Është i vendosur në Kullën e Sahatit dhe galeritë e Hamamit të "Ahmet Shemsudin Beut". Në të janë të ekspozuara 790 njësi arkeologjike, të zbuluara në regjionin e Prizrenit, që datojnë nga koha antike, mesjeta e deri në shek.XIX.

Po të krijoheshin kushtet normale për sistemimin, konservimin e lëndës arkeologjike si dhe pasurimin e njësive muze me eksponate të reja, me një menaxhim të arsyeshëm dhe transparent, Muzeu Arkeologjik mund të bëhet njëri ndër objektet më të vizituara kulturore të qytetit.

Hamami i "Gazi-Mehmet Pashës": I ndërtuar më 1573, është njëri nga tre hamamet më të mëdhenj në Ballkan, pas hamamit të "Husret Beut" në Sarajevë dhe atij të "Daut Pashës" në Shkup.

Aktualisht, galeritë e hamamit të G. M. Pashës shfrytëzohen me të madhe për ekspozita figurative e fotografike, për takime e promovime letrare, koncerte të muzikës kamertale, etj.

Qendra Kulturore-Rinore: Ndërtimi i saj do të ishte dhurata më e mirë për artdashësit, punëtorët kulturor dhe qytetarët e Prizrenit.

Për ta ruajtur karakterin historik të qytetit të Prizrenit duhet të reagojnë urgjentisht dhe vendosmërisht të gjitha instancat duke përfshirë në radhë të parë Institutin për Mbrojtjen Monumenteve, drejtoritë komunale si ajo e Pronës, Urbanizmit, Zhvillimit e Rindërtimit, Mbrojtjes së Ambientit,asaj të Kulturës e deri te Departamenti i Trashëgimisë, në Ministrinë e Kulturës.

Duhet të bëhet çmos që sa më parë të ndalen ndërtimet e egra të cilat janë duke e përbuzur deri në ekstrem karakterin historik të qytetit.

Krahas angazhimit të ekspertëve për restaurim dhe konservim të trashëgimisë së kulturës materiale, duhet të shikohen të gjitha mundësitë që të sigurohen mjetet financiare për realizimin e këtyre veprimeve. Për të gjitha këto, nevojitet ndihmë profesionale, qoftë përmes trajnimeve, shkollimit dhe këmbimit të përvojave, qoftë edhe përmes pranisë dhe mbikëqyrjes së ekspertëve vendorë dhe të huaj.

Kur kësaj i shtohet e dhëna se Fondi Botëror i Monumenteve me seli në Nju Jork, e ka përfshirë Prizrenin në listën e 100 qyteteve me trashëgimi të rrezikuar, atëherë, nevoja për një ndërhyrje të shpejtë në mbrojtjen e trashëgimisë kulturore të këtij qyteti, është më se e domosdoshme.

Rezultatet e inventarizimit shprehur me numra duken kështu

| N. R. | Objekti | Prizren | Theranda (S. Reka) | Sharri (Dragashi) | Rahoveci | Malisheva | Shtime | Total |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Xhami | 46 | 9 | 25 | 11 | 5 | 11 | 107 |
| 2. | Namazxhah | 1 | | 1 | | | | 2 |
| 3. | Medrese | 6 | | | | | | 6 |
| 4. | Ruzhdije | 1 | | | | | | 1 |
| 5. | Bibliotekë | 1 | | | | | | 1 |
| 6. | Nishan | 2 | | | | | | 2 |
| 7. | Teqe | 12 | | | 3 | | | 15 |
| 8. | Tyrbe | 19 | 2 | 6 | 2 | 1 | 1 | 31 |
| 9. | Kisha ortodokse | 26/10 | 1/6 | | 8/6 | | 1 | 58 |
| 10. | Manastire | 2 | 1 | | | | | 3 |
| 11. | Kisha katolike | 3/2 | 1 | | | 1 | | 7 |
| 12. | Ipeshk varreza | 5 | | | | | | 5 |
| 13. | Ark. e banimit | 118 | 27 | 47 | 33 | 23 | 7 | 255 |
| 14. | Objektet publike | 41 | 3 | 2 | 6 | 2 | 2 | 56 |
| 15. | Mulli | 4 | 7 | 7 | | 8 | 6 | 32 |
| 16. | Valavicë | | | 1 | | | | 1 |
| 17. | Hambar | 1 | | | | 2 | 1 | 4 |
| 18. | Lok. Arkeologjike | 30 | 34 | 8 | 28 | 27 | 6 | 133 |
| | Gjithsej: | 330 | 91 | 97 | 97 | 69 | 35 | 719 |

**Synimet:**

Duke iu referuar potencialit të pamohueshëm kulturor, traditës historike dhe mundësive reale të bashkëpunimit, synim afatgjatë mbetet që edhe qyteti i Prizrenit të inkuadrohet në rrjetin e rrugëve kulturore të rajonit të Ballkanit dhe të Evropës.
Në këtë mënyrë, Prizrenit do t'i jepej vendi i merituar në varganin e margaritarëve të trashëgimisë së kulturës universale botërore, si qytet i traditës historike.




**Zonat e mbrojtura – trashëgimia natyrore**

Përpos begative tjera në territorin e komunës së Prizrenit gjendet edhe Parku Nacional "Malet e Sharrit" me një sipërfaqe prej 19.500 ha, që karakterizohet me lloje të shumta relikte dhe endemike të florës, vegjetacionit dhe faunës. Pastaj kemi rezervatet e natyrës si:

- Popovo Prase - me sipërfaqe prej 30 ha, një rezervat bimor me përbërje të pastër të munikës-arnenit (Pinus Heldreichi);
- Oshlaku - me sipërfaqe prej 20 ha, një rezervat bimor me përbërje të pastër të munikës-arnenit (Pinus Heldreichi) dhe i disa bimëve endemike;
- Golemi Bor – me sipërfaqe prej 35 ha, rezervat bimor i llojit të Molikës dhe i disa shpendëve këngëtarë;
- Gryka e Lumëbardhit – me një sipërfaqe prej 200 ha, një monument natyror me karakter hidrologjik dhe peizazhor;
- Rrapi në Marash (Platanus Orientalis) - një monument natyre me karakter botanik, edukativ, shkencor dhe edukativ;
- Vidhi fushor (Ulmus Campestris) në fsh. Lukinaj - ish monumenti natyror me karakter botanik.

Territori i Prizrenit është i pasur edhe me një florë dhe faunë të larmishme dhe karakteristike për këtë regjion. Më poshtë është e paraqitur harta e bimëve shëruese dhe fauna karakteristike për territorin e komunës së Prizrenit.




LEGJENDA:

1. Achillea millefelium Sm. - barpezmi mjaftetësh
3. Arctostaphyles Uva ursi -rrusharusha
4. Asperula odorata L. - njëgjira
5. Aspidium filix max (L) S¸ - feri mashkull
6. Atropa belladonna L. - helmarina
7. Cichorium intybus L. - lulekore, cihorium
8. Colchicum Autumnale L. – xhërdhokuli vjeshtor
9. Crataegus sp. - murrizi
10. Digitalis lanata Ehrh - luletogëza leshatake
11. Erythraea centaurium Persoon - bari i elbës
12. Fragaria Vesca L. - dredhºza
13. Gentiana Lutea L. - sanza
14. Merniaria glabra L. - sitnica
15. Hypericum perforatum L. - lulja e ballsamit e shpuar
16. Juniperus komunis L. - dëllinja e zezë
17. Menyanthes trifoliata - menianti trigjethës
18. Ononis spinosa L. - kalmuthi gjembo
19. Orchis sp. - salep - salepi
20. Origanum vulgare L. - rigoni i zakonshëm
21. Plantago sp. - gjethe
22. Pelygonum bistorta -nejca dylefytshe
23. Potentilla cormentilla Schranc - zorrëza e përpjetë
24. Primula Sp. - agulicja
25. Rosa canina L. - trëndafili i egër
26. Rubus fruticosus L.- manaferra
27. Rubus iddeaus L. -mjedra
28. Sambucus Ebulus L. - shtogu, qingla
29. Saponaria officinalis L. - shkumëza mjekësore
30. Tataxacum officinale Ëeber - luleshkurdha mjekësore
31. Teucrium Chamaedris L. - arrësi dushk e vogël
32. Thymus serpyllum L. - zhumbrica
33. Tussilago Farfara L. -thundërmushka
34. Vaccinium Myrtillus L. - thrashegra rrush-mjedër
35. Valeriana officinalis L. - haraqina
36. Veratrum albumet nigrum - shtara e zezë
37. Verbascum Sp. - bari i peshkut

38. Viola tricolor L. - vjollca tringj*yëëshe*

Duke pasuar parasysh që një pjesë e mirë e territorit të komunës së Prizrenit i takon masivit të Maleve të Sharrit, bota shtazore e komunës është mjaft e zhvilluar. Në këtë territor jetojnë: Ariu i Murrëm, rrëqebulli, ujku, dhelpra, ketri, dhitë e egra, kaprojtë, macet e egra, derrat e egër, etj. Ndër shpezët më të përhapura të territorit janë: Petriti, bilbili, thëllëza, shqiponja, harabeli, pëllumbi, skifteri, huti, dallëndyshja etj.

**Parqet**

Pas largimit të objekteve montazh dhe rregullimit të hapësirave publike, është shtuar dukshëm sipërfaqja gjelbëruese në komunën tonë. Përpos parkut të qytetit i cili tani është rregulluar dukshëm, janë rregulluar edhe shumë hapësira gjelbëruese dhe miniparqe si: miniparku i Ortakollit, Lakuriqit, te Kullat, Marashi I dhe II, si dhe miniparqet në zonat rurale në fshatrat Gjonaj, Zhur dhe Piranë. Sipas mendimit komuna jonë ka një hapësirë gjelbëruese në sipërfaqe prej 8-10 ha e cila menaxhohet nga Drejtoria e Mjedisit, Shërbimeve Publike, Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural.

Në qytet përpos mirëmbajtjes dhe rregullimit të hapësirave publike nga drejtoria e lartshënuar është bërë mbjellja e mbi 600 fidanëve drunorë, si bli, gështenjë e egër, mështekën, frashër dhe lule të ndryshme dekorative.

**Sipërfaqet rekreative sportive**

Komuna jonë është e pasur edhe me disa objekte për sport dhe rekreacion. Vlen t'i përmendim dy stadiumet futbollistike të qytetit, qendrën sportive, Marashi si dhe objektet tjera private për sporte të ndryshme.

**Varrezat**

Aktualisht qyteti i Prizrenit ka trashëguar parcelën për varreza që nga e kaluara. Këto varreza janë të ndara në tri pjesë varësisht nga religjioni. Varrezat menaxhohen nga ndërmarrja "Higjiena".

Sipas planit urbanistik është caktuar lokacion tjetër në periferi të qytetit.
Në zona rurale menaxhohen nga Këshilli i fshatit. Ekzistojnë edhe varrezat e dëshmorëve në Landovicë.

**Zonat erozive**

Në komunën e Prizrenit janë përcaktuar (Në bazë të nenit 42.1 të Ligjit për Ujërat nr. 2004/24 dt. 8 korrik 2004 dhe nenit 39 alineja 7 të Statutit të Komunës së Prizrenit, miraton këtë propozim) dhe shpallur këto zona erozive:

1. Zona erozive - Seria e rrëkeve të Cvilenit:

Kufiri i zonës erozive seria e rrëkeve të Cvilenit fillon nga lumi i Poslishtit te gryka e Lumëbardhit në jug të ujëndarjes, kodrës "Killova", "Sartnik", "Gjermani" dhe "Guri i

Zdravecit" (ZK Hoçë e Qytetit), e mandej në jug të ujëndarjes kodra " Skomiz", "Gurit të Shkodrës" dhe "Gurit të Cullakit" (ZK Kushnin) dhe Cvilenit deri te pika trigonometrike 1381 prej kah zbret nëpër maje të Cvilenit deri te rruga për shtëpinë e malorëve "Struzhë" dhe në veri me kodrën e ujëndarjes "Shkëmbi i Markut" (ZK Jabllanicë) nëpër vendbanimin Pousko deri te lumi Lumëbardhi e pastaj përgjatë lumit Lumëbardhi gjer të pikënisja (gryka e lumit të Poslishtit në Lumëbardh).

2. Zona erozive - Seria e rrëkeve të Oshmakut;

Kufiri i zonës erozive seria e rrëkeve të Oshlakut fillon nga vendbanimi "Kurillë" nëpër rrugën për fshatin Novosellë, Vërbiçan dhe Shtëpinë e gjahtarëve "Kopana voda" gjer te kuota 1656 e pastaj rrugës për Sevce te pika trigonometrike "Oshlak" gjer te pika trigonometrike 2212 e pastaj nëpër kuotën 1906 dhe 1796 gjer të kuota "Popovo prase" dhe pikës trigonometrike 1946 pastaj nëpër kuotën 1515 (Prevallë) në përroin e Gornjesellës gjer te Gornjesella dhe nëpër lumin e Lumëbardhit gjer te Marashi dhe pikënisjes (vendbanimi Kurilla).

3. Zona erozive - Përroni "Jaglenica ", lumi i Lubizhdës dhe lumi i Korishës.

Kufiri i kësaj zone erozive fillon prej vendbanimit "Kurillë" nëpër rrugën për fshatin Novosellë gjer të kuota 1239, ku shmanget në lindje nëpër rrugën gjer në Dojnicë e pastaj nëpër rrugën kah fshati Kabash nëpër vendin e quajtur "Shipkollas" ku del në "Mëhallë të Zenelit" në Kabash në rrugën kryesore të fshatit gjer te shkolla në lumin e Kabashit. Prej këtij kufiri kthehen duke kaluar lumin dhe shkojnë rrugës së fshatit gjer te shtëpia e "Veli Ukës" dhe del në kresht kah vendbanimi "Muzhlak" dhe nëpër kresht lëshohet te gurra e Korishit gjer te rruga Prizren – Suharekë e nëpër këtë rrugë në perëndim gjer te vendbanimi "Kurillë" ku mbyllet kufiri.

4. Zona erozive - Rrëketë e lumit të Landovicës:

Kufiri i zonës erozive të lumit të Landovicës fillon prej kroit në fshatin Landovicë në lindje gjer të kuota 2067 ku kthehet në kuotën 1026 e gjer te kuota 2065 nga kthehen në juglindje gjer të pika trigonometrike 70, ku kthehet në juglindje te kuota 2075 dhe në perëndim gjer te vendi i quajtur "Maçak" kah kufiri kthehet në jug gjer të kuota 2074 dhe kuota 2056 ku kufiri kthehet kah veriu gjer të kuota 2043 – 2037 e pikës trigonometrike 95 e pastaj kah veriu gjer të rruga Prizren – Pejë e pastaj kah lindja e pikënisjes – kroit në fshatin Landovicë.

### Vërshimet

Në komunën e Prizrenit ekziston rreziku nga vërshimi i lumenjve. Lumi i cili më së shpeshti del nga shtrati dhe shkakton përmbytje të tokave dhe shtëpive të banimit në komunën tonë është ai i Toplluhës.

Gjatësia e lumit që rrezikon të dalë nga shtrati është rreth 8 km dhe përfshin zonat nga vendi i bashkimit të lumit Toplluha me lumin e Leshanit në dalje të fshatit Mamushë në të dy anët. Kjo zonë përfshihet nga trigonometri 325 dhe mbaron në kuotën 304 ku lumi bashkohet me atë të Korishës dhe përfshin zonat në të dy anët e lumit në thellësinë deri në 300 m.

Lumi Lumëbardhi shumë rrallë del nga shtrati, pra kjo ndodh në raste ekstreme (1979) dhe zona që rrezikohet nga përmbytje, kap një gjatësi prej 50 m dhe përfshin pjesën nga ura e Vlashnjes deri te rruga Prizren- Vërmicë.

Lumi Drini i Bardhë del nga shtrati zakonisht kur ndërpritet rrjedha e ujit në digën e liqenit të Fierzës në një gjatësi prej 3-5 km dhe thellësi 20-50m, përfshin zona të fshatrave Vërmicë e Dobrusht dhe një pjesë të fshatit Gjonaj e Krajk
Zona tjetër që rrezikohet nga Drini i Bardhë është ajo që përfshin pjesën ku derdhet lumi Toplluha në Dri të Bardhë në një gjatësi prej 3 km, po ashtu gjatësia e lumit prej 3 km dhe thellësi 400 m që kalon afër fshatit Romajë.

Sfidat:

1. Mbrojtja e tokës bujqësore
2. mbrojtja e pyjeve
3. mbrojtja e biodiversitetit
4. mbrojtja e lumenjve nga ndotja
5. menaxhimi më i mirë i mbeturinave
6. trajtimi i ujërave të zeza
7. mbrojtja e ajrit nga ndotja
8. mbrojtja e trashëgimisë kulturore
9. mbrojtja nga erozioni
10. mbrojtja nga vërshimet

## ZHVILLIMI EKONOMIK

### Gjendja ekzistuese ekonomike e Prizrenit

Zhvillimi ekonomik i qytetit të Prizrenit gjatë këtyre viteve ka pasur anët pozitive dhe negative. Sa i përket anëve pozitive të mbështetjes institucionale mund të përmendet:

- Vazhdimi i procesit të privatizimit të ndërmarrjeve shoqërore
- Inicimi i hartimit të Vizionit dhe Strategjisë Zhvillimore në përgjithësi dhe qytetit të Prizrenit në veçanti.

Edhe pse në mungesë të të dhënave të sakta statistikore,të dhënat tregojnë se gjatë vitit 2005 nuk ka pasur rritje ekonomike. Në fakt, shkalla e të hyrave, punësimi dhe varfëria nuk kanë treguar përmirësime. Ndryshimet e bëra që nga viti 1999 nuk na bëjnë të kënaqur por megjithatë edhe një element shtesë në shtytjen e zhvillimit ekonomik do të jetë zgjidhja e statusit të Kosovës. Kjo do të mundësojë tërheqjen më të madhe të investimeve të huaja direke, kyçjen në institucionet ndërkombëtare financiare dhe ekonomike.

| Numri i bizneseve në Prizren | | | | |
|---|---|---|---|---|
| BiznLloji | Gjithesej biznese | Te vogela-deri ne 10 pn | Te mesme- 10 - 50 pn | Të medha mbi 50 pn |
| Biznes individual | 7036 | 7005 | 30 | 1 |
| Ortakëria e përgjithshme | 236 | 230 | 5 | 1 |
| Ortakëri e kufizuar | 5 | 5 | 0 | 0 |
| Shoqëri me përgjegjësi të kufizuara | 141 | 109 | 29 | 3 |
| Shoqëri aksionare | 4 | 4 | 0 | 0 |
| Ndërmarrje shoqërore | 2 | 0 | 1 | 1 |
| Ndërmarrje publike | 2 | 0 | 0 | 2 |
| Kooperativa bujqësore | 5 | 3 | 2 | 0 |
| Gjithsej biznese | 7431 | 7356 | 67 | 8 |

Prej të gjitha bizneseve që ekzistojnë në komunën e Prizrenit, numrin më të madh të tyre e kanë ndërmarrjet e
vogla ku janë rreth 7356 apo 99% të bizneseve, ndërmarrjet e mesme janë pjesëmarrëse me 67 apo 0.0090%, ndërsa
Ndërmarrje të mëdha është një numër i vogël sosh , 8 apo shprehur në përqindje 0.001%



## PROCESI I PRIVATIZIMIT

Procesi i privatizimit në komunën tonë si në gjithë Kosovën po shkon ngadalë ku po aplikohen dy metodat e privatizimit, ajo e spin-offit special dhe ajo e likuidimit vullnetar.Si rezultat i privatizimit të ndërmarrjeve shoqërore nga ana e Agjencisë Kosovare të Mirëbesimit sot kemi 15 ndërmarrje që janë të privatizuar në komunën tonë, 1 është në tenderim, ndërsa edhe 25 ndërmarrje tjera presin që në raundet tjera të privatizohen. Ndërmarrjet shoqërore që janë privatizuar deri më tani në komunën tonë janë: Farmakos (vala 2), NBGL "Ramiz Sadiku" (vala 3), Printeks-Zhur dhe Reçan (vala 5), Liria (vala 6), NIN "Ramiz Sadiku" (vala 7), Komuna (vala 8), fabrika kryesore e Printeksit (vala 9), Liria, Theranda (vala 10), Liria (vala 10), Kosovavera (vala 12), Flamme-ing (vala 12), Famipa (vala 13), Aromatik (vala 13), Stacioni Veterinar (vala 14), Liria (vala 16).

| KTA Ref | Emri I NSH | Komuna | Numri I NeëCo | Vala | Inf per valen | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | Teresisht | Parcialisht |
| PRZ025 | Termosistem / FITO | Rahovec | 1 | 2 | X | |
| PRZ026 | Farmakos / I.F.K. Farmakos | Prizren | 3 | 2 | | X |
| PRZ029 | Kosova Prizren / NBGL "Ramiz Sadiku" / Printing House | Prizren | 4 | 3 | X | |
| PRZ004 | IMBB Silosi Xerxe | Rahovec | 3 | 4 | X | |
| PRZ013 | Tehnoremont/Ekoplast | Rahovec | 1 | 4 | X | |
| PRZ014 | Ballkan / I.G.K Ballkan | Suhareke | 1 | 4 | | X |
| PRZ032 | Drateks /Shartex | Dragash | 1 | 4 | | X |
| PRZ036 | Printeks (Zhur & Rexan) | Prizren | 2 | 5 | | X |
| PRZ014 | Ballkan / I.G.K Ballkan Restaurant | Suhareke | 1 | 5 | | X |
| PRZ005 | Schëeppes / PIP "Suva Reka" | Suhareke | 1 | 6 | X | |
| PRZ041 | Liria - | Prizren | 2 | 6 | | X |
| PRZ011 | NBI Rahoveci / PIRO "Orahovac" | Rahovec | 3 | 8 | | X |
| PRZ017 | Ramiz Sadiku / NIN "Ramiz Sadiku" | Prizren | 1 | 7 | | X |
| PRZ012 | 18 Nentori / 18 November | Rahovec | 3 | 8 | X | |
| PRZ035 | Komuna | Prizren | 2 | 8 | | X |
| PRZ036 | Printeks - Main Factory | Prizren | 1 | 9 | X | |
| PRZ041 | Liria - | Prizren | 1 | 9 | | X |
| PRZ039 | Theranda | Prizren | 3 | 10 | | X |
| PRZ041 | Liria - | Prizren | 1 | 10 | | X |
| PRZ002 | Kosovavera | Prizren | 1 | 12 | X | |
| PRZ028 | Flamme-ing / Metalac / 1 Maji | Prizren | 1 | 12 | X | |
| PRZ024 | Famipa | Prizren | 1 | 13 | X | |
| PRZ049 | Aromatik /N.D. Aromatik | Prizren | 1 | 13 | X | |
| PRZ061 | Vet Station | Prizren | 1 | 14 | X | |
| PRZ046 | Kosovatrans | Prizren (branches in | 1 | | | |

| | | ML, SR, RH & DG) | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| PRZ014 | Ballkan / Hotel Ballkan | Suhareke | 1 | 16 | X | |
| PRZ041 | Liria | Prizren | 1 | 16 | | X |
| PRZ039 | Theranda Shaderëan | Prizren | 1 | 16 | | |
| PRZ020 | 1 Maji | Rahovec | 2 | 17 | | X |
| PRZ042 | Prizren-Market / Prima | Prizren | 1 | 18 | | |
| PRZ041 | Liria | Prizren | 2 | 18 | | |
| PRZ034 | IFS Progres | Prizren | 2 | 18 | | |
| PRZ062 | Vet Station | Rahovec | 1 | 18 | | |
| PRZ038 | Dardania / Prizreni Hotel / Putnik Kosmet | Prizren | 1 | 18 | | |
| PRZ063 | Vet Station | Suhareke | 1 | 19 | | |
| PRZ007 | Sharrprodhimi | Dragash | 1 | 19 | | |
| PRZ006 | NBI Suhareka / PIP "Suva Reka" | Suhareke | 1 | 19 | | |
| PRZ048 | Transporti | Prizren | 1 | 19 | | |
| PRZ038 | Dardania / Prizreni Hotel / Putnik Kosmet | Prizren | 1 | 19 | | |
| PRZ038 | Dardania / Prizreni Hotel / Putnik Kosmet | Prizren | 1 | 19 | | |
| PRZ059 | Kooperimi | Suhareke | (3) | 19 | | |
| PRZ022 | Ndërmarrja e Pyjeve / NSH Ekonomia Pyjore (Prizren) - Forest Economy | Prizren | | 20 | | |
| PRZ021 | Ekonomia Pyjore (Dragash) - Forest Economy | Dragash | | 20 | | |
| PRZ043 | Zhupa Reçan Prizren | Prizren | | 20 | | |
| PRZ044 | Podrimja | Rahovec | | 20 | | |
| PRZ050 | Prizren coop / K Bujqesore Prizren Coop Exp-Imp | Prizren | | 20 | | |
| PRZ009 | Lavërtaria | Prizren | | 20 | | |
| PRZ020 | 1 Maji | Rahovec | 2 | TBD | | |
| PRZ040 | Duhani | Prizren | | TBD | | |
| PRZ059 | Kooperimi | Suhareke | | TBD | | |
| PRZ045 | 25 Maji | Suhareke | | TBD | | |
| PRZ003 | Progres Slaughterhouse / KBI Progres-Export Fructus | Prizren | | TBD | | |
| PRZ053 | F.K. Nerezina | Suhareke | | TBD | | |
| PRZ015 | Elan | Prizren | 1 | TBD | | |
| PRZ008 | NB Mirusha | Malisheve | 2 | TBD | | |
| PRZ057 | SH.A.M.ILIRI | Rahovec | 1 | TBD | | |
| PRZ037 | Koritniku / Hotel Shar-Trade | Dragash | 2 | TBD | | |
| PRZ018 | Unimont / Universal | Prizren | 1 | TBD | | |
| PRZ031 | Remont / "PE-Remont Servis" | Prizren | 1 | TBD | | |
| PRZ019 | Zdrukthëtaria | Prizren | | TBD | | |
| PRZ001 | Industria ushqimore | Prizren | | TBD | | |
| PRZ033 | Artizanati / Domaqa Radinost | Prizren | | TBD | | |
| PRZ047 | Prizren Trans | Prizren | | L | | |
| PRZ027 | Filigran | Prizren | 1 | L | | |
| PRZ042 | Prizren-Market / Prima | Prizren | | L | | |
| PRZ055 | NISHQ Banesa | Prizren | | L | | |

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| PRZ052 | Lidhja e vozitësve | Prizren | 1 | L | | |
| PRZ010 | Vreshtaria | Prizren | 1 | L | | |
| PRZ051 | N.SH.Auto Moto | Prizren | | L | | |
| PRZ056 | SHAM Semafor / Auto Moto Semafor | Prizren | | L | | |
| PRZ023 | N.P. Suharekë - Forest Economy | Suhareke | | TBD | | |
| PRZ058 | Ekonomia Pyjore (Malisheve).- Forest Economy | Malisheve | | TBD | | |
| PRZ064 | Ekonomia Pyjore (Rahovec).- Forest Economy | Rahovec | | TBD | | |

Të tenderuara

Të privatizuara

## INDUSTRIA

### Pasqyra

Para vitit 1999, industria ka qenë funksioni më i rëndësishëm ekonomik për zhvillimin e komunës së Prizrenit. Ajo ka qenë e përfaqësuar nga shumë degë si, industria ushqimore e bazuar në prodhimet bujqësore dhe blegtorale, industria tekstile, farmaceutike, prodhimi i këpucëve, prodhimi i duhanit, industria grafike librare (shtypshkronjat), industria e prodhimeve metalike dhe ndërtimtaria. Këto degë të ndryshme të industrisë në vitin 1982 kanë pasur të punësuar gjithsej 8762 punëtorë, që përbënte rreth 5 0.69% të numrit të përgjithshëm të të punësuarve në atë kohë. Vlera e prodhimtarisë industriale e shprehur në dinarë jugosllav ka qenë 7,197.052.00 dinarë, ose 52.1% të të ardhurave të përgjithshme të Komunës. Numri i përgjithshëm i ndërmarrjeve shoqërore industriale dhe kooperativave ne komunën e Prizrenit ka qenë 44. Sot shumica e këtyre janë në fazën e procesit të privatizimit, ku një pjesë e tyre u është ndryshuar destininimi i veprimtarisë së mëhershme, çka do të thotë se ndërmarrjet e privatizuara janë të angazhuar në aktivitete tjera Ndërmarrjet shoqërore më të rëndësishmet kanë qenë 12:1. Ish Kombinati Bujqësor e Industriale-Eksporti, i përbërë nga 11 organizata themelore të punës së bashkuar:

Industria - konservimi i frutave e i perimeve dhe prodhimet e qumështit dhe të mishit, Vera Kosova dhe Vreshtaria - kultivimi i vreshtave dhe prodhimi i verës dhe pijeve alkoolike. Lavërtaria -prodhimi i drithërave; Serrat - prodhimet e hershme perimesh si dhe organizatat: Blegtoria Kooperimi, Zdrukthëtaria, Tregtia, Remont-Servisi dhe Transporti që kryenin funksione të ndryshme si furnizimi me lëndë të parë, mirëmbajtja e vreshtave. serrave dhe fermave të gjedhit, remont-serviset, lidhja e kontratave me kooperativistët (fermerët privatë), transporti dhe tregtimi i prodhimeve të ndryshme bujqësore e blegtorale.

1. IFK Farmakosi-prodhimi i bamave;
2. NPT Komuna-prodhimi i këpucëve;
3. NPM Famipa-prodhimi i veglave të kuzhinës, bizhuteri dhe elektrokontakte;
4. IT Printeks- fije pambuku, pëlhurë tekstile, konfeksione etj.
5. SHKP Fliamme-Ing - prodhim makinerish për përpunim metalesh;
6. NGLB "Kosova"- shtypshkronja dhe prodhimin e ambalazhit industrial;
7. NN "Elani"- ndërtim objektesh industriale e banesash;
8. NN "Unimonti"-ndërtim rrugësh, urash, kanalizime;
9. NN "Ramiz Sadiku"-ndërtim objektesh banimi;
10. NPT "Filigrani"-përpunimi i argjendit për zbukurime;
11. IFS Progres-fijet sintetike.

### 1. Fabrika e Prodhimeve Farmaceutike e Kimike "Farmakosi"

Kjo fabrikë është themeluar në vitin 1963 duke filluar aktivitetin e saj si një stacion të grumbullimit të bimëve mjekësore në përpunimin e tyre me pesë punëtorë. Disa vite më vonë e zgjeroi aktivitetin e saj me prodhimin e medikamenteve të ndryshme mjekësore (50 lloje), artikujve farmaceutikë dhe ato të higjienës personale, si shampone, sapun, pastë dhëmbësh, etj. Numri maksimal i punëtorëve të fabrikës ka arritur në 300, gjatë vitit. Infrastruktura e Farmakosit përbëhet nga linja e prodhimit të medikamenteve dhe artikujve farmaceutikë dhe dv objekte si Austria house dhe Blue Building /ose objekti i destinuar për prodhimin e ajrave. Këto dy objekte që u ndërtuan në fund të viteve 90 por nuk arritën të vihen në shfrytëzim nga FARMAKOSI për shkak të luftës së vitit 1999. Pas luftës, godina Blue Building u përdor si zyrë e policisë së UNMIK-ut. Pasi u bënë disa investime për përmirësimin e kushteve higjienike dhe teknologjisë së prodhimit, Farmakosi rifilloi të punojë në mars të vitit 2001 me statusin që kishte ndërmarrje shoqërore. Numri i punëtorëve në këtë vit ishte 165 dhe 20 në asistencë sociale. Të dhënat për këto ndërmarrje janë marrë nga intervistat bërë me përgjegjësit e ndërmarrjeve gjatë muajit mars 2004. Kapaciteti i përgjithshëm prodhues i fabrikës sot është 5.113 milionë euro. Gjatë vitit 2002 Farmakosi ka pasur një qarkullim vjetor prej 500.000 euro, nga shitja e artikujve të vet në tregun e brendshëm të Kosovës dhe Maqedoni (50.000 euro). Më 19 gusht 2003 kjo ndërmarrje u privatizua sipas procedurës së AKM (KTA) shitje me ankand. Pronarët e rinj të saj janë ish stafi drejtues (aksionarët e ndërmarrjes), ndërsa 147 punëtorë te saj kanë të drejtë të marrin 20% të fitimeve nga shitja e aseteve të ndërmarrjes. Asetet e Farmakosit u vlerësuan me shumën prej 2,311,250 euro. Gjithashtu objekti tjetër i fabrikës, e ashtuquajtura Austria House është blerë nga firma private Viktoria Invest, që do e përdorë për qëllime të tjera të saj. Ndërmarrje e re private në Farmakos ka në plan të investojë në disa faza 9-12 milionë euro për modernizimin e teknologjisë, zgjerimin e kapaciteteve si dhe futjen e prodhimeve të reja serumet për infuzion dhe ampulat të cilat sot importohen. Në Farmakos planifikon gjithashtu që të zgjerojë tregjet e saj jashtë Kosovës në vendet e rajonit dhe Evropë.

**2. Fabrika e prodhimit të këpucëve "Komuna"**

Ka qenë ndërmarrja e parë industriale zejtare në Prizren. U themelua në vitin 1947 si kooperativë e 7 këpucëtarëve me emrin "Ardhmëria" që prodhonin 6-7 palë këpucë në ditë, në vitin 1950 numri i të punësuarve arrin në 50 dhe prodhimi u shtua në 50 këpucë në ditë dhe kështu nga viti në vit kjo kooperativë shënoi rritje të sasisë dhe llojeve të prodhimeve dhe numrit të punëtorëve deri në 1500. Në fund të vitit 1985 sasia e tërësishme e artikujve të prodhuar nga Komuna në atë kohë ka qenë rreth 1.9 milionë copë çizme PVC, këpucë sportive, patika espadrilat, puma si dhe këpucë klasike me lëkurë ose PVC. Kjo fabrikë i tregtonte prodhimet e saja në Kosovë dhe ish republikat jugosllave, në Bullgari dhe në ish-Bashkimin Sovietik. Me avancimin e teknologjisë së prodhimit, Komuna bëri të mundur që të eksportojë këpucë edhe në vendet e Evropës perëndimore si, Holandë, Danimarkë, Suedi, Zvicër. Austri. Në vitin 1985 fabrika kishte 54 dyqanet e veta në Kosovë dhe ish-republikat jugosllave. Në vitin 1993. me futjen e masava të dhunshme të qeverisë serbe, prodhimi i kësaj fabrike u reduktua shumë dhe si rezultat edhe numri i punëtorëve u zvogëlua. Ndër pronat e saja fabrika ka: Fabrikën bazë në Prizren me 2 ndërtesa me mbi 15,000 m2, duke përfshirë edhe zyrat. Repartin punues në Klinë dhe në Zym të Hasit, si dhe 20 shitore në pronësi të saj prej të cilave 1 në Bosnjë, 7 në Serbi dhe 12 në Kosovë. Makinat e ndërmarrjes janë të amortizuara, ndërsa makineria për prodhimin e kallëpeve PVC nuk përdoret fare, ngase e njëjta teknologji ka dalë nga përdorimi i gjerë. Sot në vend të saj (PVC) përdoret Puletani. Pas luftës së vitit 1999, Komuna vazhdoi prodhimin me 10% të kapaciteteve me prodhim prej rreth 200 palë këpucësh në ditë. Sot kjo ndërmarrje është e privatizuar parcialisht nga ana e AKM-së, dhe janë formuar dy kompani të reja.

**3. Fabrika e prodhimeve metalike dhe plastike "Famipa"**

Kjo ndërmarrje ka filluar punën në vitin 1948 si kooperativë e zejtarëve - thikapunues me emrin Vëllazërim-Bashkim. Me zgjerimin e kapaciteteve të prodhimit, në vitin 1960 kjo kooperativë u shndërrua në ndërmarrje industriale që u regjistrua me emrin e lartpërmendur. Në vitin 1968, kjo ndërmarrje integrohet me fabrikën "Interplast" me seli në Beograd dhe si organizatë e pavarur "Famipa". Në vitin 1973 shkëputet nga Interplasti dhe filloi të veprojë si shoqëri aksionare (51% Trepça dhe 39% Famipa dhe 10% Fondi për Zhvillimin e Serbisë ) së bashku me Kombinatin Xehetar-Metalurgjik-Kimik të plumbit e zingut "Trepça" me seli në Mitrovicë. Ky kombinat furnizonte fabrikën "Famipa" me lëndë të para. Në vitin 1995, Qeveria Serbe i hoqi Famipës të drejtën e saj si subjekt juridik dhe e detyroi të bashkohej në mënyrë të dhunshme me statusin e një njësie prodhuese të Trepçës. Infrastruktura e Famipës përbëhej nga 3 ha 0.5 ar tokë, pesë linja prodhimi i thikave ii) përpunimi i argjendit iii) elektrokontakteve iv) stolitë, v) pajisjet hidrosanitare, si dhe reparti për mirëmbajtjen. Kapaciteti vjetor i Famipës ka qenë rreth 151,320 kg në ditë. Në vitin 1982 Famipa kishte 465 punëtorë. Prodhimet e saj ishin të cilësisë së lartë dhe gjenin tregje edhe jashtë Kosovës si në SHBA, Kanada, Britaninë e Madhe, Gjermaninë Federale, Austri, Greqi, Çekosllovaki dhe në disa shtete arabe. Gjatë bombardimeve të NATO-s, kjo fabrikë pësoi dëme të mëdha vlerësuar: infrastruktura rreth 1.8 milion euro, si vjedhje prodhimesh të gatshme rreth

320.966 euro. Deri me sot nuk ka pasur asnjë asistencë të huaj për këtë fabrikë. Duke qenë se Trepça nuk punon, pas luftës Famipa e eksporton lëndën e parë jashtë si në Maqedoni, Turqi dhe në disa ish republikat jugosllave. Kjo ndërmarrje është privatizuar tërësisht në valën e 13 të privatizimit.

### 4. Industria e tekstilit "Printeks"

Kjo industri ka qenë me rëndësi për Prizrenin ngase ka pasur të punësuar një numër të madh punëtorësh që arriti në në 2190 (viti 1983), nga ata, shumica ishin femra. Në vitin 1992, edhe në Printeks u aplikuan masat e dhunshme të qeverisë serbe duke e shndërruar ndërmarrjen në shoqatë aksionare me ndarje të kapitalit: 51% Fondi i Zhvillimit i Serbisë, 16% punëtorët e saj dhe 33% aksionarë të tjerë. Numri i të punësuarve gjatë viteve 1992-1999 ra në rreth 700-800 punëtorë dhe fabrika i uli kapacitet e saj prodhuese. Pas luftës, ndërmarrja filloi nga puna në 29.10.2000 me të gjitha njësitë e saj, si: Reparti i tjerrjes së pambukut, vektarisë (thurja e pëlhurave), metratazhit, konfeksioneve dhe repartet e shërbimeve ndihmëse. Një pjesë e këtyre objekteve u morën në përdorim nga KFOR-i Turk (objekti i tjerrjeve), UNMIK (ndërtesa e administratës) dhe Shërbimi Policor i Kosovës (pjesa montazh e repartit te tjerrjes). Prodhimi vjetor para luftës ka qenë 1600 tonë fije pambuku. 4.5 milionë metra pëlhurë. Sot, prodhimi është reduktuar në 70 tonë fije pambuku. 13 tonë material sanitarë, 350.000 copë konfeksione dhe 500.000 metra pëlhurë. Shfrytëzohen vetëm 10-15% e kapaciteteve prodhuese të reparteve prodhuese të Printeksit. Qarkullimi vjetor i prodhimit për vitin 2003 ka qenë 766.937 euro. Gjatë vitit 2004, pritet një rënie e mëtejshme e prodhimit, mbase, ka vështirësi në shitje. Tregu i brendshëm i Kosovës është i mbushur me prodhime tekstilesh të importuara nga jashtë, që kanë çmime konkurruese. Investime të deritanishme janë bërë nga vetë Printeksi me anë të marrjes së kredive nga Banka e Re e Kosovës, që kapin një shumë të përgjithshme prej 165.000 eurosh. Tani kjo ndërmarrje është e privatizuar (vala e pestë), ku nga kjo ndërmarrje janë formuar dy.

### 5. Industria e fijeve sintetike "Progres"

Prodhim i filamenteve sintetike dhe gomës teknike. Kjo fabrikë filloi prodhimin e filamenteve sintetike në vitin 1968. Kapaciteti i fabrikës ishte në atë kohë 2360 tonë për filamentet e tekstilit dhe teknike të gomës. Më vonë fabrika zgjeroi prodhimin me filamentet e poliesterit (PES) dhe poliamidit (PA). Prodhimet e saja ishin cilësore dhe kanë furnizuar tregun e brendshëm në Kosovë, kryesisht fabrikën "Ballkani" në Suharekë. Fabrika është e vendosur në zonën perëndimore industriale të qytetit dhe zë një sipërfaqe prej 15 ha. Progresi ka në pronësi gjithsej 15 objekte prodhimi, depozitimi dhe shërbyese. Pas luftës, kjo fabrikë pushoi nga prodhimi ngase në lokalet e saj u vendos KFOR Gjerman. Ka pasur të punësuar rreth 2500 punëtorë deri në vitin 1982. Sot ka punësuar vetëm 53 punëtorë që përkujdesen për sigurimin dhe mirëmbajtjen e objekteve. Të ardhurat e vetme që ka, janë qiratë e disa objekteve (depo), që u janë lëshuar me qira disa subjekteve ekonomike. Është në pritje të fillimit të procesit të privatizimit, që menaxhohet nga AKM-ja.

### 6. Industria e Prodhimeve Metalike dhe të Montazhit "FLAAME-ing"

Kjo organizatë u themelua në vitin 1946 si kooperativë zejtare metalike-instaluese me 50 punëtorë. Veprimtaria kryesore e asaj kohe ishte axhustim dhe përpunim teneqeje. Në vitin 1955 veprimtaria e saj u zgjerua me prodhimet dhe instalimet e konstruksioneve metalike industriale dhe serrave, llamarinën e zezë e të zinguar për ndërtim, kazanë për derivatet e naftës, enën presion, kaldajat industriale, rrufepritësit, etj. Gjithashtu kjo fabrikë merrej edhe me instalimet e aparaturave të ngrohjes qendrore (industriale dhe banesore), klimatizimit me ftohje, transformatorëve elektrikë, instalimin e rrjetit të ujësjellësve etj. Statusi dhe emërtimi i saj ka ndërruar disa herë gjatë viteve 70 dhe 80- ta. Në vitin 1989, duke tentuar që të depërtojë në tregun e jashtëm ndërkombëtar u riorganizua në formën e shoqërisë me përgjegjësi të përzier (sh.p.k) me emrin "Flamme" Pas luftës, në qershor të 1999-s, ndërmarrja u regjistrua nga UNMIK-u si ndërmarrje shoqërore me emrin "Flamme-Ing". Ndërmarrja ka repartin kryesor të prodhimit që zë një sipërfaqe prej 7680 $m^2$ dhe objektet ndihmëse në sipërfaqe të hapur prej 1830 $m^2$ . Në vitin 1982 ndërmarrja kishte 458 punëtorë. Pas luftës kapaciteti prodhues është reduktuar në prodhimin e rezervuarëve për derivatet e naftës, shtylla metalike për ndriçim, kontejnerë për mbeturina, rezervuarë uji për nxehje qendrore, etj. Tregu i kësaj ndërmarrjeje është i brendshëm, punon në bazë të porosive kryesisht nga klientët privatë dhe disa subjekte ekonomike. Asetet e saj janë vlerësuar me shumën prej 4.122.000 euro. Kapaciteti i përgjithshëm prodhues është 2620 tonë në vit. Lënda e parë - çeliku, importohet nga Maqedonia, Turqia dhe Gjermania. Flaame-Ing tash është privatizuar në valën e 12 nga anë e AKM-së

### 7. Ndërmarrja Grafike Librare Botuese " Kosova"

Ndërmarrja Grafike Librare Botuese Kosova (ish-Ramiz Sadiku) është themeluar në vitin 1945. Në kuadër të vet ka:

1.Shërbimet Prodhimin e ambalazhit, kutive transportuese

2. Përgatitjen dhe shtypin e librave, teksteve shkollore, formularëve, fletoreve dhe pllakateve të formateve të ndryshme. Ndërmarrja posedon objektin e vjetër ku sallat e prodhimit së bashku me zyrat kanë rreth 3600 m2. Njësitë punuese (prodhimtaria) të fabrikës janë të përbëra prej Kabinetit ofset të shtypit, Tipo shtypit, Tipo shtypit, Sito shtypit, Përgatitja e ofsetit, Libërlidhja, Kartonazha si dhe Konfeksioni i plastikës. Objekti i ri i ndërmarrjes ka hallën e prodhimit 2500 m2 dhe rreth 37 zyra. Në këtë njësi fabrika nuk ka kurrfarë makinerie të vendosur. Në të kaluarën kjo ndërmarrje ka pasur të punësuar 355 punëtorë (më 1989) dhe puna e saj ka qenë e lidhur ngushtë me industritë tjera në Kosovë. Ndër shërbimet tjera kjo fabrikë ka bërë shtypin e të gjitha teksteve shkollore të Entit për Tekste dhe Mjete Mësimore të Kosovës. Mirëpo pas luftës, enti këtë punë ia ka ofruar ndërmarrjeve private. Kjo ndërmarrje është privatizuar në valën e shtatë të privatizimit dhe vazhdon aktivitetin me po atë veprimtari që e kishte para privatizimit.

8. Ndërmarrja Ndërtimore “Elani”-ndërtim objektesh industriale e banesash. Ndërmarrja “Elan” – në Prizren u themelua në vitin 1974 si njësia e tretë e ndërmarrjes “Universal” (dy njësitë e tjera ishin “Unimonti” dhe “Higjiena”). Në vitin 1981 Elani kalon në ndërmarrje më vete duke marrë 310 punëtorë të ndërmarrjes “Metallaci” e cila falimentoi. Elani mori në pronësi të vet hapësirën prej 2 ha dhe 173 $m^2$ dhe në shfrytëzim 1 ha 34 ari 25 $m^2$, si dhe posedon fabrikën për prodhimin e betonit. Aktiviteti i saj kryesor ka qenë dhe është sot ndërtimi i i objekteve banesore apo industriale. Dëmet e shkaktuar nga lufta e vitit 1999 janë vlerësuar me rreth 204.000 euro. Menjëherë pas luftës disa nga lokalet e saj u morën në shfrytëzim nga KFOR-i Gjerman. Punojnë dy linja, ajo e elementeve të betonit dhe çelikut për ndërtime. Kapaciteti i prodhimit të këtyre dy linjave është rreth 200.000 euro secila. Qarkullimi vjetor monetar i Elanit është rreth 1 milion euro. Ka pasur shumë kontrata për ndërtime, për momentin po ndërton kompleksin e banimit në Ortakoll, paralagje e qytetit të Prizrenit. Ndërsa në vitin 1991, ndërmarrja “Elan” kishte të punësuar rreth 1100 punëtorë. Kjo ndërmarrje ende nuk është privatizuar.

### 9. Shoqata Aksionare “Unimonti”



Kjo ndërmarrje është formuar në vitin 1976 dhe në kuadër të saj ka këto njësi punuese: Shërbimin e Përbashkët, Operativën, Industrinë dhe Parkun e Makinerisë. Sot ndërmarrja ka 190 punëtorë në listë. Shoqëria i ka zyrat në Prizren ku kanë hapësirë prej rreth 350 m2, ndërsa prodhimi është i vendosur në Krushë të Vogël ku gjendet reparacioni, baza e asfaltit, baza e betonit, si dhe fabrika për prodhimin e konstruksioneve të betonit të elementeve për infrastrukturë si dhe gypave të betonit. Parku i automjeteve gjendet në Prizren dhe në posedim kanë komplet garniturën për asfaltim si dhe transportues horizontalë dhe vertikalë (autovinç). Njësia e asfaltimit punon që nga viti 1976 pandërprerë, ndërsa me konstruksione ndërmarrja ka startuar që nga viti 1984 me ndërtime të objekteve bujqësore dhe industriale. Kjo ndërmarrje është në proces të privatizimit.Kjo ndërmarrje në veprimtarinë e saj ka këto prodhime:

- separimi dhe larja e zallit natyral me kapacitet 125 m3 h
- thyerja grimcimi i gurit (llauf) me gurthyes të kapacitetit 80 m3 h (i destinuar për prodhimin e asfaltit)
- prodhimi i gypave të betonit F 100 F 1500 me kapacitet 10 cop0 h
- prodhimi i produkteve nga betoni si: blloqe të betonit, gur anësoi rigola , gur anësorë për kopshte, kube të betonit të profileve të ndryshme, elemente për kufizimin e gardheve etj, me

kapacitet 100 copë
- prodhimi i asfaltit me kapacitet 45 t h
- prodhimi i konstruksioneve të betonit, AB konstruksionet për objekte industriale dhe ferma, si dhe programin e objekteve individuale për banim
- përpunimi i elik betonit , dhe
- laboratorin për kontrollin e materialit: betonit, asfaltit dhe prodhimeve tjera

### 10. NIP "Ramiz Sadiku"

Ndërmarrja Industriale Prodhuese "Ramiz Sadiku" është formuar në vitin 1983 me bashkimin e dy ndërmarrjeve dhe të njësisë transportuese të Prishtinës. Momentalisht kjo ndërmarrje ka 350 punëtorë në evidencë, prej këtyre punojnë vetëm 42 punëtorë kryesisht punëtorë të sigurimit të objekteve dhe të stafit administrativ. Ndërmarrja ka në posedim 396 m2 të zyrave, të cilat janë në ndërtim e sipër, si dhe fabrikën e re *të b*lloqeve giter në Landovicë. Fabrika e blloqeve giter, ka kapacitet prej 450.000 copë blloqe në muaj Giter 5 (G5). Kjo fabrikë nuk punon përkundër faktit që makineria e saj është në gjendje të rregullt. Për fillimin e punës nevojiten investime fillestare prej 150.000€ së bashku me lëndën djegëse për 1 muaj. Fabrika e vjetër të tullave në Landovicë, ka kapacitet të prodhimit prej 5.000.000 tullash të plota njëshe (1) në vit. Kjo fabrikë është dhënë me qira. Fabrika e blloqeve të betonit në Landovicë ka kapacitet të prodhimit prej 6.000 copë blloqesh të dimensioneve të ndryshme në ditë. Kjo fabrikë është dhënë me qira. Separacionin në Krajk, buzë Drinit të Bardhë, me kapacitet prodhues prej 30 m3 në orë zall të fraksioneve të ndryshëm. Kjo ndërmarrje është privatizuar parcialisht në valën e shtatë të privatizimit.

### 11. Shoqata Aksionare "Fiigrani"



Prodhime artizanale dhe stolitë prej arit dhe argjendit. Prizreni ka traditë të gjatë të punimeve artizanale nga argjendi që nga mesjeta e hershme. Kjo traditë është përcjellë dhe është ruajtur me xhelozi brez pas brezi dhe ende sot e kësaj dite kultivohet në Prizren. Përkundër revolucionit industrial dhe gamës së gjerë të stolive të punuara me teknologji moderne, kjo veprimtari edhe sot e kësaj dite i ka rezistuar tërë sfidave të kohës dhe prodhimet e saj janë të kërkuara jo vetëm në Kosovë por edhe në Amerikë, Evropë dhe kohëve të fundit në Azi. Filigrani është themeluar në vitin 1947 me bashkimin e 3 5 mjeshtërve, ndërsa më 1999 veprat artizanale prodhoheshin nga 60 ml mjeshër të rangut profesional për punë dore me ari dhe argjend.

Për momentin ndërmarrja i ka në listë 65 punëtorë prej të cilëve punojnë vetëm 22, kjo për shkak të mbylljes së tregut. Tregu ku plasoheshin kryesisht prodhimet e Filigranit është zona turistike e bregdetit të Kroacisë. Sot prodhimet e Filigranit nuk kanë qasje në këtë treg për shkak të pengesave administrative. Ndërmarrja nuk është në listë të ngushtë për privatizim por menaxhmenti i ndërmarrjes është i përgatitur dhe pret privatizim më të shpejtë të ndërmarrjes.

## AKTIVITETET EKONOMIKE PRIVATE (BIZNESET)

### Zejtaria dhe Tregtia

### Pasqyra

Konteksti historik Pozita gjeografike e vendndodhjes së Prizrenit është shumë e përshtatshme në kontekstin ndërkombëtar, mbasi në territorin e tij kalojnë rrugët kryesore që mundësojnë lidhjen me vendet fqinje të Ballkanit Jugperëndimor, si: Shqipërinë, Malin e Zi dhe Maqedoninë dhe lidhin Evropën Veriore dhe Qendrore me atë Jugore, Jug-Perëndimore dhe Lindjen e Mesme. Falë pozitës së volitshme gjeografike gjatë mesjetës, Prizreni ishte një qytet shumë i rëndësishëm për sa i përket tregtisë dhe prodhimit zejtar. Nëpër këtë qytet kalonin tregtarë nga Evropa për në Lindjen e Afërme. Gjatë periudhës së sundimit të perandorisë Otomane, qyteti mori edhe më shumë rëndësi jo vetëm nga pikëpamja ekonomike, por administrativo-politike e strategjike. Prizreni ka pasur zejtarinë dhe tregtinë si funksionet e tij më të rëndësishme për sigurimin e vitalitetit ekonomik të tij. Mendohet që në Prizren në shekullin XVI, të jenë ushtruar 45 lloje zejesh (zanate) në sferën e përpunimit të metaleve, prodhimin e artikujve ushqimorë, tekstile, drurit, përpunimi i lëkurës, ndërtimtari, përpunimi i argjilës e të tjera.Tradita e vjetër e zejeve të ndryshme ndikoi edhe në shtimin e numrit të dyqaneve. Nga fundi i shekullit XIX (rreth vitit 1885), në këtë qytet kanë ekzistuar rreth 1500 dyqane. Pra, këto tradita të lashta zejtare dhe tregtare u trashëguan dhe zhvilluan me tej në shekuj, dhe kanë qenë ndër bartësit më të rëndësishme për lindjen dhe zhvillimin e degëve të ndryshme të industrive përpunuese të bazuara në prodhimet bujqësore, blegtorale, minerale. etj. që morën zhvillim të hovshëm, sidomos gjatë viteve 1948- 1990, në periudhën e krijimit të kooperativave të zejtarëve të sistemit socialist, si dhe transformimit të tyre më vonë në fabrika apo kombinate gjigante industriale. Në vitet e 90-ta, me largimin nga ndërmarrjet shoqërore dhe administrata shtetërore të mijërave kosovarëve, filloi zhvillimi i sektorit privat dhe shumica e aktiviteteve zejtare filluan të regjistrohen si subjekte ekonomike private (mikro biznese me 1-4 punëtorë). Pas luftës së vitit 1999, të gjitha këto biznese mikro apo të vogla u regjistruan përsëri sipas rregullores së UNMIK-ut, si subjekte ekonomike apo persona juridikë privatë. Në pesë vjetët e fundit, numri i aktiviteteve të bizneseve private është dyfishuar. Prizreni është komuna e dytë në Kosovë pas Prishtinës për sa i përket numrit të përgjithshëm të bizneseve të licencuara.



Repromaterialet - Në bazë të një studimi bërë nga Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale në bashkëpunim me organizatën Botërore të Punës (TLO) për rajonin e Prizrenit me 555 subjekte prodhuese, është konstatuar se ndërmarrjet e vogla e blejnë lëndën e parë kryesisht në tregun vendor dhe një pjesë e importojnë nga jashtë. Përjashtim bën sektori i tregtisë me shumicë që kryesisht i importon ato. Blerjet lokale brenda komunave apo në rajon janë të papërfillshme.

### Biznesi joformal (ekonomia e përhimët)

Numri i subjekteve private që zhvillojnë aktivitet privat dhe që nuk janë të regjistruar në KK nuk dihet, por mendohet që të jetë me disa qindra. Këto biznese janë bizneseve që kryhen nga individë ose familje (mikro), si teneqexhinj, hidraulikë, elektricist, frizerë, rrobaqepës, këpucarë, lustraxhinj këpucësh, përgatitje ëmbëlsirash, lodraxhinj dasmash, përgatitje drekash për dasma, shitës ambulantë dhe nëpër rrugë apo tregjet lokale, etj. Këto lloj aktivitetesh kryhen kryesisht për të siguruar të ardhura për mbijetesën e familjeve (survival economy), dhe zhvillohet jashtë rrjedhjes së ekonomisë formale. Nga një anketim bërë nga Shoqata e Afaristëve të Prizrenit (në maj 2002) nëpër 55 biznese informale rezulton se qarkullimi mujor monetar është mesatarisht 1147 euro në muaj, një shumë sa për ekzistencë (familjet janë me rreth 5-7 anëtarë).

## INSTITUCIONET KREDITORE FINANCIARE DHE INVESTIMET

### Pasqyra

Sot, në Kosovë funksionojnë 7 banka me filiale e tyre të shpërndara nëpër qendrat rajonale dhe disa qytete të tjera. Këto banka janë: Pro Credit Bank, Raiffeisen Bank, Kasabank, Banka e Re e Kosovës (Banka Private e Biznesit, Banka Ekonomike) Në rajonin e Prizrenit funksionojnë 6 filiale bankash dhe dy institucione financiare jo bankare Finca dhe KEP-i. Filialet e bankave janë: Pro Credit Bank, Raiffeisen Bank,Banka private e Biznesit, Banka e Re e Kosovës, Kasabank dhe Banka Ekonomike. Më poshtë po japim një pasqyrë të shkurtër të kredive të ndryshme dhënë nga këto banka, si dhe organizatat financiare jobankare ( FINCA dhe KEP ), për subjekte të ndryshme ekonomike që ushtrojnë aktivitetet afariste dhe prodhuese në komunën e Prizrenit.

### Pro Credit Bank (PCB)

Është themeluar në Kosovë menjëherë pas luftës në prill të vitit 2000 dhe sot është një ndër huadhënësit kryesor për ndërmarrjet e vogla dhe të mesme. PCB, ka degët e veta Prishtine, Prizren, Pejë Gjakovë, Gjilan, Mitrovicë dhe Ferizaj. I tërë kapitali i Pro Credit Bankës është i jashtëm (Ku janë disa aksionarë themelues të PCB në Kosovë: Commerce Bank, IBRD, KFE, IMI, FMO. Pro Credit Bank jep këto lloje kredish: Kredi biznesi (mikro të vogla, të mesme dhe të mëdha), kredi për bujqësi, kredi për rindërtim (banim), kredi private, kredi konsumuese, kredi për vetura etj. Struktura e kredive të lëshuara, këtu dominojnë kreditë e biznesit me afro 90% të shumës së lëshuar ndaj kredive individuale (kredi për rinovim, kredi private dhe konsumuese) që marrin pjesë me afro 10% në portofolin total të lëshuar në vitin 2006.

### Raiffeisen Bank

Dega e RBKO-së në Prizren është themeluar më 20 qershor të vitin 2002. Kapitali aksionar i bankës është 100% i huaj. RBKO jep kredi komerciale për ndërmarrjet e vogla dhe të mesme për klientë individualë. Shuma e kredive të lëshuara deri më tani është 82,250.286€. Struktura e kredive të lëshuara është 70% tregti, 20% shërbime dhe 10% prodhim.

### Banka Private e Biznesit (BPB)

Banka Private e Biznesit është themeluar më 28.8.2001 si shoqëri aksionare me 91 % kapital të derdhur nga individë dhe kompani vendore, si dhe 10% kapital të huaj banka Italiane Cividale. Kjo filiale ka degët e veta në Rahovec, Suharekë, Malishevë dhe Dragash. Qarkullimi vjetor i kësaj banke është 1,450,000.00€ Llojet e kredisë dhe sasia e kredive të ndara dhe struktura e lëshimit të tyre janë paraqitur në tabelën më poshtë:

| Emërtimi | Numri i Kredive | Shuma |
|---|---|---|
| Financimi i shitjes – Rainboë | 12 | 22140 |
| Huat afatmesme – Prodhimi | 14 | 2176444.65 |
| Huat afatmesme – Renovim | 33 | 189500 |
| Huat afatmesme - Shk. Shërbyes | 12 | 227500 |
| Huat afatmesme – Tregtia | 17 | 1084459.61 |
| Huat afatshkurtra – Bujqësi | 2 | 110000 |
| Huat afatshkurtra – Prodhimi | 44 | 1340000 |
| Huat afatshkurtra – Renovim | 569 | 763950 |
| Huat afatshkurtra - Shk. Shërbyese | 60 | 656500 |
| Huat afatshkurtra - Treg. dhe ind.private | 119 | 2345000 |
| Kredi Konsumuese | 2253 | 2299045 |

| | | |
|---|---|---|
| Kredi konsumuese me depozitë 1/1 | 13 | 61900 |
| Kredi konsumuese me depozitë 1/3 | 7 | 53500 |
| Kredia Suazore Afatshkurtra për Shërbime | 3 | 90000 |
| Kredia Suazore Afatshkurtra për Prodhim | 1 | 4500 |
| Kreditë konsumuese me depozitë ½ | 12 | 806350 |
| Kreditë në bazë të Depozitimit | 5 | 2550000 |
| Kreditë në bazë të Shitjes së mallrave | 9 | 16605 |
| Kreditë për biznes Fondi ILO | 1 | 2000 |
| Kreditë Suazore afatshkurtra për Tregti | 13 | 493500 |
| Kreditë Suazore Prodhuese pa Amortplan | 15 | 1273000 |
| Kreditë Suazore shërbyese pa Amortplan | 6 | 110000 |
| Kreditë Suazore Tregtare pa Amort Plan | 49 | 2508000 |
| Overdraft për Persona Juridikë | 1 | 5000 |
| Tejkalim i llogarive për tregti | 5 | 45000 |
| Tejkalimi i llogarive për prodhim | 10 | 214000 |
| Totali | | 19,447,894.26 |

### Banka e Re e Kosovës (BRK)

BRK-ja është themeluar pas luftës si shoqëri aksionare vendase, si pasuese e aktivitetit të ish-Bankkos-it, një bankë Kosovare në kuadër të ish-Jugosllavisë. Kapitali aksionar është vendor. Banka aktivitetin në Kosovë e ka filluar në shkurt 2001, me seli në Prishtinë. Filiali i saj në Prizren është hapur më 21 shtator 2001. Banka e Re e Kosovës ka disa produkte kreditore: Kredi biznesi, kredi konsumuese për ata që marrin rrogë në BRK, kredi gorenje, kredi për financimin e pushimeve, kredi rinovuese, kredi hipotekare, auto-kredi.

### Kassabank

Kasabank është bankë komerciale me kapital të përzier nga Kosova dhe Sllovenia. Struktura e kapitalit është: 80% rrjedh nga ndërmarrjet dhe personat fizikë nga Kosova dhe 20% e kapitalit është nga Factor Banka (Slloveni) dhe ndërmarrje të tjera sllovene. Shërbimet që ofrohen nga kjo bankë janë mbajtja e depozitave, këmbimi, dhënia e kredive, transferimi i parave në botën e jashtme, transaksione, garanci dhe shërbime tjera bankiere.

### Banka Ekonomike

Filiali i Bankës Ekonomike në Prizren është hapur  në muajin mars 2002. Kapitali i kësaj banke është 100% vendor. Banka jep kredi të ndryshme dhe atë: kredi konsumuese, për biznes, ndërtim, për banim, për privatizim dhe kredi për bujqësi.

## ORGANIZATAT FINANCIARE JOBANKARE

### FINCA

Programi Mikrofinanciar në Kosovë
Ofrimi i Mundësisë dhe Shpresës




Fondacioni për Ndihmë Bashkësisë Ndërkombëtare ( FINCA) është një institucion mikrofinanciar i inkorporuar në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. FINCA është themeluar më 1984 dhe i ka filialet e veta në 23 vende anembanë botës, duke përfshirë programet në Amerikën Latine, Afrikë dhe Euro-Azi. Përmes një rrjeti global, të udhëhequra nga vendasit, institucionet e vetë-financuara të FINCA-s u sjellin shërbime financiare sipërmarrësve të vegjël me qëllim që ata të mund të krijojnë punë apo biznese, ta rrisin mirëqenien e tyre dhe ta përmirësojnë standardin e tyre të jetesës.

Programi mikro-financiar i FINCA-s është një mjet efektiv që u ndihmon familjeve për ta përmirësuar sigurinë e tyre financiare, duke i kontribuar kështu zhvillimit ekonomik të bashkësive të tyre.

Programi mikro-financiar i FINCA-s në Kosovë ka filluar me përkrahje dhe financim nga USAID. Lartmadhëria e saj, Mbretëresha e Jordanit Rania, zyrtarisht e ka inauguruar programin mikro-financiar të FINCA-s në Kosovë, dhe atë në shkurt të vitit 2000, duke bërë shpërndarjen e parë të Kredisë Grupore në Malishevë. Pas gjashtë vitesh operimi në Kosovë, FINCA sot ofron tri lloje kryesore të kredive: Kreditë e Grupeve Solidare, Kredi Individuale Kolaterale dhe Kredi për Rindërtim. FINCA po ashtu është institucioni i parë mikro-financiar në Kosovë që u ofron kredi për fillimin e biznesit sipërmarrësve femra dhe meshkuj. Si shtesë, FINCA për momentin është duke drejtuar një program i cili si objektiv i ka zonat rurale të Kosovës ku varfëria është më shumë e përhapur.

FINCA së pari është themeluar në qendrën e saj kryesore në Prizren, që është qyteti i dytë për nga madhësia në Kosovë, dhe gradualisht i ka përhapur operacionet e veta gjatë 6 vjetëve të kaluara edhe nëpër regjionet tjera, duke përfshire edhe regjionet të populluara me serbë dhe minoritete tjera. Sot FINCA operon nëpër gjithë regjionin e Kosovës, përveç në Mitrovicën e Veriut.

Personeli i FINCA-s në Kosovë është i përbërë nga më shumë se 100 individë profesionalë dhe të dedikuar, të cilët i janë nënshtruar punës për të ndërtuar një program mikrofinanciar të qëndrueshëm dhe për të ofruar zgjidhje afatgjata-afatshkurta nevojave të klientëve të saj. Që nga 30 tetori 2006, programi ka 8,882 klientë aktivë dhe një portofoli kredish në shumë prej 11,019,345.59 €.

Gjatë fazës së saj fillestare, FINCA në Kosovë ka marrë donacione nga USAID, UNMIK-u, OSBE-ja dhe sot ka krijuar partneritet donacionesh me SDC-ne ( Agjencinë Zvicerane për

Zhvillim dhe Korporata) dhe DANIDA ( Agjencia Daneze Ndërkombëtare për Zhvillim). Si shtesë, FINCA-Kosovë për momentin ka dhe marrëveshje për financim me KFË-në INCOFIN dhe EFSE (Fondi Evropian për Evropën Juglindore) si dhe është në proces të përfundimit të marrëveshjes me EBRD (Bankën Evropiane për Rindërtim dhe Zhvillim).

FINCA Kosovë është e regjistruar si institucion mikro-financiar në Autoritetet Qendrore Bankare në Kosovë dhe është njëra ndër themelueset dhe pjesëmarrëset aktive të Bashkësisë së Institucioneve Mikro-Financiare të Kosovës dhe KCIS-it ( Shërbimit Informativ Kreditor i Kosovës ).

FINCA Kosovë Llojet e Huave

FINCA Kosovë, për momentin ofron tri lloje themelore të huave: grupet solidare, huat individuale kolaterale dhe huat për rindërtim.

Huat grupore i jepen klientëve të cilët zakonisht nuk kanë qasje në kredi, kanë kolateral të kufizuar apo të pamjaftueshëm për të ofruar dhe të cilët në mënyrë kolektive garantojnë huat e njëri-tjetrit.

Huat grupore janë të dizajnuara për klientë me të hyra të ulëta dhe tregtarë të vegjël që kanë një nivel modest të biznesit apo të të hyrave, të cilët nuk kanë reputacione të këqija me kredi apo kapacitet për hua paralele. Anëtarësia në grup është e përcaktuar përmes një procesi vetë-seleksionues dhe grupet formohen dhe udhëhiqen nga vetë anëtarët. Grupi solidar është metoda primare e sigurimit të huas.

FINCA Kosovë ofron shërbime të huave të veta grupore aty ku bizneset e klientëve të saj janë të vendosura. Si shtesë, FINCA Kosovë është duke udhëhequr një program rural bujqësor me qëllim që t'i dalin në ndihmë nevojave të sipërmarrësve të vegjël bujqësor e të cilët kanë qasje të kufizuar si dhe mundësi për shërbime financiare.

Huat individuale janë hua kolaterale të cilat u jepen individëve të cilët kanë biznese të vogla të regjistruara por me kërkesë për një kapital më të madh. Këto hua janë të dizajnuara për individët të cilët kanë biznes stabil, të qëndrueshëm dhe janë në gjendje të ofrojnë kolateralin apo pengun dhe të kualifikohen vetë për huat e veta. Me ndihmën e nëpunësit kreditor, klienti e përpilon një plan biznesi të thjeshtë me analizën e derdhjes së parave të gatshme të cilat demonstrojnë se a është biznesi në gjendje për përdorim efektiv dhe ri-pagesë të shumës së kërkuar të huas.

Klientët e huave individuale apo garantuesit sigurojnë hua me kolateral të lëvizshëm siç janë: pajisjet, pronat shtëpiake, automjetet dhe pasuritë e patundshme.

FINCA Kosovë po ashtu ofron hua individuale me periudha kohore më të përshtatshme siç janë afate më të gjata të huas dhe interes më të ulët për bizneset fillestare, për sipërmarrësit femra dhe meshkujt.

Huat për rindërtim janë një zgjidhje logjike ku shumica e shtëpive ishin të shkatërruara nga konflikti në një shkallë më të lartë apo më të ulët. Këto hua janë të përqendruara drejt familjeve të cilat shpresojnë t'i përmirësojnë kushtet e tyre të banimit duke ri-ndërtuar apo rinovuar shtëpitë apo banesat e tyre. Një anëtar i familjes duhet të ketë burime të sigurta të të ardhurave mujore me qëllim që të kualifikohet për këtë lloj të huas.

Shumat e huave kanë afat deri në 60 muaj dhe shkallë më të ulët të interesit, sesa huat për biznese individuale.

Finca është një organizate amerikane jopërfituese (non-profit) e financuar nga USAID-i që operon ne Kosovë që nga janari i vitit 2000. Selia e FINCA-s është në Prizren. FINCA ka degët saja në qytetet e tjera të Kosovës si: Gjakovë, Pejë. Ferizaj, Gjilan, si dhe nëndegët: në Suharekë, Rahovec, Malishevë, Gllogovc (Drenas) dhe Dragash. Finca ka 4 programesh

kredish: Village Banking/Bankat e fshatit Small Enterprise Loan/Kredi për ndërmarrje të vogla:Consuming loans/Kredi Konsumuese dhe Housing Improvement Loans/Kreditë për përmirësimin e kushteve të banimit. EVillage Banking -programi i bankave fshatare ku përfitues janë tregtarët, pronarët e dyqaneve të vogla të bashkua nëpër grupe solidare. Shuma e huave variron prej 250 euro deri në 3,000 euro. Jepen me një kamatë mujore prej 2.5% -1.5% - 1.25%. varësisht sipas cikleve. Periudha e kthimit të parave mund të jetë javore, dyjavore dhe mujore. Maksimumi i huas së parë është 1,000 euro. Greis periudhë nuk ka. Garancia është në bazë të grupit garanci solidare. Small Enterprise Loans Huazim për ndërmarrjet e vogla ku përfitues janë ndërmarrjet prodhuese, shërbyese apo tregtare. Shkalla e kamatës maksimale në nivel vjetor është 16.8% ndërsa ajo minimale është 10.8% varësisht nga cikli i kredisë. Periudha e kthimit është javore dhe dyjavore.

**KEP ( Programi i Ndërmarrjeve Kosovare)**

KEP ka filluar si një projekt i organizatës ndërkombëtare ICMC (International Catholic Migration Center), që u licencua nga Autoriteti i Pagesave Bankare në Kosovë (Bank Payment in Kosovo) si një agjenci financiare. Në vitin 1999, projekti KEP-i i ICMC operonte me anë të dy degëve, me një kapital qarkullues prej 180.000 euro. Në atë kohë kishte të punësuar vetëm 18 persona. KEP-i ka një zyrë kryesore në Prishtinë dhe dy degë në Pejë e Prizren. Ndërsa ka hapur edhe nëndegët e tjera në Gjakovë, Mitrovicë, Gjilan dhe Dragash. KEP-i jep kredi komerciale, dhe konsulenca ndërmarrjeve të vogla dhe të mesme (NVM), grupeve solidare nëpër fshatra e qytete, si dhe individëve. Kreditë jepen në kushte pothuaj të njëjta me ato të FINCA

## 2.6. SHOQATAT AFARISTE EKONOMIKE

Në Prizren ushtrojnë veprimtari në fushën e zhvillimit ekonomik lokal rreth 20 shoqata dhe institucione. Këtu më poshtë po paraqesim shkurtimisht më kryesoret. Klubi i Afaristëve të Prizrenit (KAP) Ky klub u formua në korrik të vitit 1991 me iniciativën e rreth 60 ndërmarrjeve private. Në vitin 1993 pushoi së funksionuari si rezultat i masave të dhunshme të qeverisë serbe, dhe në vitin 1997 u riorganizua në kuadër të Shoqatës së Afaristëve të Kosovës-Dega në Prizren. Pas luftës së vitit 1999, Klubi i Afaristëve të Prizrenit u regjistrua nga UNMIK-u Si një OJQ më vete me 30 anëtarë si themeluesit e saj, sot kjo shoqatë ka 80 anëtarë. Aktiviteti i saj bazohet në kontributet e anëtarëve të vet si dhe projekte të financuara nga donatorë të ndryshëm. Në vitin 2002 me ndihmën e Agjencisë Regjionale të Ndërmarrësisë në Prizren (Projekt i Bashkimit Evropian), krijoi një qendër këshillimore për asistencë dhe nxitje të veprimtarisë së Ndërmarrjeve të Vogla e të Mesme (NVM), këshillime për biznese fillestare, shkëmbim informacioni lidhur me tregjet, institucionet kreditore financiare, kornizat ligjore në fuqi lidhur me bizneset, etj. Aktivitetet kryesore të KAP-i deri më sot janë:

- disa seminare për biznesmenë ku ka prezantuar mundësitë që ekzistojnë për dhënie kredish nga institucione vetëfinanciare si bankat dhe organizatat e përmendura më lart:
- trajnime të ndryshme lidhur me NVM dhe menaxhimin e një biznesi (‘hartimi i planeve të bizneseve, marketingu, llogarimbajtja, etj.);
- organizimi i panairit në Slloveni për anëtarët e vetë biznesmenë; si dhe dy panaire të tjera në Gjakovë e Prishtinë;
- hartimi i strategjisë për zhvillimin ekonomik lokal (Programi i Bankës Botërore DELTA ) për komunën c Prizrenit si dhe
- një numër të madh trajnimesh të organizuara së bashku me OJQ të tjera që përfaqësojnë shoqërinë civile në Prizren e më gjerë.

Krahas aktiviteteve të përmendura më lart, Klubi i Afaristëve ka sponsorizuar edhe shumë aktivitete kulturore e sportive në komunën e Prizrenit si dhe është një ndër aksionarët kryesorë të TV- Prizrenit.

### Shoqata e Zejtarëve

Kjo shoqatë është themeluar në vitin 1946 si iniciativë vendore. U krijua me qëllim *të* mbështetjes se veprimtarisë së zejtarëve dhe mbrojtjes juridike dhe interesave të zejtarëve. Ka pasur dhe ruan statusin e një organizate joqeveritare (jo profitabile). Ka pasur si anëtarë *të* gjithë zejtarët prizrenas dhe ka luajtur një rol të madh në mbrojtjen e interesave të tyre. Deri në vitet 90-ta ka bashkëpunuar me Kuvendin Komunal (1% të vlerës së përgjithshme të tatimeve Komuna i mblidhte nëpërmjet zejtarëve vendas. Me futjen e masave të dhunshme të qeverisë serbe, aktiviteti i kësaj shoqate u pezullua. Shoqata u transformua në Sindikatën e Pavarur të Zejtarëve dhe Ekonomisë së vogël ishte anëtare e Bashkimit të Sindikatave të Kosovës. Pas luftës kjo shoqatë u bë e pavarur dhe vazhdoi aktivitetin sipas misionit që ka pasur që në themelim të saj. Sot, aktiviteti i kësaj shoqate është kufizuar shumë. Kjo shoqatë ka bërë disa aktivitete, si p.sh. rregullimi i sheshit “Shatërvani” dhe sheshet para dyqaneve, janë rezultat i punës së zejtarëve të organizuar nëpërmjet shoqatës. Shoqata ka pasur bashkëpunim me ICMC (programi KEP), në rolin e ndërmjetësuesit dhe garantuesit për dhënien e kredive rreth 150 zejtarëve prizrenas. Shoqata disponon në pronësi të vet selinë e saj që është blerë nga kontributi i zejtarëve. Bashkëpunon me shoqatat e tjera të biznesit të Prizrenit. Kohët e fundit është krijuar një konsorcium i tri shoqatave të Prizrenit me përbërje multietnike, përkatësisht “Zejtarët” (shoqatë shqiptare), “Esnaf” (turke) dhe “Sofra” (boshnjakë). Ky bashkëpunim i shoqatës “Zejtarët” me “Esnafët” dhe “Sofrën” , po e ndihmon shoqatën “Zejtarët” për të avancuar dhe për të dhënë më shumë rezultate në punën e përbashkët.

### Shoqata e biznesmenëve boshnjakë "Sofra"

Është një shoqatë e themeluar nga biznesmenë boshnjakë. Ka për qëllim nxitjen e zhvillimit ekonomik dhe në veçanti në fushën e ndërtimtarisë. Është themeluar në vitin 2000 me seli në Prizren. Ka anëtarë intelektualë të profileve të ndryshme si avokatë, juristë, ekonomistë, inxhinierë të ndërtimtarisë, elektronikës, arkitektë si dhe biznesmenë. Aktivitetet janë të shumëllojshme si:

Në bashkëpunim me disa firma ndërtimore të specializuara organizon dhe përgatit dokumente tenderësh për ndërtim objektesh të ndryshme, si dhe kur fiton këto tenderë i zbaton së bashku punimet nën menaxhimin e "Sofrës" (punë zinxhir që rrit efektivitetin, cilësinë dhe koston e punimeve.- Organizon seminare për anëtarët e vet në drejtim të menaxhimit të bizneseve, kontabiliteti i ndërmarrjeve, etj - Shpërndan informacion për ligjet në fuqi në Kosovë lidhur me zhvillimin e aktiviteteve të bizneseve të ndryshme prodhuese, tregtare, shërbyese, etj. sipas nevojave të anëtarëve të vet.

- Ofron qasje për internet anëtarëve të vet (ëebsajti:).
- Ka participuar në aksione humanitare dhe seminare të zhvilluara në nivel të Kosovës për menaxhimin, avokimin, barazia gjinore, kontabiliteti dhe kontrolli financiar (auditim).
- Bashkëpunon me shoqatat e tjera të Zejtarëve dhe Esnafëve.

### Oda Ekonomike

Oda Ekonomike e Kosovës për momentin është i vetmi institucion shtetëror që lufton për interesat e tregtarëve afaristë. Oda Ekonomike ka selinë e vet në Prishtinë, ndërsa në Prizren ka një degë. Aktiviteti i këtij institucioni në nivel lokal është për momentin shumë i kufizuar. Oda ka organizuar trajnime për biznesmenët me mbështetjen e Agjencisë Evropiane, ATK-në dhe BPK-në. Ka organizuar vizita të afaristëve të huaj nëpërmjet dhomave të tregtisë, Malezisë, Kroacisë dhe Italisë. Një ndër prioritetet e Odës së Prizrenit është forcimi i lidhjeve dhe bashkëpunimit ndërkufitar, me Shqipërinë dhe Maqedoninë, si dhe shtetet e tjera të rajonit si Slloveni, Kroaci. etj.

Qendra Rajonale e Ndërmarrësisë (QRN), me seli në Prizren. Qendra Rajonale e Ndërrmarrësisë (Regional Enterprise Agency), ka filluar aktivitetin në vitin 2000, si një projekt i Bashkësisë Evropiane për të mbështetur zhvillimin e ndërmarrjeve të vogla e të mesme në rajonin e Prizrenit. Në 12 shkurt 2002, QRN u regjistrua nga UNMIK-u në bazë të rregullores nr. 22/1999 në Prizren si një organizatë joqeveritare (OJQ) jofitimprurëse UNMIK-ut. QRP filloi aktivitetin në nëntor 2002, dhe më vonë më 9 qershor 2003, ndryshoi statusin e OJQ-së në OJQ me përfitim publik. Stafi kryesor i QRN përbëhet nga drejtori, këshilltari për biznes, trajneri për biznes, nëpunësi lidhës i bizneseve (Business Cooperation Netëork), dhe administratori. Përveç tyre QRN mbështetet me ekspertë dhe trajnerë të jashtëm vendorë apo të huaj të punësuar sipas nevojave. Kjo OJQ synon të jetë partner kryesor i NVM, si dhe grupeve ekonomike-sociale të cenuara për futjen e tyre në rrjedhat kryesore të zhvillimit ekonomik lokal. *Shërbimet kryesore që ofron qendra:* trajnimet në tema të ndryshme si: menaxhimi i biznesit të vogël, menaxhimi financiar, marketingu, përgatitja e planit të

bizneseve dhe trajnime të tjera që bëhen në bazë të kërkesave të klientëve (tailor made). *Aktivitetet* e *tjera:* QRN ka organizuar takimin Mëngjesi Afarist panairin për artizanate në Prizren. Konferenca rajonale për NVM, shpërndarja e informatorit mujor biznesmenëve, kurse për gjuhë të huaja dhe kompjuterë & internet, përgatitje për projekt propozime dhe ndërmjetësime për binjakëzime, etj.

**TURIZMI**



Pozita e volitshme regjionale –gjeografike dhe baza natyrore e begatshme, objektet e shumta kulturore-historike,si dhe folklori i begatshëm, janë bazamenti kryesor për zhvillimin e turizmit në qytetin e Prizrenit. Kjo ka bërë që Prizreni të jetë qytet turistik dhe më i vizituari në Kosovë. Prizreni ka potencial për zhvillim të qëndrueshëm të turizmit: transitor, malor, dimëror dhe për vikend. Këto forma të turizmit tashmë janë prezentë dhe janë burime të mira të të ardhurave për biznesmenët prizrenas.

Turizmi malor dimëror- Prizreni është i rrethuar me male në tri anët e tij. Në malet e Sharrit që arrijnë lartësinë deri në 2750 m. Ekzistojnë 16 liqene malore. Një pjesë e madhe e kësaj zone është nën mbrojtje me qëllim të zhvillimit të turizmit. Në njërën anë mali i Koritnikut dhe ai i Pashtrikut në anën tjetër paraqesin potencial shumë të madh natyror për zhvillimin e turizmit malor. Në malet e Sharrit ekzistojnë me qindra metra shtigje të skijimit të cilat për momentin nuk shfrytëzohen si duhet, por të cilat paraqesin potencial të madh për zhvillimin e turizmit dimëror.

Turizmi Transitor, Turizmi Vikendor dhe ai Historik- pozita gjeografike, afërsia e kufirit me Republikën e Shqipërisë kanë bërë që Prizreni të jetë njëri ndër caqet e udhëtarëve në të dy drejtimet e kufirit. Gryka e Lumëbardhit, terrenet përreth rrjedhjes së Drinit dhe Liqenit të Vërmicës me vetë rrjedhjen e tyre natyrale paraqesin motive interesante për këtë lloj të turizmit. Thellësia e përshtatshme e ujit të Drinit të bardhë me rrjedhjen në Nashec- liqeni i Vërmicës janë të përshtatshëm për larje, rrezitje dhe peshkimin sportiv. Kjo formë e turizmit është tradicionale në komunën e Prizrenit, por kohëve të fundit një rol pozitiv në këtë formë të turizmit e ka edhe biznesi që së bashku me investimet e bëra për zhvillimin e infrastrukturës, kanë ndikuar që numri i vizitorëve nga qendrat e tjera kosovare të rritet. Në këtë kanë ndikuar edhe format e biznesit dhe të tregtisë, siç janë tregjet e Prizrenit dhe qendra tregtare Ben-af.



Gjithashtu në numrin e vizitorëve vitin e kaluar ka ndikuar shumë edhe kopshti i vetëm zoologjik i Kosovës në Prizren, që u hap vitin e kaluar nga vëllezërit Shehu dhe është regjistruar si OJQ "SHQIPONJA". Ky kopsht zoologjik ka 60 lloje kafshësh dhe mbi 500 shpezë të ndryshme. Në mesin e shumë shtazëve të kopshtit janë: arinjtë, shqiponjat dhe qentë ilirë të Sharrit. Vizitorët e këtij kopshti janë nga e gjithë Kosova, dhe megjithë numrin dhe llojet e limituara të shtazëve, paraqesin të vetmin atraksion jo vetëm për fëmijët por edhe për të rriturit. Grupe të shumta nxënësish shkojnë atje për qëllime të mësimit praktik. Në kuadër të kopshtit është ngritur edhe një vend i posaçëm me lodra të ndryshme për fëmijë.



Që Prizreni të jetë një ndër qytetet më të vizituara ka ndikuar edhe trashëgimia kulturore dhe tradicionale popullore me veshje karakteristike dhe kolorit të pasur figurativ, këngët e vjetra qytetare, kuzhina e pasur, artizanatet etj. të cilat bashkërisht paraqesin një kompleks të plotë etno-social të cilat me përmbajtjen e tyre shfrytëzohen për tërheqjen e turistëve. Në veçanti Prizreni ka thesar të pasur të monumenteve të ndryshme të ndërtuara përgjatë periudhave vijuese si nga koha ilire-dardane, pastaj asaj romake, bizantine, sllave dhe osmane. Monumentet kulturo-historike si: Lidhja Shqiptare e Prizrenit, kisha e "Shën Premtes", xhamia e "Sinan Pashës", hamami i "Gazi Mehmet Pashës", Kalaja, Platanos-orientalis apo Rrapi në Marash, Kompleksi arkitektural i bërthamës së vjetër të qytetit, Shatërvani dhe krojet e shumta në rrugët e Prizrenit, janë burim i pashtershëm i kulturës si dhe ftesë e hapur për shumë vizitorë të cilët dëshirojnë ta vizitojnë Prizrenin. Në Prizren funksionon Lidhja Turistike- Qendra Informative e Komunës së Prizrenit. Kjo zyrë që nga 1999 gjer më sot ka përgatitur 5 prospekte, pastaj broshura dhe harta të qytetit si dhe material tjetër turistik informativ-propagandistik. Në vitin 2003 është përgatitur prospekti PRIZRENI 2003, punuar nga përgjegjësi për turizëm Bajram Basha dhe financuar nga Kuvendi Komunal. Në këtë zyrë të huajt dhe turistët vendorë informohen për çdo gjë që u intereson rreth monumenteve, numrave të telefonave me rëndësi, shërbimeve hoteliere, transportuese etj. Zyra e Turizmit-Qendra Informative mban

në regjistrat e vet edhe specifikacionet e ardhjes së turistëve vendorë dhe të huaj në Prizren por edhe të shkuarjes së qytetarëve të Prizrenit jashtë Prizrenit në cilësinë e turistit.
Në vitet 2000-2001, vizitorët e huaj ishin studiues të lëmenjve të ndryshëm, ish-oficerë të NATO-s bashkë me familjet e tyre dhe grupe vizitorësh të shoqatave dhe asociacioneve të botës. Në vitin 2002 në përgjithësi vizitorët ishin studiues dhe të ashtuquajtur Turist të Profesionalizuar të cilët një kohë të mirë e kalojnë në zonat e dala nga lufta. Në vitin 2003 turistët përbëheshin nga grupet e vogla 4-6 persona dhe ishin vizitorë të cilët më herët kishin qenë në Kosovë me grupe të organizuara nga OSBE dhe OJQ e ndryshme. Nga viti 2000-2003 në Prizren vërshuan shumë turistë vendorë, të cilët kishin destinim të caktuar muzeun kombëtar Kompleksi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit Zyra për Turizëm ka evidencuar kapacitetet hoteliere dhe shërbyese të cilat gjenden brenda dhe jashtë qytetit. Sipas të dhënave të tyre, ato janë:

| Regjioni | Zona/Qyteti | Nr. restoranteve | Janë pjesë e hotelit | Ofrojnë shërbime tjera | Gjithsejnr. I punësuarve | Nr. I punësuarve me mbi 20 të punësuar | Kuzhina që ofrojnë | Përqindja e rest që shesin pije alkoolike |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Prizreni | Reçan | 6 | JO | JO | 32 | SKA | ORIENTALE DHE AUTOKTONE | 100% |
| | Prevallë | 4 | PO | JO | 25 | SKA | ORIENTALE DHE AUTOKTONE | 90 % |
| | Vërmicë | 12 | JO | JO | 72 | 2 | ORIENTALE ITALIANE TROFTËN | 100 % |
| | Prizren | 47 | JO | JO | 250 | 4 | ORIENTALE AUTOKTONE ITALIANE | 100% |
| | | | | | | | | |

Tabela IV.1.a

| viti | Të huaj total | Të ardhur nga IRJ | Netët e shpenzuara në Kosovë | Mesatarja e ditëve të shpenzuara | Ditë për turist |
|---|---|---|---|---|---|
| 1950 | | | | | |
| 1962 | 604 | 6134 | 7784 | | |
| 1972 | 5126 | 15675 | 32727 | | |
| 1982 | 2194 | 9261 | 35066 | | |
| 1999 | 600 | 18000 turist vendor | | | |
| 2000 | 2000 | 28000 turist vendor | 6250 | | |
| 2001 | 7000 | 35000 turist vendor | 15850 | | |
| 2002 | 2500 | 38000 turist vendor | 7210 | | |
| 2003 | 2500 | 28000 turist vendor | 7320 | | |

Për vitet 2004 dhe 2005 nuk kemi mbledhur informata për arsye se KK ka mbyllur Zyrën e Lidhjes Turistike e cila ka kryer një punë shumë madhështore sa u përket mbledhjes së të gjitha informacioneve turistike për vitet sa ishte në funksion.

Tabla IV.1.d Hotelet dhe kapacitetet e tyre (numra)

| | 2001 | | | 2002 | | | 2003 | | | 2004 | | | 2005 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Hotele | Dhoma | Shtretër | Hotele | Dhoma | Shtretër | Hotele | Dhoma | Shtretër | Hotele | Dhoma | Shtretër | Hotele | Dhoma | Shtretër |
| Private | 14 | 98 | 159 | 14 | 98 | 159 | 16 | 105 | 171 | 17 | 111 | 180 | 18 | 117 | 188 |
| Publike | 2 | 120 | 246 | 2 | 120 | 246 | 2 | 120 | 246 | 2 | 120 | 246 | 2 | 120 | 246 |
| | | | | | | | | | | | | | | | |
| | | | | | | | | | | | | | | | |

Është me rëndësi që të ceket se të dhënat statistikore të veprimtarive të ndryshme që shkojnë në favor të turizmit nuk janë të plota. Për këtë qëllim Lidhja Turistike u ka shpërndarë lista për anëtarësim të gjitha bizneseve që për veprimtari kanë hotelerinë dhe shërbime të ndryshme. Me këtë rast Qendra Informative do të kishte të dhëna valide për këto veprimtari që do t'u ofroheshin turistëve. Pothuajse të gjithë u janë shmangur anëtarësimit për arsye të panjohura e që në fakt do të thotë që s'ka transparencë në veprimtaritë e lartpërmendura. Investimet e bëra nga ana e Kuvendit Komunal në infrastrukturë, në rregullimin e ambientit, në pastrimin e shtratit të lumit, në zgjerimin e hapësirës përreth lumit, pastaj në ndërtimet përbrenda Kompleksit të Lidhjes së Prizrenit dhe para saj, drejtpërsëdrejti kanë ndikuar në



zhvillimin e turizmit dhe shtimin e numrit të vizitorëve në qytet. Për momentin nuk ka planifikim të investimeve komplekse të gjithanshme për zhvillimin e të gjitha sferave të turizmit në komunën e Prizrenit. Por Kuvendi Komunal në planin urban për vitet 2003 2013 parasheh jo varg investimesh si në bërthamën e vjetër të qytetit, grykës së Lumëbardhit, po ashtu edhe përmirësimin e infrastrukturës rrugore që favorizon zhvillimin e turizmit në përgjithësi.Ekzistojnë të gjitha parakushtet dhe tradita që turizmi të jetë njëra ndër fushat kryesore përkrah bujqësisë dhe biznesit me leverdi të zhvillimit ekonomik të komunës së Prizrenit. Këta tre sektorë e plotësojnë njëri-tjetrën dhe zhvillimi i tyre në masë të konsiderueshme është i varur nga njëri-tjetri. Parakusht për këtë është rregullimi i infrastrukturës publike dhe bazës ligj ore për veprimtaritë turistike. Në Prizren për momentin nuk aplikohet taksa mbi qëndrimin të cilën taksë duhet paguar çdo shfrytëzues i objekteve hoteliere. Kjo taksë aplikohet në të gjitha qytetet turistike në botë dhe më pastaj përdoret për zhvillimin e infrastrukturës turistike dhe përgatitjen e materialeve propagandistike-turistike.

### Bujqësia dhe Zhvillimit Rural

Sektori i Bujqësisë dhe i Zhvillimit Rural si një nga segmentet bazë të zhvillimit të përgjithshëm dhe të qëndrueshëm ekonomik, është duke e përshkuar një rrugë relativisht të gjatë të transicionit drejt ekonomisë së tregut, e që kanë për qëllim reforma thelbësore të cilat midis tjerash përfshijnë legjislacionin, privatizimin, shërbimet këshillimore, liberalizimin e tregut dhe të çmimeve, marketingun e prodhimeve bujqësore, etj. Përkundër disa zhvillimeve pozitive dhe rritjes së vazhdueshme të prodhimit të përgjithshëm bujqësor në këta 7 vjet, varfëria është ende e pranishme në zonat rurale që karakterizohet me nivel të ulët të të ardhurave.

Objektivat bazë të zhvillimit të Bujqësisë dhe atij Rural në kuadër të zhvillimit të përgjithshëm ekonomik nëpërmjet prodhimtarisë së integruar janë:

- Ulja e varfërisë nëpërmjet sigurimit të rritjes së qëndrueshme të prodhimit nga Bujqësia, Blegtoria, Agro-përpunimi, etj.
- Rritja e sigurisë ushqimore dhe cilësisë së ushqimit;
- Përmirësimi marketingut të produkteve agro-ushqimore;

Menaxhimi i qëndrueshëm i burimeve natyrore si toka, ujërat dhe biodiversiteti

### Ujitja dhe kullimi

Edhe pse sasia e reshjeve atmosferike është e bollshme, shpërndarja e tyre gjatë vitit nuk është e përshtatshme, mbasi në periudhën e vegjetacionit sasia e reshjeve që bie është vetëm 341.4 mm (ose 42.8%) e sasisë së përgjithshme. Gjithashtu, shpesh ndodh që periudha e thatë në stinën e verës zgjat deri në 50 ditë.Rehabilitimi i sistemeve ekzistuese të ujitjes dhe kullimit, pas luftës, ka krijuar favore për një prodhimtari të qëndrueshme të kulturave të ndryshme lavërtare e sidomos të perimeve në sipërfaqet në luginën e Drinit të Bardhë dhe Toplluhës. Në vitin 2003 ndërmarrja "Dukagjini" dhe "Radoniqi" janë bashkuar

dhe tani e përbëjnë një KRU "Radoniqi-Dukagjini". Një përfaqësues i komunës është anëtar i Bordit Mbikëqyrës të KRU "Radoniqi-Dukagjini".

Njësia e "Dukagjinit" është aftësuar që të ujisë 3000 ha me ujitje sipërfaqësore dhe spërkatëse, ndërsa në kuadër të sistemit të "Radoniqit" ujiten 400 ha me spërkatje (zonat kadastrore Krushë e Vogël, Piranë, Romajë, Lukinaj, etj.). Në komunën e Prizrenit ujiten gjithsej 3.400 ha. ose 24% e tokës së lëvruar. Pas luftës së dytë botërore, në vitet gjashtëdhjetë, në komunën e Prizrenit filloi ndërtimi i rrjetit të ri të ujitjes i cili përbëhet nga dy nënsisteme që marrin ujë nga dy penda G1 (te ish-stacioni qendror) dhe G2 (tek ish spitali i vjetër) të krijuara nga ndërtimi në lumin Lumëbardhi në lartësitë 400 e 450 metra mbi nivelin e detit për ujitjen e rreth 5.000 ha. Ky sistem përbëhet nga dy nënsisteme të cilët nuk funksionojnë tërësisht.

### Penda G 1



I pari është rrjeti i gypave të asbest-cementit që mbulon 1.700 ha. Vendbanimet që përfitojnë ujitje nga ky nënsistem janë: Lubizhdë, Korishë. Petrovë, Arbanë, Landovicë, Atmaxhë dhe Nashec. Nga kjo pjesë ujiten 600 ha. me spërkatje e cila është rehabilituar nga AER-i në vitin 2002. Në këtë nënsistem mund të ujiten edhe 1.100 ha. me spërkatje në zonat kadastrore Petrovë, Lubizhdë, Korishë, etj. Ky nënsistem funksionon me rënie të lirë dhe është e pajisur më spërkatës (15%, kanale dhe gypa, nga të cilat 4 km janë kanale të hapura me pllaka betoni dhe 140 km gypa prej azbest – çimento) dhe merr ujë nga penda G1.

### Penda G 2



Pjesa e dytë, në perëndim të Prizrenit, me 1.300 ha. mbulon vendbanimet: Vlashnje, Kobajë, Murademe, Hoçë e Qytetit dhe Poslisht. Kjo pjesë përbëhet prej rrjetit me kanale të hapura të betonit dhe gyp-sjellësve të azbest-çimentos të profileve të ndryshme prej ø600 – 200 dhe merr ujë me rënie të lirë përmes kanaleve të hapura nga

penda G2.

Harta e sistemeve ekzistuese të ujitjes




NP Dukagjini aktualisht është duke u ballafaquar me vështirësi financiare, mbasi nuk është në gjendje që të mbledhë nga konsumatorët e saj pagesat për shfrytëzimin e ujit.
Kostoja e shërbimeve të ujitjes për fermerët është 100 € /për ha në vit me spërkatje dhe 50€ /ha. në vit me kanale të hapura (ujitje sipërfaqësore).
Në bazë të Ligjit për ujitjen e tokave bujqësore, në vitin 2005 janë formuar tri shoqata të përdoruesve të ujit Lubizhdë, Atmaxhë dhe Kobajë.

### Asistenca e deritanishme për ujitjen

Bashkimi Evropian ka financuar një projekt për rehabilitimin e sistemeve ekzistuese të ujitjes me një vlerë prej 1.080.000. Nga ky projekt që u zbatua nëpërmjet Organizatës Holandeze DHV-Consultants, janë bërë në sistemin G-1 rehabilitimi i kolektorit dhe kanalit kryesorë, pastrimi i tunelit si dhe rikonstruksioni i rrjetit shpërndarës të sistemit të ujitjes në një sipërfaqe prej 600 ha. Zgjerimi i sistemit të ujitjes është një domosdoshmëri për aktivitetin bujqësor në këtë komunë. Toka bujqësore kullohet në mënyrë natyrore përmes rrjetit të lumenjve dhe përroskave. Rrjete të vogla kullimi janë ndërtuar në vitet tetëdhjetë gjatë grupimit të tokave bujqësore përmes komasacionit në zonën e Krushës së Vogël i cili rrjet viteve të fundit është dëmtuar nga eksploatimi i rërës në toka bujqësore. Në vitin 2004 Kuvendi Komunal ka bërë kullimin e tokave bujqësore në këtë zonë në vlerë prej 19.000 € për sipërfaqe prej 100 ha. me kanal të hapur i cili i mbledhë ujërat atmosferik dhe i derdh në lumin Drini i Bardhë. Po këtë vit Kuvendi Komunal ka bërë kullimin e 36 ha në zonën e Romajës dhe Dedaj në vlerë prej 20.000 €.

## Mekanizmi dhe inputet bujqësore




Në komunën e Prizrenit në përgjithësi fermat janë shumë të vogla për të justifikuar blerjen e traktorëve dhe të pajisjeve tjera. Studimet tregojnë se 95% e fermerëve përdorin mekanikë bujqësore ndërsa vetëm 5% përdorin forcën e gjallë. Mekanika përdoret në të gjitha proceset e sidomos në përgatitjen e tokës për mbjellje, kultivim, korrje, shirje dhe kositje. Me mjete mekanike janë pajisur 70% e familjeve fermerë. Nga këta 80% kanë traktor. Traktor kanë edhe shumë familje që jetojnë në zona rurale dhe të njëjtit i kanë përdor para luftës.Gjithashtu përdorimi i farërave me potencial të lartë gjenetik prodhues, fidanëve, plehrave kimike pesticideve, përbëjnë një rezervë të madhe që mund të shfrytëzohet për rritjen e prodhimit bujqësorë. Është ndërtuar edhe një program kreditimi nga bankat, mirëpo këtë e shfrytëzojnë pak fermer për shkak të kamatave të larta. Mbetet shumë për tu bërë në drejtim të fuqizimit për kontrollin e cilësisë së inputeve bujqësore e veçanërisht për farërat, plehrat dhe pesticidet.Objektiv kryesor në këtë drejtim është rritja e nivelit të përdorimit të mekanizimit në kultivimin e tokës si dhe përdorimi në sasi dhe cilësi të inputeve bujqësore me synim afatgjatë rritjen e ndjeshme të prodhimit

## Prodhimi bimor

Në komunën e Prizrenit prodhimi i grurit ,misrit dhe perimeve janë ndër aktivitetet më të rëndësishme bujqësore sa i përket sipërfaqeve të mbjella. Shumica e grurit të korrur përpunohet në fabrikën e miellit në Xërxë (komuna e Rahovecit) si dhe në Mamushë dhe Lutogllavë.

Struktura e korrjeve dhe prodhimtaria e realizuar në vitin 2006

| Nr. Re. | K u l t u r a | *Section 1.01 Sektori privat* | | | *Section 1.02 Sektori shoqërorë* | | | *Section 1.03 Gjithsej* | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Të korru ha. | Rendime kg/ha | Prodhimi ton | Të korrur ha. | Rendimenti kg/ha. | Prodhimi ton | Të korrur ha. | Prodhim t. |
| 1. | Gruri | 3.150 | 3.500 | 11.025 | 50 | 3.500 | 175 | 3.200 | 11.200 |
| 2. | Misri | 3.700 | 3.800 | 14.060 | - | - | - | 3.700 | 14.060 |
| 3. | Elbi | 30 | 2.200 | 32,1 | - | - | - | 30 | 32,1 |
| 4. | Elb birre | - | - | - | 200 | 2.300 | 460 | 200 | 460 |
| 5. | Tërshëra | 55 | 2.100 | 115,5 | - | - | - | 55 | 115.5 |
| 6. | Thekra | 15 | 2.200 | 33 | - | - | - | 15 | 33 |
| | GJITHSEJ | 6.950 | | 25.265,6 | 250 | | 635 | 7.200 | 25.900,6 |

## Perimekultura

Sipërfaqja e përgjithshme e mbjellë me perime është 1260 hektarë. Prodhimtaria e tërësishme e perimeve llogaritet rreth 22,900 tonë në vit. Perimekultura më të përhapura janë speci, domatja, trangulli, patatja, bizelja, bishtaja, shalqiri, qepët, etj.

Sipërfaqet e mbjella dhe rendimentet 2006

| Nr. Re. | K u l t u r a | Sipërfaqe e mbjellë ha. | Rendime kg/ha | Prodhimi ton | Çmimi mesatar €/t | Fitimet e përafërta € |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Speci | 350 | 18.000 | 6.300 | 300 | 1.890.000 |
| 2. | Domate | 320 | 25.000 | 8.000 | 230 | 1.840.000 |
| 3. | Patate | 90 | 23.000 | 2.070 | 300 | 621.000 |
| 4. | Shalqi | 220 | 35.000 | 7.700 | 100 | 770.000 |
| 5. | Tranguj | 90 | 25.000 | 2.250 | 270 | 607.500 |
| 6. | Të tjera | 190 | 15.000 | 2.850 | 330 | 940.500 |
| | GJITHSEJ | 1260 | | 29.170 | | 6.669.000 |

Fshatrat Mamushë. Medvec. Krushë e Vogë1, Piranë janë zona kryesore për prodhimin e perimeve. Prodhimi i perimeve bëhet në fusha të hapura (1.220 ha) dhe serra (40 ha). Momentalisht në serra prodhohet vetëm fidanë të perimeve. Prodhimi në serra preferohet shumë dhe ka tendencë për shtimin e sipërfaqeve me serra nëpër territorin e komunës. Është më se e domosdoshme që të nxitet një veprimtari e tillë pasi që me këtë mundësojmë plotësimin e nevojave të konsumatorit kosovar me perime të freskëta gjatë gjithë vitit, si dhe në futjen e prodhimit të kultivuarve të rinj me leverdi industriale. Në vitin 2004 janë ngritur 3 miniserra për prodhimin e perimeve në sipërfaqe prej 240 m2/ për serrë.

## Prodhimi blegtoral

Zhvillimi i blegtorisë në komunën e Prizrenit është në varshmëri nga trendet e zhvillimit të përgjithshëm ekonomik e sidomos nga investimet e kapitalit individual në ngritjen e objekteve të reja dhe privatizimin e atyre shoqërore. Komuna e Prizrenit ka 14.128 ha kullosa të cilat përbëjnë bazën për zhvillimin e blegtorisë. Blegtoria është një sektor me rëndësi mbasi jo vetëm që ndihmon ekonomikisht familjet në fshat për të siguruar ekzistencën e tyre, por tepricat e prodhimeve blegtorale kanë mundësi të blihen nga industria përpunuese e mishit dhe bulmetit në Prizren. Aktualisht ekzistojnë tendenca për kalim nga sistemi i ekonomive të vogla fermere në atë të mesëm – ferma komerciale e që kërkon mbështetjen e fermerëve përmes kredive preferenciale sipas kritereve të ekonomisë së tregut. Numri i përgjithshëm i krerëve të kafshëve shtëpiake në komunën e Prizrenit është paraqitur në tabelën e mëposhtme:

| Numri i bagëtive dhe shpezëve | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | Gjedhe | dele | Dhitë | derra | kuaj | Shpezë |
| Viti 2003 | 11.437 | 13.885 | 1.112 | 432 | 396 | 16.332 |
| Viti 2006 | 11.657 | 14.973 | 1.562 | 578 | 521 | 60.000 |

Nga shënimet e mësipërme, konstatojmë se fondi i bagëtive në komunë ka trend të rritjes së vazhdueshme. Bazuar në gjendjen aktuale dhe me qëllim të zhvillimit të prodhimit blegtoral janë përcaktuar objektivat kryesore: shtimit të prodhimtarisë blegtorale, përmirësim në sigurimin e ushqimeve dhe zvogëlimin e importit të produkteve bujqësore, promovim i racave me potencial të lartë gjenetik, etj.

## Asistenca e deritanishme në blegtori

Gjatë viteve 2000 deri në 2006. ka pasur ndihma nga organizata ndërkombëtare të ndryshme. Si të tilla mund të përmendim këtu:

- "Kryqi i Kuq Spanjoll" që ka shpërndarë 54 lopë në fshatrat Kushnin dhe Leskovec, si dhe ka bërë rehabilitimin e 4 stallave të lopëve.
- OJQ-ja Gjermane Renobabis, ka ndihmuar me asistencë teknike fermerët privatë dhe sidomos firmën Rudina për ngritjen e fermës së lopëve qumështore me kapacitet 86 krerë. Kjo fermë lopësh gjendet në Arbanë, dhe punon në kuadër të njësisë së Blegtorisë,të ndërmarrjes shoqërore Progres Eksporti.
- Organizata HPI (OJQ Amerikane) me anë të projektit të mëshqerrave ka dhënë 83 viça familjeve në gjendje të rëndë ekonomike nëpër fshatrat Piranë dhe Krushë të Vogël.

- GTZ ka shpërndarë 190 tonë ushqim të koncentruar për kafshë në tërë territorin e komunës së Prizrenit.

- OJQ-ja Amerikane Mercy Corps, ka investuar gjithashtu për shtimin e fondit blegtoral dhe zgjerimin e kapaciteteve te përpunimit të qumështit. Gjithashtu kjo OJQ ka furnizuar me ushqim të koncentruar për pula vejse (për vezë.) në 14 miniferma të shpezëve.

- Gjatë viteve 2004/2005 dhe 2006 në bashkëpunim me Caritasin Zviceran realizohet programi për përkrahje të ndërtimeve në bujqësi e që konkretisht ka të bëjë me meremetimin e fermave blegtorale, në vlerë prej 80,000 €.

### Sektori i qumështit

Ndërmarrja prodhuese tregtare ABI, në vitin 1996 mori me qira objektin e qumështores të kombinatit ushqimor Progres-Export me kapacitet 30.000 l/ditë. Më 19 prill 2001, kjo fabrikë u komercializua dhe tani përpunon 15.000 litra qumësht në ditë të grumbulluar nga fermerët nëpër shumë pika grumbulluese ( 2 janë në komunën e Prizrenit në f. K. e Vogël dhe Breg Drini). Produktet kryesore të ABI-t janë: qumështi i pasterizuar, kosi me kajmak, jogurti, djathi i Sharrit, speca me ajkë, kajmak i freskët shtëpiak, gjalpi i freskët, kaçkavalli dhe gjiza. Shitja e prodhimeve të ABI-t bëhet kryesisht në tregun e brendshëm. Momentalisht aktivitete në grumbullimin dhe përpunimin e qumështit zhvillojnë edhe 4 qumështore me kapacitet prej 500 deri1000 litra/8 orë. ( “Ajka” Lutogllavë (Legjendë), “Sharri” Prizren, “Rudina” - Prizren, “Qaushi” - Leskovec.). Në vitin 2006 është formuar kooperativa bujqësore “Selo” në f. Reçan e cila ka për veprimtari prodhimin e djathit të Sharrit.

### Shpezëtaria

Në komunën e Prizren gjithsej ekzistojnë 17 ferma të pulave për prodhimin e vezëve prej të cilave 16 janë prodhim (gjithsej 39.520 pula) dhe 1 është e zbrazët në f. Pousko. Viteve të fundit ka trende të rritjes si të kapacitetit po ashtu edhe të numrit të fermave për shkak të politikave të favorshme të krijuara dhe çmimit të vezëve. Kapaciteti i fermave të pulave për vezë (vejse) është prej 500 deri në 3500 copë/ditë për fermë.

| Nr. | Vendbanimi | Nr.i fermave | Kapaciteti |
|---|---|---|---|
| 1. | Pousko | 6 | 720, 1200, 1600, 2400, 3600 |
| 2. | Pllanjane | 3 | 600, 1200, 3600 |
| 3. | Jabllanicë | 1 | 3600 |
| 4. | Lubizhdë | 2 | 3600, 3600 |
| 5. | Korishë | 2 | 2400, 2400 |
| 6. | Skorobisht | 1 | 1200 |
| 7. | Prizren - transit | 1 | 4200 |
| 8. | Landovicë | 1 | 3600 |

## Bletaria

Përfaqësohet me gjithsej 2000 koshere (shoqëri) dhe se bletarët janë të organizuar në disa shoqata "Ama", "Zhupa med" etj. Kushtet natyrore për zhvillimin e bletarisë janë shumë të mira mirëpo mungon asistenca në këtë drejtim.

## Peshkimi

Peshkimi në këtë komunë ka vetëm karakter sportiv, dhe organizohet përmes Shoqatës së peshkatarëve sportivë "Drini i Bardhë". Komuna në bashkëpunim me shoqatën e peshkatarëve "Drini i Bardhë" ka ndihmuar në pasurimin e Lumëbardhit me peshq të rinj si 70.000 copë të llojit të krapit, të sjella këto nga shoqatat humanitare në Shqipëri si dhe me 364 kg troftë kaliforniane (pesha mesatare e një peshku 80 gram). Ka filluar edhe kultivimi i peshkut – troftë kaliforniane nga restoranti "Mifabeli" Shkozë me mbështetjen profesionale të CIMIK-ut.

### Pemëtaria

Pemët frutore kultivohen në gjithsej 150 hektarë, dhe më të përhapura janë: mollët, kumbullat, dardhat, ftoi. etj. Sipërfaqet ekzistuese me pemë nuk i plotësojnë as për së afërmi kërkesat e konsumatorëve tanë. Shumica e varieteteve në plantacionet ekzistuese janë të vjetra dhe për momentin në treg nuk janë të kërkueshme, andaj jemi duke punuar që gjatë ngritjes së plantacioneve të reja të mbillen ato varietete të cilat janë atraktive për tregun, të japin rendimente të larta për njësi të sipërfaqes dhe të jenë rezistuese ndaj sëmundjeve dhe dëmtuesve. Jemi në kontakt të vazhdueshëm me institucionet dhe shoqatat të cilat janë të kyçura në komunën tonë për ndihmë profesionale dhe stimulim financiar fermerëve. Kërkesat e tregut për pemë janë në rritje, qoftë për konsum të freskët apo nga industria përpunuese respektivisht: NPT "ABI & Elif 19" dhe NPT"Fruti". Problemet më të mëdha me të cilat po ballafaqohen pemëtarët janë; mbrojtja nga sëmundjet dhe dëmtuesit si dhe sigurimi i tregut.

NPT "ABI & ELIF 19"
Industria Ushqimore Progres Export-i , u transformua më 19 prill të viti 2001 në ndërmarrjen prodhuese tregtare Abi & Elif 19, që mori me qira pjesë të infrastrukturës dhe linjat prodhuese ekzistuese të NBI Progres Exporti përkatësisht: fabrikat e konservimit të perimeve dhe pemëve të freskëta, frigoriferin dhe qumështoren.
a) Kapaciteti i tërësishëm i fabrikës për përpunimin e pemëve dhe perimeve është 9100 tonë/vit, prej të cilëve:
- Reparti për prodhimin e perimeve 7500 tonë në vit
- Reparti për prodhimin e pemëve 1000 tonë në vit
- Reparti për gjysmë produkte të gatshme (perime dhe pemë) 600 tonë në vit
- Qumështorja 15,000 litra ditë

b) Kapaciteti i frigoriferit është:
- depozitimi në 0 grad Celsius është 1000 tonë;
- ngrirja në -18 C është 3000 tonë;
-ngrirja e thellë në -30/40 C është 2000 tonë.

### Vreshtaria dhe prodhimi i pijeve alkoolike (verë & raki)

### Vreshtaria

Vreshtaria ka qenë dhe është gjithashtu një aktivitet i rëndësishëm bujqësor në këtë komunë. Kultivimi i vreshtave është veprimtari që ka ekzistuar para erës së re (bazuar në zbulimet arkeologjike). Sot, sipërfaqja e tërësishme e vreshtave është rreth 340 ha. dhe ato të gjitha në sektorin privat. Nga këto plantacione çdo vit grumbullohen nga 150-200 vagonë rrush, qoftë për konsum të freskët apo për prodhim vere.

Rreth 900 ha me vresht në sektorin shoqëror kanë dalë jashtë funksionit si rezultat i mosmarrëveshjeve, mosangazhimeve dhe mosaplikimin e masave agroteknike dhe mbrojtëse të menaxherëve të NSH "VRSHTARIA". Për momentin këto "vreshta" menaxhohen nga AKM-ja dhe presin privatizimin. Komuna jonë ka kushte shumë të përshtatshme agroklimatike, traditë të gjatë në kultivimin e hardhisë, mirëpo si kulturë intensive kërkon investime të cilat për fat të keq në këtë periudhë po mungojnë. Se kjo është e vërtet dëshmojnë edhe faktet se deri në vitin 2000 kanë qenë të mbjella rreth 1500 ha me vreshta. Komuna jonë ka qenë qendër e eksperimentimit të varieteteve të cilat janë mbjellë në të kaluarën.Shumica e sipërfaqeve me vreshta në sektorin privat janë të vjetra dhe duhet menduar të zëvendësohen dhe ngritjen plantacione të reja, por mungesa e mjeteve financiare dhe investimeve nuk po lejon një dukuri të tillë. Plasmani i prodhimit të rrushit nuk është i organizuar si duhet dhe fermerët në përgjithësi bëjnë shitjen në tregjet e Kosovës dhe në përgjithësi nuk janë të kënaqur.

**Ndërmarrja-shoqërore-prodhuese"Kosova-Vera"**

NP "Kosova-Vera", me seli në Krushë të Vogël, është themeluar në vitin 1952 me statusin e ndërmarrjes shoqërore. Fabrika "Kosova-Vera" ka qenë shumë e dëgjuar për prodhimet e verërave të saj në varietete të ndryshme si Game , Rizling Italian , Kaberne, Merlot , Burgundez, etj. Podrumi i kësaj fabrike përpunonte rreth 700-800 vagonë në vit, ndërsa vitin e kaluar fabrika ka përpunuar rreth 100 vagonë rrush. Ndërmarrja ka në pronësi dy podrume të verërave, përkatësisht në Krushë të Vogël (Dardhishtë) me kapacitet 2000 vagonë rrush (20.000 tonë rrush) në Landovicë me kapacitet 250 vagonë rrush. Gjithashtu, kjo ndërmarrje disponon repartin për derdhjen në shishe, mbushjen dhe ambalazhimin e pijeve alkoolike (verë dhe raki). Si infrastrukturë ndihmëse deponuese ka një hapësirë të mbyllur për depozitimin e 850 vagonëve rrush dhe 300 m2 deponi të hapur. Kosova-Vera vazhdon edhe sot të prodhojë, por me një kapacitet shumë të kufizuar (rreth 30%). lloje të ndryshme të verërave që janë përmendur më sipër. Tregjet e kësaj fabrike në të kaluarën kanë qenë në vendet e rajonit si Lubjanë, Zagreb, Beograd, Sarajevë, Novi Sad dhe Shkup. Sot, kjo ndërmarrje nuk eksporton pothuaj se askund dhe për momentin pret privatizimin.

## PYLLTARIA

### Pasqyra

Komuna e Prizrenit ka përafërsisht 25,000 ha pyje. Kjo sipërfaqe e tërësishme pyjore përfshin 6,642 ha pyje të degraduara, nga të cilat 600 ha duhet të ripyllëzohen urgjentisht. 17.350 ha pyje janë në pronësi publike dhe 7.650 ha në pronësi private. Shumica e pyjeve të sektorit privat janë pyje të ulëta, që kanë vlerë të ulët ekonomike dhe përdoren kryesisht për nxehje. Drurët më të përhapur në këto pyje janë pisha, ahu (20-25 vjeçar), dushku, shkoza dhe panja. Komuna e Prizrenit posedon rreth 19.500 hektarë ose 50% të sipërfaqes së parkut nacional të Sharrit, që njihet në Ballkan dhe Evropë për diversitetin e madh të florës dhe faunës (ka 2000 specie të florës dhe 165 specie të faunës). Komuna e Prizrenit ka nevojë për asistencë në pyllëzimin e tokës jopjellore dhe në mbrojtjen e pyjeve ekzistuese. Gjatë vitit 2001 – 2006 janë pyllëzuar 50 ha me Pishë të bardhë, Pishë të zezë, Hormoq,

Akacie, etj. Gjithashtu, duke qenë se pajisjet dhe aparatet për pylltari janë dëmtuar ose shkatërruar gjatë konfliktit, duhen siguruar pajisje dhe aparate për mbrojtjen dhe kultivimin e pyjeve:

- Pajisje e nevojshme për përforcim kundër prerjes ilegale të druve.
- Pajisjet për t i asgjësuar dëmtuesit biologjikë si insektet e dëmshme. Për këtë duhen siguruar pesticide, gërshërë dore, gërshërë të gjata, spërkatëse shpine për pesticide dhe maska mbrojtëse.
- Pajisjet për mbrojtje kundër zjarreve pyjore, (uniforma zjarr-qëndruese, sharra elektrike me zinxhir për hapjen e shtigjeve kundër zjarrit, bombola gazi zjarrfikës, rezervar shpinor dhe fshesa metalike).

### Zhvillimi Rural-Shërbimet këshillimore

Regjione rurale llogariten mbi 70% e territorit të Komunës, dhe mbi 50% e popullatës kryesisht jeton në zonat rurale. Infrastruktura rurale në shumë pjesë është shumë e dobët edhe pse me një punë dhe angazhim të banoreve dhe institucioneve tjera relevante mund të përmirësohen. Sot kemi shumë fshatra të boshatisura nga migrimi i popullatës në qytet, si rezultat i mungesës së infrastrukturës rurale (rrugëve fushore, investimeve, mekanizimit bujqësore, organizimit të fermës, etj). Shumë toka janë djerrinë, fermerët nuk kanë kapital fillestar për fillimin e veprimtarisë, sipërfaqet bujqësore nuk janë të lidhura me infrastrukturën rrugore dhe objektet tjera përcjellëse. Fermerët nuk kanë organizim të mirëfilltë për ngritjen e ekonomive të vogla si hap i parë drejt ngritjes së standardit të familjes, e më vonë edhe rritjen e kapitalit. Fragmentimi i tokave në njësi të vogla është dukuri në fermat tona dhe një rrezik për të ardhmen e avancimit të fermës dhe bujqësisë në përgjithësi. Mungesa e sistemit të ujitjes në shumë sipërfaqe bujqësore paraqet një tjetër problem në zhvillimin e viseve rurale. Zhvillimi i një politike të qëndrueshme dhe afatgjate rurale duke ia përshtatur atë regjioneve në bazë të kushteve duhet të jetë obligim për të gjitha strukturat që merren me zhvillimin e bujqësisë.Duke i marrë parasysh të gjitha këto, lind nevoja e organizimit të Shërbimeve Këshillimore në të gjitha zonat ku një aktivitet i tillë është i nevojshëm. Drejtimet kryesore në të cilat do të orientohen shërbimet këshillimore me fermerët, pas grumbullimit nga terreni të informatave do të jenë:

- Menaxhimi i fermave të vogla dhe atyre komerciale.
- Organizimi i fermerëve nëpër shoqata dhe kooperativa bujqësore.
- Marketingun e prodhimeve bujqësore.
- Gjetja e formave dhe mënyrave më të përshtatshme në qasjen e fermerëve institucioneve financiare.
- Menaxhimin e burimeve ujore .
- Përmirësimin e cilësisë së prodhimeve bujqësore.

Asistenca në këtë drejtim jepet kryesisht nga shoqatat bujqësore si:
Shoqata e fermerëve të deleve “Prosharri” merret me grumbullimin nga prodhuesit e leshit. qumështit, qengjave, etj. dhe shitjen e tyre në tregun e brendshëm. Kjo shoqatë në

bashkëpunim me donatorë të ndryshëm ka arritur të ofrojnë shërbime këshillimore dhe ndihmë profesionale fermerëve të deleve.
Shoqata "Anadrini" që vepron në tri komuna: Prizren, Gjakove dhe Rahovec, gjithashtu ndihmon në shërbimet këshillimore në perimekulturë dhe pemëtari.
Shoqata e Grave Fermere "Krusha e Vogël" - Kjo shoqatë u themelua në prill të vitit 2002 me iniciativën e një grupi grash të veja. Sot shoqata ka 72 anëtare dhe kryesohet nga znj. Dile Prenpalaj. Shoqata ka realizuar disa projekte në Prizren, Rahovec, Gjakovë si të tilla janë: - Projekti i pikave grumbulluese të qumështit i realizuar në bashkëpunim me KK të Prizrenit dhe organizatat ndërkombëtare FAO, CARE Int, dhe Caritasi Zvicerian. - Projekti për bletarinë dhe në përkrahje të grave të veja në disa fshatra të komunës së Prizrenit kanë shpërndarë nga dy koshere bletësh për 30 familje të udhëhequra nga gra të veja. - Trajnime për punë në bujqësi për gratë në bashkëpunim me FAO, ACDI VOCA dhe CAREInt.

## Analiza dhe konkluzioni përfundimtar

Siç u përmend më lart territori i komunës së Prizrenit zotëron burime të rëndësishme natyrore, si një sasi të konsiderueshme toke pjellore, livadhe e kullosa, pasuri ujore dhe një klimë kontinentale-mesdhetare. Rreth 60% e popullsisë jetojnë në fshatra dhe merren me aktivitet bujqësor e blegtoral. Janë rreth 12.000 ferma/ekonomi shtëpiake që jetojnë vetëm nga të ardhurat në bujqësi (për të siguruar ekzistencën). Gjatë periudhës së tranzicionit (pas vitit 1999), në qytetin e Prizrenit si qendër rajonale urbane filloi me vrull procesi i migrimit fshat-qytet, mbasi puna në bujqësi filloi të vështirësohet për shkak të transformimeve strukturore në drejtim të ekonomisë së tregut. Shumica e produkteve bujqësore filluan të importohen nga vendet fqinje ballkanike dhe Evropa Perëndimore dhe si rezultat u krijua një konkurrencë jo lojale për prodhimet vendore. Gjatë 7 viteve të tranzicionit, bujqësia është një ndër sektorët që ka pasur investime shumë të vogla. Duke qenë se komuna e Prizrenit ka kapacitete më të mëdha se komunat e tjera të rajonit lidhur me përpunimin e produkteve bujqësore dhe blegtorale, ka shumë rëndësi zhvillimi i mëtejshëm i bujqësisë intensive me anë të metodave bashkëkohore si dhe shtimi i sipërfaqeve të ujitura me ujë, zgjerimi i shërbimeve ektensioniste, rehabilitimi i vreshtave të degraduara, mbjellja e sipërfaqeve të reja me vreshta dhe pemë frutore, futja e kultivarëve të ri të perimeve dhe pemëve (si. P.sh. dredhëzat, mjedrat, brokoli etj.), si dhënia e kredive me leverdi për rinovimin dhe ngritjen e ndërmarrjeve të vogla dhe të mesme në fushën e industrisë ushqimore përpunuese, etj. Kuvendi Komunal i konsideron të rëndësishme investimet që mund të bëhen nga organet qendrore dhe donatorët për përmirësimin dhe zgjerimin e sistemeve të ujitjes (duhen minimumi 1 milion euro), përkrahjen për shoqatat bujqësore si dhe hapjen e një institucioni kreditor bankar për bujqësinë që të japë kredi të leverdishme bujqve/fermerëve dhe ndërmarrjeve private agropërpunuese. Dhe së fundi, që ky sektor të marrë zhvillim të mëtejshëm i mbetet si detyrë Qeverisë së Kosovës për të plotësuar dhe rregulluar kornizat ligjore për favorizimin e prodhimeve bujqësore vendore, lehtësimit e tatimeve doganore lidhur me importimin e pajisjeve teknologjike prodhuese, dhënien e ndihmave me inpute bujqësore, këshillime, si dhe nxitjen e krijimit të shoqatave të fermerëve sipas modeleve të reja bashkëkohore.

Sfidat
1. Jetësimi i zejeve të vjetra të qytetit
2. Kapacitetet prodhuese dhe përpunuese në agrobiznes
3. Përkrahja e prodhimeve bujqësore
4. Trajnimi dhe rikualifikimi i potencialit njerëzor
5. Importimi i teknologjisë moderne
6. Shfrytëzimi racional i resurseve
7. Zhvillimi i turizmit dhe hotelerisë
8. Bashkëpunimi ndërkufitar

## INFRASTRUKTURA

## TRANSPORTI AUTOMOBILISTIK

### RRJETI RRUGOR DHE QARKULLIMI

#### Pasqyra e përgjithshme

Komuna e Prizrenit falë pozitës se saj gjeografike ka bërë që të jetë një nyje e cila ka lidhur pjesën më te madhe të Ballkanit me Bregdetin Adriatik por me shpresë se në të ardhmen do të ketë lidhje të rrjetit rrugor edhe me vendet tjera joballkanike. Kjo e bën të mundur edhe fillimin e punimeve të autostradës Durrës – Morinë dhe përgatitjeve për fillimin e vazhdimit të saj brenda territorit të Kosovës.
Sa i përket rrjetit rrugor të kategorive tjera të rrugëve, gjendja është e lakmueshme pasi që kemi një zhvillim të hovshëm të tyre në komunën e Prizrenit dhe sidomos ndërtimi i tyre brenda qytetit.

#### Pasqyra deri më 2005

Rrjeti rrugor brenda territorit të komunës së Prizrenit karakterizohet me përfundimin e rrugëve apo vazhdimin e tyre si ato të shtruara me asfalt, pllaka betoni apo të shtruara me tampon sipas nevojës.
Rrjeti rrugor i territorit të komunës së Prizrenit është rreth 550 km i gjatë dhe përbehet nga rrugë magjistrale, regjionale dhe ato lokale. Gjendja e përgjithshme e rrugëve është se në periudhën e pasluftës konkretisht prej vitit 2001-2005 kemi rezultate të jashtëzakonshme në përmirësimin e infrastrukturës si në qytet ashtu edhe në fshat , ku përmes një politike të participimit me banorët e lagjeve apo fshatrave, investimit vetjak të komunës si dhe të përmirësimit të rrugëve të ndërtuara para luftës kemi këto rezultate:
Asfaltimi i rrugëve të reja dhe rehabilitimi i rrugëve të vjetra me asfalt në $m^2$ ......~295000 $m^2$ ;

Ndërtimi i rrugëve, trotuareve dhe parkingjeve me kube betoni të vendosura në sipërfaqe …… ~200000 m² ;
Vendosja e tamponit dhe rehabilitimi i rrugëve lokale e regjionale me zhavorr dhe gurë të thyer në sipërfaqe …..~ 150000m².

### URAT AUTOMOBILISTIKE

Në territorin e Prizrenit ekzistojnë 27 ura të ndryshme ku shumica janë ura nga betoni por ekzistojnë edhe ato të çelikut dhe ura te gurit të veshura me gurë të cilat janë të përqendruara kryesisht në qytet. Ura të përziera me dru dhe çelik janë të karakterit të përkohshëm. Të gjitha urat në komunën e Prizrenit janë të kalueshme. Në periudhën 2001-2005 gati të gjitha urat të cilat kanë qenë të pakalueshme apo një kahe janë riparuar ose ndërtuar të reja të cilat kanë krijuar një qarkullim të lirë brenda qytetit dhe lokaliteteve ku janë ndërtuar.

### TRANSPORTI HEKURUDHOR

Përveç transportit rrugor, në territorin e komunës së Prizrenit ekziston transporti hekurudhor i cili prej mbarimit të luftës 1999 është pasiv, si në tërë Kosovën. Mundësia e investimeve dhe futjes në lëvizje ka munguar për shkak te planeve afatgjate për mundësinë e zhvendosjes së këtij rrjeti nga vendi ekzistues në një tjetër vend në periferi të qytetit.




### TRANSPORTI PUBLIK

Transporti publik në territorin e komunës së Prizrenit ekziston kryesisht në lidhjet ndërmjet fshatrave dhe qytetit ku ka një përmirësim të dukshëm në vitet e fundit sa i përket orareve dhe mjeteve transportuese të përshtatshme për një lloj të tillë të transportit.
Sa i përket transportit publik brenda qytetit, ai nuk ekziston edhe pse nevoja ekziston për shkak të ngarkesave të mëdha dhe shtrirjes së madhe të qytetit. Një shembull i mirë është

sa i përket qarkullimit të automjeteve ku për një orë në qendër të qytetit kalojnë maksimum deri në 1300 automjete. Ky është një tregues i mbingarkesave të mëdha dhe nevojave për futjen në qarkullim të automjeteve për transport publik.

## PASQYRA E PERGJITHSHME E PROJEKTEVE KRYESORE NË VITIN 2006

Një pasqyrë e përgjithshme e projekteve të KK për përmirësimin e infrastrukturës rrugore dhe komunikacionit është:

- Vazhdimi i punimeve në asfaltimin e rrugëve regjionale që lidhin disa fshatra brenda territorit të komunës së Prizrenit;
- Vazhdimi i ndërtimit të rrugës "Ismet Jashari" që nënkupton komplet instalimet nëntokësore të reja dhe ndriçimin publik;
- Vazhdimi i punimeve në ndërtimin e rrugës KFOR-TRANSIT që nënkupton vazhdimin e rrugës "Unaza 1" në drejtim te Prishtinës deri te transiti ekzistues, rrugë katër shirit;
- Përgatitja për fillimin e rrugës të quajtur "Uaza 2" në drejtim të Gjakovës, rrugë me katër shirita;
- Hartimi i projektit detal për ndërtimin e rrugës në drejtim të Landovicës ose vazhdimi i rrugës "Unaza 2";
- Adaptimi i rrugëve të dëmtuara me kube betoni dhe asfalt në territorin e komunës së Prizrenit;
- Të gjitha punimet që lidhen me participim me qytetarë dhe punët tjera nga agjendat në vazhdim të vitit 2007.

## ASISTENCA E DERITANISHME

Pjesëmarrja e deritanishme e OJQ-ve dhe KFOR-it në investime të përbashkëta në territorin e komunës së Prizrenit sa i përket infrastrukturës rrugore nuk ka munguar. Mund të ceket bashkinvestimi në vitin e fundit ndërmjet Caritasit Zviceran në ndërtimin e rrugëve lokale kryesisht ku banojnë minoritetet ku këto investime do te vazhdojnë edhe në vitet që pasojnë ku asistencën teknike e mbështet KK - Prizren.

## KONKLUZION

Duke pasur parasysh të dhënat e sipërshënuara, komuna e Prizrenit si prioritet kryesor në planin afatmesëm dhe afatgjatë e ka përmirësimin rrënjësor të infrastrukturës rrugore në të gjitha rrafshet e saja. Ky orientim konsiston



kryesisht në rehabilitimin dhe përmirësimin optimal të rrjetit ekzistues rrugor, ndërtimin dhe vendosjen e nyjave të reja lidhëse duke i respektuar standardet dhe normat teknike si të



projektimit ashtu edhe të zbatimit të tyre në vepër. Kjo qëndron sidomos në ndërtimin e unazave paralele në distancë të caktuar dhe në shtrirje simetrike për një zbarkim të dukshëm të qarkullimit të automjeteve ku edhe është synimi kryesor për komunën e Prizrenit.

Tregues më i mirë për këtë janë shënimet e mësipërme për angazhimin në ketë drejtim të stafit profesional lidhur me natyrën e këtyre projekteve dhe zbatimit të tyre. Ka shumë prova të kësaj natyre por më të dukshmet janë përqendrimi në ndërtimin e katër hyrjeve kryesore në drejtim të qytetit të tri unazave dhe vazhdimit të tyre, ndërtimit të rrugëve që lidhin fshatrat me rrugët magjistrale ose me vetë qytetin si dhe ndërtimi i rrugëve lokale brenda qytetit ose vetë fshatrave, të gjitha këto me participim.

Projektet me rëndësi kombëtare




Ndërtimi i autostradës në relacionin kryesor në drejtim të qytetit të Kukësit është një projekt me rëndësi kombëtare dhe rajonale ku komuna e Prizrenit zë vend të posaçëm në këtë projekt. Kjo do të bëjë të mundur ngritjen e zhvillimit ekonomik të komunës për shkak se Prizreni do të jetë udhëkryqi kryesor për transitin kryesor të mallrave dhe udhëtarëve në nivel rajonal.

Projekt tjetër është edhe ndërtimi i rrugës Prizren-Zaplluzhë –Guri i Zi, rrugë që lidh komunën e Prizrenit me atë të Dragashit dhe në aspektin rajonal mundësia e vazhdimit me Maqedoninë, konkretisht me qytetin e Tetovës.

## UJËSJELLËSI DHE KANALIZIMI

### Furnizimi me ujë të pijshëm

Prizreni dhe fshatrat rreth tij furnizohen me ujë të pijshëm nga 4 burime kryesore dhe nga lumi "Lumëbardhi" nëpërmjet sistemit të filtrimit i cili gjatë periudhës mars-shtator ka një prurje uji prej 300-480 në 1/sek. dhe 180-200 në 1/sek gjatë muajve shtator- mars.

Ndërmarrja Publike - Hidroregjioni Jugor (ish-Cyileni) menaxhon rrjetin e furnizimit me ujë dhe rrjetin e kanalizimeve në qytet dhe 5 paralagje të tij si: Bajram Curri , Arbana, Janglenica (apo Dardania), Lugishta e Qytetit dhe Petrova (apo Theranda), si dhe në 17 fshatra Nashec, Vlashnje, Atmaxhë, Tupec, Landovicë, Vërmicë, Shkozë, Kojush 1, Konjush 2, Planeja, Gorozhup, Mazrek, Murademe, Kobaj, Grazhdanik, Ninaj, Gjonaj. Kontrollin e kualitetit të ujit të pijshëm e bën çdo ditë Enti Higjienik. Shkalla e pastërtisë së ujit nga pikëpamja bakteriologjike është përmirësuar dukshëm gjatë viteve të fundit si rezultat i vënies në funksionim të dy stacioneve të klorizimit nëpër burime. Stacionet e pompimit janë vendosur në burimet "Bunarllëk I" dhe II dhe Sozi-Nashec, dhe Vërmicë. Makineritë e këtyre stacioneve janë shumë të vjetra dhe të amortizuara dhe gjatë procesit të pompimit ka humbje të madhe të sasisë së ujit përafërsisht 30%.
Furnizimi me ujë i qytetit ndahet në zonën e ulët, ku 60% e sasisë së ujit transportohet me gravitet dhe zona e lartë ku 40% e ujit shpërndahet me anë të sistemit të pompave.
Objektet industriale furnizohen me ujin e lumit i cili kalon nëpër sistemin e filtrimi.

Ndërprerjet e vazhdueshme të ujit dhe të furnizimit me rrymë e destabilizojnë procesin e prodhimit dhe ndikojnë negativisht në proceset teknologjike të industrisë përpunuese. Gjithashtu uji që vjen nga lumi është i turbullt dhe i papastër për shkak të mungesës së një rezervuari për dekantimin e tij.



Sipërfaqja e përgjithshme mbuluar me sistem ujësjellësish, është rreth 13.5 km2 dhe sasia mesatare e ujit që konsumon një banor është 150 litra në 24 orë.
Rrjeti ekzistues i ujësjellësit ka një gjatësi gjithsej 185.588 km dhe pjesa më e madhe e këtij rrjeti është shumë e vjetër dhe e amortizuar (është ndërtuar para 40 vjetëve) dhe për këtë arsye kemi humbje të mëdha si në rrjetin kryesor ashtu edhe në atë sekondar. Këto humbje mendohet të jenë rreth 40% të sasisë së përgjithshme të ujit. Humbjet tjera janë edhe kyçjet ilegale të shumë subjekteve ekonomike ku numri i tyre është përafërsisht 2000.

Në periudhën e pasluftës janë bërë shumë investime në rrjetin e ujësjellësit. Janë ndërtuar rrjete të reja të ujësjellësit si dhe janë bërë edhe rehabilitime të rrjeteve ekzistuese.



Si projekt me rëndësi i realizuar në fund të vitit 2006 është edhe ndërtimi i rrjetit të ri të ujësjellësit në rrugën "Ismet Jashari-Kumanova". Rrjeti ekzistues ka qenë prej gypave prej azbest-çimentoje me diametër Ø400mm të cilët janë demoluar dhe janë vendosur gypa prej polietileni PE 100 me diametër Ø500 me të gjitha pjesët tjera lidhëse.

Rrjeti i ujësjellësit përbëhet nga gypa të materialeve të ndryshme si dhe të diametrave të ndryshëm.

| Materiali | Diametri Ø | Viti i ndërtimit | | | TOTAL (m') |
|---|---|---|---|---|---|
| | | Para 1999 | pas 1999 | | |
| | | | rrjet i ri | rehabilitim | |
| AC | 50 | 7597 | | | 7597 |
| AC | 80 | 19415 | 457 | | 19872 |
| AC | 100 | 24296 | 201 | | 24497 |
| AC | 125 | 7435 | 262 | | 7697 |
| AC | 150 | 22715 | 188 | | 22903 |
| AC | 200 | 16265 | | | 16265 |
| AC | 250 | 1210 | | | 1210 |
| AC | 300 | 13781 | | | 13781 |
| AC | 350 | 3458 | | | 3458 |
| AC | 400 | 7984 | | | 7984 |
| AC | 500 | 915 | | | 915 |
| AC | 600 | 3627 | 95 | | 3722 |
| CI | 50 | 2269 | | | 2269 |
| CI | 60 | 967 | | | 967 |
| CI | 80 | 141 | | | 141 |
| CI | 100 | 1073 | | | 1073 |
| CI | 150 | 2192 | | | 2192 |
| CI | 300 | 135 | 59 | | 194 |
| PE | 50 | 2154 | 2101 | | 4255 |
| PE | 75 | | 218 | | 218 |
| PE | 90 | | 2423 | | 2423 |
| PE | 110 | 1167 | 6550 | | 7717 |
| PE | 125 | 1287 | 1918 | | 3205 |
| PE | 160 | 140 | 6645 | | 6785 |
| PE | 200 | 116 | 3922 | | 4038 |
| PE | 225 | | 4811 | | 4811 |
| PE | 250 | | 415 | | 415 |
| PE | 500 | | | 720 | 720 |
| PVC | 50 | 2293 | | | 2293 |
| PVC | 80 | 173 | 261 | | 434 |
| PVC | 100 | 79 | 1161 | | 1240 |
| PVC | 125 | | 1237 | | 1237 |
| PVC | 150 | | 1829 | | 1829 |
| ST | 50 | 3135 | | | 3135 |
| ST | 150 | | 300 | | 300 |
| ST | 175 | 77 | | | 77 |
| ST | 200 | 1533 | 1166 | | 2699 |
| ST | 300 | 884 | | | 884 |
| ST | 600 | 136 | | | 136 |
| TOTALI | | 148649 | 36219 | 720 | 185588 |




**Kanalizimi i ujërave të zeza**

Një ndër problemet më të mëdha në komunën tonë, është problemi i shtrirjes së rrjetit të kanalizimit dhe derdhja e tyre. Në periudhën e pasluftës janë bërë investime të mëdha në rregullimin e infrastrukturës e veçanërisht në ndërtimin e kanalizimeve.

Në projektet e implementuara në vitet e fundit si dhe në ato që do të ndërtohen në të ardhmen, është paraparë ndarja e kanalizimit të ujërave të zeza nga ato atmosferike dhe ndërtimi i gropave septike.

Derdhja e kanalizimeve në të shumtën e rasteve bëhet direkt në lumë, prandaj ndërtimi i impianteve duhet të jetë çështje e parë me rëndësi për mbrojtjen e ujërave nga ndotësit e ujërave të zeza që dalin nga vendbanimet dhe nga industria. Sipas topografisë së komunës së Prizrenit, pranuesi i fundit i ujërave të zeza është lumi Drini i Bardh, nëpërmjet lumit Lumëbardhi për zonën ujëmbledhëse jug dhe nëpërmjet përroit të Tupecit për zonën ujëmbledhëse veri. Opsioni i zgjedhur për trajtimin e ujërave të zeza është ndërtimi i një ITUZ-i afër fshatit Vlashnjë, me shkarkimin e ujërave të zeza të trajtuara në lumin Lumëbardhi. Ujërat e zeza nga zona e ujëmbledhësit veri do të pompohen drejt zonës së ujëmbledhësit jug. Teknologjia e propozuar e trajtimit të ujërave të zeza është procesi i lymit të aktivizuar me sedimentim primar dhe tretje anaerobike të lymit.

Rrjeti ekzistues i kanalizimit ka një gjatësi prej 136.493 km dhe përfshin një pjesë të madhe të komunës së Prizrenit, ndërsa kanalizimi i ujërave atmosferikë është ndërtuar në projektet e investuara nga Komuna në rrugët kryesore të qytetit dhe deri më sot janë ndërtuar rreth 5.903 km rrjet i kanalizimit atmosferik.

| Materiali | Diametri Ø | Viti i ndërtimit | | TOTAL (m') |
|---|---|---|---|---|
| | | Para 1999 | pas 1999 | |
| PE | 500 | | 400 | 400 |
| PE | 400 | | 400 | 400 |
| PE | 315 | | 2605 | 2605 |
| GB | 200 | 17851 | | 17851 |
| GB | 250 | 4437 | 497 | 4934 |
| GB | 300 | 35180 | 3346 | 38526 |
| GB | 400 | 21220 | 5089 | 26309 |
| GB | 500 | 16361 | 6766 | 23127 |
| GB | 600 | 3015 | 2939 | 5954 |
| GB | 800 | 1040 | 2347 | 3387 |
| GB | 1000 | 730 | 4778 | 5508 |
| GB | 1200 | 675 | 2543 | 3218 |
| GB | 1500 | 436 | | 436 |
| GB | 1800 | 1391 | | 1391 |
| AC | 200 | 285 | | 285 |
| AC | 300 | 482 | | 482 |
| AC | 400 | 191 | | 191 |
| AC | 600 | 109 | | 109 |
| PREJ GURI | | 266 | | 266 |
| PREJ GURI | | 1114 | | 1114 |
| TOTALI | | 104783 | 31710 | 136493 |

| Materiali | Diametri Ø | Viti I ndërtimit | | TOTAL (m') |
|---|---|---|---|---|
| | | para 1999 | pas 1999 | |
| PE | 500 | | 1222 | 1222 |
| PE | 315 | | 1198 | 1198 |
| GB | 400 | | 430 | 430 |
| GB | 500 | | 205 | 205 |
| GB | 800 | | 2595 | 2595 |
| GB | 1200 | | 253 | 253 |
| TOTALI | | | 5903 | 5903 |

| Nr. | INFRASTRUKTURA | Viti I ndërtimit | | TOTAL (m') |
|---|---|---|---|---|
| | | para 1999 | pas 1999 | |
| 1 | Ujësjellësi | 148649 | 36939 | 185588 |
| 2 | Kanalizimi fekal (KUZ) | 104783 | 31710 | 136493 |
| 3 | Kanalizimi atmosferik(KUB) | | 5903 | 5903 |

### Sistemi i ujitjes



Edhe pse sasia e reshjeve atmosferike është e bollshme, shpërndarja e tyre gjatë vitit nuk është e përshtatshme, mbasi në periudhën e vegjetacionit sasia e reshjeve që bie është vetëm 341.4 mm (ose 42.8%) e sasisë së përgjithshme. Gjithashtu, periudha me e thatë në stinën e verës zgjat jo më pak se 50 ditë.

Sistemi i organizuar i ujitjes me anë të mullinjve, pendëve, kanaleve dhe vijat ujitëse daton që nga mesi i shekullit XVI. Përveç një xhamie, ure dhe krua, poeti prizrenas Suzi (i njohur në popull si Sozi) i ka lënë qytetit edhe një kanal ujitës të gjatë rreth 7 km. Pas Luftës së Dytë Botërore në komunën e Prizrenit filloi ndërtimi i rrjetit të ri të ujitjes si dhe rihabilitimi i atij ekzistues. Sistemi "Fusha e Prizrenit", me një sipërfaqe ujitëse totale prej 5.000 ha, u ndërtua në vitin 1962. Përbëhet nga dy sisteme ujitëse që marrin ujë nga dy liqenet e krijuara nga ndërtimi i dy pendëve në Lumëbardhin e Prizrenit. G1 (tek ish-stacioni qendror) dhe G2 (tek ish spitali i vjetër). Sot ky sistem funksionon pjesërisht.



Në komunën e Prizrenit ujitet një sipërfaqe e përgjithshme prej 2.460 ha (ose 17.4% nga e tërë sipërfaqja e tokës së lëvruar), gjë që është mbi mesataren e Kosovës.

Sipërfaqet e ujitura ndahen:

a) Fusha e Prizrenit me 1.800 ha, nga të cilat 1.200 janë në pronësi private (ose 66.6%) dhe 600 ha (20%) në pronësi shoqërore.

b) Ujitja lokale 260 ha që është primitive me kanale dhe vija dheu.

c) 400 ha nga Hidrosistemi i Radoniqit (Krusha e Vogë1, Pirana, Romaja).

Sistemet ujitëse janë manaxhuar nga NP Dukagjini, që nga themelimi i saj (viti 1963) dhe deri më sot. Dukagjini ofron shërbime të ujitjes për dy zona të Komunës:
- Zona e Poshtme gjendet në perëndim të Prizrenit dhe në drejtim të rrugës Prizren-Gjakovë dhe merr ujë me rënie të lirë përmes kanaleve të hapura prej betoni dhe gypave prej azbest-çimentoje.
- Zona e Epërme , që shtrihet në lindje dhe shkon kah komuna e Suharekës, funksionon gjithashtu me rënie të lirë dhe është e pajisur më spërkatës (15%, kanale dhe gypa, nga të cilat 4 km janë kanale të hapura me pllaka betoni dhe 140 km gypa prej azbest-çimentoje.
Vendbanimet që përfitojnë ujitje në zonën e lartë janë: Lubizhdë, Korishë, Petrovë, Arbanë, Landovicë, Atmaxhë dhe Nashec dhe në zonën e ulët: Vllashnje, Kobaj, Murademë, Hoçë e Qytetit, Poslisht dhe Billushë.

## ZHVILLIMI I RRJETIT ELEKTROENERGJETIK

KEK- PRISHTINË – Distribucioni në Prizren përfshin sipërfaqen prej 2001 $km^2$ me pesë (5) komuna, me rreth 76861 konsumatorë dhe për nga madhësia zë vendin e dytë në kuadër të distribucioneve të Kosovës.

Parametrat teknikë të KEK-Pishtinë – Distribucioni në Prizren

Gjatësia e rrjetit

| Niveli i ten. | Gjatësia-km |
|---|---|
| 35 kV | 107.114 |
| 10 kV | 858 |
| TU | 1450 |
| Gjithsej | 1450 |

Trafostacionet

| TS | Numri iTS |
|---|---|
| 110/X kV | 3 |
| 35/10 kV | 11 |
| 10/0.4 kV | 1022 |
| Gjithsej | 1036 |

Nr. i konsumatorëve

| Niveli i KONSUMATORËVE | Nr. |
|---|---|
| 35 kV | 1 |
| 10 kV | 51 |
| 0.4 kV | 216 |
| Amvisni | 66026 |
| N.publik | 114 |
| Gjithsej | 76878 |




**RRJETI 110 kV**

Konsumatorët e konsumit të KEK-Prishtine, distribucioni Prizren furnizohen me energji e1ektrike përmes tri TS 110/X kV me 189 MV A fuqi të gjithëmbarshme të insta1uar. TS 110/35 kV Prizreni i është në punë nga viti 1971, TS 110/35/10 kV Suhareka është 1ëshuar në punë në vitin 1978. TS 110/10 kV Prizreni III punon nga viti 1987.

Situata momentale

| TS 110/x kv | Pin (MVA) |
|---|---|
| TS 110/35 kV Prizreni ! | 2x31.5 |
| TS 110/35/10 kV Suhareke | 2x31.5 |
| TS 110/(20) 10 kV Prizreni III | 2x31.5 |
| Gjithsej | 189 MVA |

**Rrjeta 35 kV**

Distribucioni i Prizrenit ka 12 TS të nivelit 35/10 kV. Fuqia insta1uese e TS 35/10 kV është 126.5 MV A

| *Nr.* | *VENDI* | *TS 35/10 kV* | *Pin (MVA)* |
|---|---|---|---|
| 1 | PRIZREN | PRIZRENII | 1X4 |
| 2 | PRIZREN | PRIZRENIII | 2x8+1x4 |
| 3 | PRIZREN | PRIZRENIIII | 4+8 |
| 4 | PRIZREN | PRIZRENIIV | 2x8+1x4 |
| 5 | RAHOVEC | RAHOVECI | 2X8 |
| 6 | XERXE | XERXA | 2X4 |
| 7 | SUHAREKE | SUHAREKA | 1X8 |
| 8 | MALISHEVE | MALISHEVA | 3X4 |
| 9 | DRAGASH | DRAGASHI | 1X8+1X4 |
| 10 | ZHUR | ZHURI | 1X4 |
| 11 | DRAGASH | HE DIKANCA | 1X2.5 |
| 12 | PIRANE | PIRANA | 1X8 |
| | GJITHSEJ | | 126,5 (MVA) |

TS 110/35 kV Prizreni I, Pin=63 MVA (2x31.5)

Parametrat teknik te dalies 35 kV

| Nr. i dalje | Emërtimi i daljeve | Gjatësia (km) | Materiali dhe seksioni |
|---|---|---|---|
| 1 | PRIZRENII | 0.6 | Al-Fe 70 |
| 2 | PRIZRENIII | 0.15 | Al-Fe 95 |
| 3 | PRIZRENI III/I | 1.8 | IPZO-13 (95) |
| 4 | PRIZRENIIIIIII | 1.8 | IPZO-13 (95) |
| 5 | PRIZRNIIV | 0.5 | Al-Fe 70 |
| 6 | "PROGRES" | 0.4 | IPZO-13 (95) |
| 7 | "PROGRES" | 0.4 | IPZO-13 (95) |
| 8 | PIRANE | 9.31 | Al-Fe 150 |
| 9 | TS 110/35/10 kV SUHAREKE | 17.0 | Al-Fe 95 |

| | Parametrat e daljeve 10 kV | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Nr ren | TS | kablovik(km) | ajror(km) | gjithsejt(km) | Nr I TS | Pinsi(kVA) |
| 1 | PZ 111110/10 kV | 2,195 | 112,2 | 114,395 | 156 | 57,135 |
| 2 | Theranda 110/10 kV | 1,45 | 153,689 | 155,139 | 175 | 40,13 |
| 3 | PZ I 35/10 kV | 0,28 | 2,685 | 2,965 | 8 | 4,88 |
| 4 | PZ II 35/10 kV | 5,95 | 95,324 | 101,274 | 114 | 31,21 |
| 5 | PZ 11135/10 kV | 5,885 | 0,325 | 6,21 | 17 | 12,59 |
| 6 | PZ IV 35/10 kV | 14,93 | 7,019 | 21,949 | 46 | 25,25 |
| 7 | Rahoveci 35/10 kV | 5,87 | 72,176 | 78,046 | 78 | 23,62 |
| 8 | Xerxe 35/10 kV | | 60,621 | 60,621 | 81 | 21,03 |
| 9 | Theranda 35/10 kV | 3,09 | 30,295 | 33,385 | 46 | 15,42 |
| 10 | Malisheva35/10 kV | 3,127 | 105,025 | 108,152 | 115 | 22,035 |
| 11 | Dragashi 35/10 kV | | 82,457 | 82,457 | 87 | 19,856 |
| 12 | Zhuri 35/10 kV | | 48,115 | 48,115 | 44 | 9,79 |
| 13 | Dikanca 35/10 kV | | 15,53 | 15,53 | 12 | 2,19 |
| 14 | Piranda | | 29,82 | 29,82 | 43 | 11,89 |
| | | 42,777 | 815,281 | *858,058* | *1,022* | *297,026* |

Për shkak të mungesës së investimeve kapitale për një periudhë relativisht të gjatë (sidomos në vitet e 90-ta) i është afruar kufirit kritik të stabilitetit. Kjo situatë është zbutur në periudhën e pasluftës me ndihmën e donacioneve dhe të mjeteve të qeverisë, sikurse janë: ndërrimi i seksionit të përçuesve në LP 35 kV në relacionin Gjakovë (TS 110/35 kV GJ-I-TS 35/10 kV Rahovec) nga seksioni AL-FE 50 2 .. mm në përçues AF-Fe me seksion 95 mm$^2$. Donacion i THW-es në vitin 2002 2 TS 10/04 kV dhe zgjerimi i rrjetit të tensionit të ulët me kabllo të izoluar të tipit XOO/O-A 4 x 70 mm$^2$ + 2 x 16 mm$^2$ në Malishevë, Donacion i DFID-it në vitin 2003. Ndërtimi i nënstacionit transformatorik të nivelit 35/1 0 kV ,8 MV A në Piranë. Donacion i NTE-Norvegjeze në vitin 2003. Revitalizimi i TS 35/10 kV" Therande" donacion I NTE-se Norvegjeze ne vitin 2003. Ndërtimi i LPn2 x 10(20) kV në relacionin që përfshin nga TS 110/1 0(20) kV Prizreni III deri ne fshatin Legjende ,6.1 km me mjetet e akorduara nga qeveria. Ndërtimi i LP 2 x 10(20) kV në relacionin që përfshin nga TS 35/10 kV ,Xërxë deri në fshatin Ratkoc ,7.4 km me mjetet e akorduara nga qeveria. Ndërtimi i LP 2 x 10(20) kV në relacionin që përfshin nga TS 35/10 kV Dragash deri në fshatin Kosavë 6,5 km me mjetet e akorduara nga qeveria. Ndërtimi i LP 1 x 10(20) kV në relacionin që përfshin nga TS 35/10kV Malisheva deri në fshatin Drenoc 8.1 km me mjetet e akorduara nga qeveria. Një ndër problemet akute janë edhe paraqitja e fyteve të ngushta në nivelin e transformimit 11 O/x kV konkretisht në Prizren ku për shkak të këtij fyti të ngushtë detyrohemi që nga Theranda të furnizohemi TS 35/10 kv PZ III,12 MV A Prandaj si zgjidhje parashohim dy faza:

Faza e parë - ndërrimi i njësisë transformatorike nga 31.5 MV A ne 40 MV A ne TS 110/35 k V Prizreni I

Faza e dyte - ndërrimi i TS të ri 11 O/x kV në Prizren. Fytet e ngushta lajmërohen edhe në pjesën dërrmuese të daljeve 10 kV për shkak të mbingarkesës, seksionit të hollë

dhe të njëjtit të vjetruar (amortizuar).

Planifikimi:
**Krijimi i kushteve për të bërë kalimin nga niveli 10 kV në atë 20 kV ku parashihet që deri në vitin 2015 të bëhet kalimi në këtë nivel distributiv që do të kontribuonte në zvogëlimin e humbjeve teknike dhe njëkohësisht në distribucionin e energjisë me tension më kualitativ.**
Gjithashtu, planifikojmë që rrjetet ajrore me shtylla nëpër zona urbane gradualisht të eliminohen duke i shpërndarë në kanale (puseta) nëntokësore.

**TELEFONIA FIKSE**

Nr. i konsumatorëve në Prizren me rrethinë është 8900 parapagues.

N; kuadër të telefonisë fikse janë kryer shumë punime: Në Lubizhdë dhe Mushnikovë kanë përfunduar punët dhe tani janë në fazën e lëshimit të numrave. Në përfundim e sipër janë punimet në Korishë.

Planifikohet që Zhuri, Vlashnja, Lubinja e Epërme të pajisen me telefoni fikse.
Në Prizren janë në përfundim e sipër centralet LS (lite spon) në Dardani, Ortakoll si dhe në Tuzsuz. Janë në proces rrjetet e Arbanës me Jeta e Re, pjesa e Petrovës dhe fshati Zhur.

Është bërë kanalizimi kabllovik në rrugën kah Prishtina dhe është duke u transferuar centrali i vjetër M-10 CN (numrat me 4) në atë të ri LS.

Me rrjet të Valës është mbuluar e tërë komuna e Prizrenit, mirëpo në disa pjesë të komunës, lidhjet janë më të dobëta.

**DEPONITË**

Deri në vjeshtën e vitit 2004 komuna jonë ka pasur vetëm deponinë e Korishit, e cila ka qenë një deponi e vjetër me kapacitet të kufizuar depozitimi dhe e cila as për së afërmi nuk i ka plotësuar nevojat e banorëve të komunës sonë. Në fund të vitit 2004 kjo deponi është mbyllur sepse është ndërtuar Deponia Sanitare (regjionale) e financuar nga AER, me kosto të ndërtimit prej 3,5 milionë €. Kjo deponi menaxhohet nga KLMC (Kosovo Landfill Managment Company)

**Deponia Sanitare (regjionale) e Prizrenit**

Kjo deponi është e ndërtuar në Landovicë ku momentalisht mbulon komunën e Prizrenit dhe të Suharekës, me popullsi përafërsisht 320.000 banorë. Në këtë deponi pas ndërtimit të pikës transitore në fshatin Xërxë, planifikohet të deponohen mbeturinat e komunës së Rahovecit, Malishevës dhe Gjakovës.

Kjo deponi ka një sipërfaqe prej 25 ha dhe është e ndarë në dy pjesë (qeliza) kryesore. Pjesa që është në shfrytëzim është plotësisht e kompletuar me gjithë infrastrukturën e nevojshme si:

- Sistemi drenazhues i ujërave të pastra;
- Sistemi drenazhues i mbledhjes së ujërave të zeza;

- Llaguna për mbledhjen e ujërave të zeza (është në përfundim e sipër);
- Sistemi recirkulues i ujërave të zeza;
- Gjeomembrana (materje plastike e densitetit të lartë);
- Zhavorr etj.

Kjo deponi është e pajisur me një kompaktor të madh, dy buldozerë, dy gjeneratorë, dy pompa, urë matëse me zyrë dhe zyrë pune. Deponia është e rrethuar me rrethojë metalike në tërë gjatësinë dhe gjerësinë e saj.

Kapaciteti total i deponisë është 2.6 milionë m3 mbeturina të kompaktuara, ku secila pjesë ka kapacitet prej 1.3 m3. Kohëzgjatja e kësaj deponie sanitare është 15 vjet. Pjesa tjetër e deponisë do të fillojë punën kur të konservohet pjesa e parë pasi të jetë e mbushur dhe mbuluar në mënyrë adekuate.

**Administrimi i mbeturinave**

Grumbullimi i mbeturinave nëpër institucione, biznese dhe amvisëri bëhet nga Ndërmarrja Publike Regjionale për mbledhjen e mbeturinave "Eko Regjioni"me seli në Prizren. Kjo ndërmarrje (ish-Higjiena), është transformuar në ndërmarrje regjionale në vitin 2003 me katër njësi punuese nëpër komunat tjera të regjionit (Prizreni, Dragashi, Rahoveci, Suhareka dhe Malisheva). Vëllimi i mbledhjes së mbeturinave të ngurta në qytet është 630 m3 në ditë ose 13.860 m3 në muaj. Shërbimi i grumbullimit te mbeturinave nga kjo kompani kryhet derë më derë për amvisëri, ndërsa për biznese me kontejnerë të veçantë. Kjo ndërmarrje menaxhohet nga AKM-ja.




Mirëmbajtja verore dhe dimërore e rrugëve të qytetit është punë kontraktuese e Kuvendit Komunal. Këtë vit janë të përzgjedhura dy kompani që kane kontrate njëvjeçare për mirëmbajtjen e rrugëve gjatë verës dhe dimrit. Qyteti është i ndarë në dy zona dhe përfshin 47 rrugë së bashku me trotuare.

Sfidat

1. ndërtimi i rrugëve sipas standardeve evropiane
2. mirëmbajtja e rrugëve
3. lidhja me portet detare
4. efikasiteti i transporti publik
5. rregullimi i pjesëve anësore të lumit për çiklizëm dhe këmbësorë
6. furnizimi i të gjitha viseve në komunë të Prizrenit me energji elektrike
7. furnizimi i të gjitha viseve në komunë të Prizrenit me telefoni fikse

## 1.2 Vlerësimi i gjendjes ekzistuese

### SWOT – Analiza e përparësive, dobësive, mundësive dhe kërcënimeve

Kjo analizë shqyrton ndikimin e çështjeve të hulumtuara të cilat në formë të përparësive dhe dobësive që veprojnë brenda dhe mundësive dhe kërcënimeve që veprojnë nga jashtë, paraqesin faktorët kryesorë për zhvillimet e ardhshme në hapesirën e Kosovës.

| **Përparësitë:** | **Dobësitë:** |
|---|---|
| 1. Diversiteti demografik etnik<br>2. Popullata e re<br>3. Aktivitetet kulturore<br>4. Resurset e volitshme natyrore për jetesë<br>5. Toleranca ndëretnike kulturore<br>6. Prizreni si qendër regjionale (5 komuna)<br>7. Zonat e mbrojtura<br>8. Trashëgimia kulturore historike dhe natyrore<br>9. Tokat pjellore dhe lumenjtë<br>10. Pozita gjeografike dhe kushtet klimatike<br>11. Partneriteti i Kuvendit Komunal me qytetarët<br>12. Fuqia e lirë e aftë punëtore<br>13. Qyteti i dytë në Kosovë<br>14. Burimet njerëzore profesionale<br>15. Tregtia e zhvilluar<br>16. Egzistimi i rrugëve magjsitrale<br>17. Plani gjeneral urban<br>18. Rrjeti i mirë rrugor | 1. Uzurpimi i tokës pjellore për ndërtim<br>2. Statistikat e përgjithshme (mungesa)<br>3. Barazia gjinore<br>4. Arsimimi jokualitativ<br>5. Shërbimet shëndetësore jo të mjaftueshme<br>6. Mungesa e aktiviteteve të përbashkëta kulturore<br>7. Mundësitë e punësimit, shërbimet sociale për persona me aftësi të veçanta<br>8. Degradimi i mjedisit<br>9. Ndotja e lumenjëve, ajrit – ujërat e zeza<br>10. Shfrytëzimi joracional i tokave bujqësore<br>11. Mosshfrytëzimi i resurseve natyrore<br>12. Ngritja e vetëdijes<br>13. Buxheti i limituar komunal dhe regjional<br>14. Pamundësia e shfrytëzimit të resurseve njerëzore<br>15. Mosfunksionimi i lidhjes hekurudhore<br>16. Politikat fiskale<br>17. Furnizimi jo i rregullt me energji elektrike<br>18. Ngecje në reformën e sistemit arsimor<br>19. Transporti urban- rural<br>20. Shtrirja joadekuate e rrugëve dhe rrjetit elektrik<br>21. Ndërtimi i rrugëve me standarde të ulëta<br>22. Mungesa e mbikalimeve në KK Prizren<br>23. Uzurpimet e hapësirave rrugore |

| | |
|---|---|
| | 24. Përqindja e lartë e papunësisë<br>25. Ndërrimi i destinimit të tokës bujqësore<br>26. Mungesa e marketingut<br>27. Mungesa e strategjisë në ngritjen e ekonomisë së vogël<br>28. Mungesa e transportit publik, shtigjeve për këmbësorë dhe të biciklistëve |
| **Mundësitë:**<br>1. Promovimi i trashëgimisë së përbashkët kulturore<br>2. Ndërtimi i hapësirave të reja sportive-rekreative<br>3. Pantelia si zonë e banimit<br>4. Kthimi i të zhvendosurve<br>5. Plani zhvillimor për shfrytëzimin e resurseve natyrore<br>6. Thithja e fondeve për shfrytëzimin e resurseve natyrore<br>7. Kapacitetet njerëzore<br>8. Partneriteti P.L.+SHC+Bizneset<br>9. Iniciativa private e biznesit<br>10. Diaspora e fuqishme<br>11. Resurset natyrore bujqësore, turizëm<br>12. Toleranca ndëretnike<br>13. Bashkëpunimi ndërkufitar, rajonal<br>14. Krijimi i zonës së lirë doganore<br>15. Kyqja në portet detare<br>16. Ndërtimi i rrugëve sipas standardeve evropiane<br>17. Rregullimi i trotuareve, shtigjeve për biciklista dhe pjerrinave<br>18. Projekte ndërlidhëse regjionale<br>19. Furnizimi i të gjitha viseve me telefoni fikse dhe energji elektrike<br>20. Hapja e vendeve të lira të punës<br>21. Krijimi i hapësirave të reja për zhvillimin e kulturës<br>22. Pastrimi i shtratit të lumit<br>23. Aktivizimi i transportit publik | **Rreziqet:**<br>1. Zona e banimit joformal (migrimi)<br>2. Prizreni, qendër regjionale<br>3. Kthimi i të zhvendosurve (mbingarkesë sociale)<br>4. Mosdefinimi i statusit përfundimtar të Kosovës<br>5. Mosharmonizimi i ligjeve në mes të pushtetit lokal dhe atij qendror<br>6. Mungesa e donacioneve<br>7. Statusi i padefinuar<br>8. Mosregjistrimi i popullatës<br>9. Privatizimi joefektiv<br>10. Migrimet e pakontrolluara<br>11. Mosefikasiteti i gjykatës dhe organeve për zbatimin e ligjit<br>12. Pamundësia e përkrahjes së P.L., për shkak të limiteve buxhetore, për zhvillim, shfrytëzimin e kapaciteteve dhe resureseve natyrore<br>13. Ndotja e vazhdueshme e mjedisit, shfrytëzimit të egër dhe të pakontrolluar të resurseve natyrore<br>14. Jostabiliteti politik<br>15. Konflikt interesash rajonale<br>16. Moszbatimi i planit urbanistik<br>17. Shtimi enorm i automjeteve në qytet<br>18. Sistemi energjetik i vjetërsuar<br>19. Mungesa e buxhetit për krijimin e vendeve të reja të punës<br>20. Kontributi i pamjaftueshëm i komunës në sektorin e trashëgimisë<br>21. Vërshimet<br>22. Degradimi i ambientit<br>23. Mungesa e bizneseve të mëdha |

### 1.3 Vlerësimi I kapaciteteve investive

**Vlerësimi i Kapaciteteve Investive Komunale** është hulumtim i potencialit dhe burimeve të mundëshme për financim të zbatimit të Planeve Zhvillimore Komunale, si dhe drejtimit të Investimeve Kapitale Publike nga sektori publik si dhe nga ana e sektorit privat
Qëllimi i kryerjes së Vlerësimit të Kapaciteteve Investive është thirrje për pjesëmarje të gjerë në Planifikimin Komunal dhe gjithashtu për të shtuar parashikimet për një rezultat të prekshëm në fund. Prandaj është me rëndësi që të mirret parasysh baza pragmatike dhe reale e resurseve, para se të fillohen proceset pjesëmarrëse dhe të planifikimit.
Vlerësimi duhet që të analizojë jo vetëm potencialin ekzistues, por gjithashtu të hulumtojë (së bashku me pjesëmarrësit ku është e nevojshme) mënyra kreative të gjenerimit të fondeve dhe burimeve tjera nëpërmjet partneriteteve inovative dhe mënyrat publike të mbledhjes së fondeve.

- Komuna e Prizrenit sikurse shume qytete tjera të Kosovës doli nga lufta e shkatrruar ,me infrastrukturë të papërshtatshme për punë dhe jetë . Si pasojë e luftës së vitit 1999, shumë objekte të ndërmarrjeve industriale u dëmtuan rëndë dhe një pjesë e tyre pushuan së funksionuari, ose vazhduan të punojnë me kapacitete të kufizura prodhuese.
- Humbja e tregjeve të ndermarrjeve që kanë ekzistuar para luftës,në ish republikat e Jugosllavise,Mungesa e investimeve direkte për rinovimin e infrastrukturës ekzistuese industriale dhe futjen e teknologjive te reja në prodhim
- Ngadalsia e madhe e procesit të Agjencionit Kosovar të Mirëbesimit,për transfomimit e ndërmarrjveve shoqerore në private,Mungesa e ligjeve dhe politikave shtetërore për mbrojtjen nga konkurenca jolojale dhe nxitjen e prodhimeve bujqësore e blegtorale vendore
- Edhepse pas këtyre viteve është investuar në përmirsimin e infrastrukturës ,Potenciali buxhetor i Komunës sonë nuk mundet ti plotësojë nevojat më se imediate,andaj është e domosdoshme për të gjetur ende kapacitete te mundshme për financimin e projekteve kapitale me rendësi të veqant për zhvillim ekonomik të qëndrueshme.
- Pas luftës shumë objekte të banimit u dogjën dhe u bombarduan ,programi i emergjencës ka përfunduar ,por edhe Komuna ka investuar në rindërtimin e shtëpive të djegura gjatë luftës,por kanë ngelur një numër i konsiderueshë m i shtëpive të pandërtuara.
- Procesi i privatizimit në Komunën tonë si në gjithë Kosovën po shkon ngadalë, ku po aplikohen dy metodat e privatizimit ,ajo e spin-offit special dhe ajo e Likuidimit vullnetar. Si rezultat i privatizimit të ndërmarjeve shoqërore nga ana e Agjencionit Kosovar të mirëbesimit sot kemi 15 ndërmarrje që janë të privatizuara në Komunën tonë,1 është në tenderim,ndërsa edhe 25 ndërmarrje tjera presin që në raundet tjera të privatizohen.Ndërmarrjet e privatizuara përbëjnë një potencial të çmueshmë në lëmin e kapaciteteve investive qoftë në rritje të punësimit ashtu edhe në përmirsimin e infrasrukturës urbane dhe asaj gjysëmurbane.

- Ndërmarrjet publike të cilat janë përgjëgjesi të AKM,pas luftës kanë dalë me mungesa ta shumta të mekanzmit dhe të pajisjeve për kryerjen e punëve të përditshme ,ashtu edhe në mungesë të mjeteve qarkulluese,falë donacione të ndryshme kanë arritur pjesërsiht të vazhdojnë punën drejt normalizimit të veprimtarisë së tyre.
- Ndihmesë më të madhe e kanë treguar edhe qytetarët e Komunës sonë pa të cilët shume projekte nuk do të realizoheshin.Vlen të theksohet se në shume lokalitete pjemarrja e qytetarëve në bashfinanacim të projekteve ka qenë mëse evidente,sidomos në ato projekte që kanë rendësi jetike,si ato të rrugeve,sistemit të kanalizimit dhe të ujëjellësit.Qytetarët kanë dhënë kontribut të çmueshëm duke përmirsuar ambietin përreth tyre ,si dhe duke rindërtua shtëpitë e tyre private ,dhe duke ndërtuar kapacitet për biznesin e tyre privat
- Kemi nje numer të ndërmarrjeve private (Global,Ingbiro,Diarko)që janë të interesuar në sferën e ndërtimit të lartë.Këto ndërmarrje janë shoqëri aksionare ,ku në bashkpunim me Komunën tonë (ku me koncesion jep Komuna tokën ndërtimore),bëjnë ndërtimin e objekteve banesore.Përveq kësaj janë disa byro projektuese që mirren me hartimin e planeve rregulluese ,të cilat i përshpejtojnë investimet e veta për marrjen e lejeve dhe ndërtimin e bizneseve të tyre.Ndërmarrjet që kanë investuar në hartimin e këtyre planeve janë : Arkos,albing etj.
- Kemi një mori OJQ-ve që ndihmojnë në përmirisimin e infrastrukturës së Komunës(kryesisht në vendet ku janë të banuar me popullsi minoritare),ofrojnë asistence në aspektin e organizimit,logjistikës dhe ekspertizës.

## PËRMBAJTJA

**ROLI DHE NATYRA E PLANIT** 2
- Plani Zhvillimor Komunal 2
- Roli i profilit te Komunës se Prizrenit 2

Sfidat zhvillimore 3
- Ekonomia dhe punësimi 3
- Trashëgimia dhe zhvillimi i qëndrueshëm 3
- Shfrytëzimi joracional i hapesirës 3
- Mjedisi jetësore 3
- Niveli i ulët i shëndetësisë 3
- Shkalla e varfërisë është ne nivel te lartë dhe duke u rritur 3-4
- Standardet , normat , parimet 4

**HISTORIKU DHE GJENDJA AKTUALE NË KOMUNË** 4
- Historiku 4
- Sipërfaqja dhe shtrirja gjeografike e Komunës se Prizrenit 4-6

**DEMOGRAFIA DHE ZHVILLIMI SOCIAL** 6-9

Çështjet e punësimit 9
- Punësimi 10
- Papunësia 10-11
- Qendra rajonale e punësimit 11
- Barazia gjinore 11-13
- Te kthyerit / te zhvendosurit 13-14
- Kultura , Rinia dhe Sporti 15-17

ARSIMI
- Pasqyra 17-22
- Edukimi parashkollor 22
- Edukimi parafillor dhe fillor 23-24
- Edukimi i mesëm 24
- Edukimi universitar 24-25
- Edukimi special 25-26
- Asistenca ne vazhdim 26-27
- Analiza dhe konkluzione 27-29

SHËNDETËSIA 29-33
- Sfidat 34

BANIMI
- Banimi individual 34
- Banimi kolektiv 35
- Strehimi 35-38
- Sfidat e identifikuara 43

**MJEDISI DHE SHFRYTËZIMI I TOKËS**

Ndotja dhe degradimi 39
- Ndotja e ajrit 39-40
- Ndotja e ujit 40
- Ndotja dhe degradimi i tokës 40
- Ndërtimet ilegale ( pa leje ) 40-41
- Toka bujqësore 42-43
- Infrastruktura kulturore e qytetit te Prizrenit 44
- Mbrojtja e trashegimisë historike 44-45
- Potenciali kulturor 45
- Strategjia e zhvillimit dhe ruajtja e karakterit historik 45-47
- Synimet 48
- Zonat e mbrojtura – trashegimia 48-50
- Parqet 50
- Siperfaqet rekreative sportive 50
- Varrezat 50
- Zonat erozive 50-51
- Vershimet 51-52
- Sfidat 52

**ZHVILLIMI EKONOMIK**
- Gjendja ekzistuese ekonomike e Prizrenit 52-53
- Procesi i privatizimit 54-56
- Industria – pasqyra 56-57
- Fabrika e prodhimeve farmaceutike e kimike “Farmakosi” 57
- Fabrika e prodhimit te këpucëve “Komuna” 58
- Fabrika e prodhimeve metalike dhe plastike “Famipa” 58-59
- Industria e tekstilit “Printeks” 59
- Industria e fijeve sintetike “Progresi” 59
- Industria e prodhimeve metalike dhe montazhit “Flaame-ing” 60
- Ndërmarja grafike librare botuese “Kosova” 60-61
- Ndërmarja ndërtimore ”Elani” 61
- Shoqata aksionare ”Unimonti” 61-62
- NIP ”Ramiz Sadiku” 62
- Shoqata aksionare ”Filigrani” 62-63

AKTIVITET PRIVATE EKONOMIKE

Zejtaria dhe tregtia
- Pasqyra 63-64
- Bisnesi joformal (ekonomia e perhimtë) 64

INSTITUCIONET KREDITORE FINANCIARE DHE INVESTIMET
- Pasqyra 64
- Pro Credit Bank 65
- Raiffeisen Bank 65
- Banka Private e Biznesit 65-66
- Banka e Re e Kosovës 66
- Kassabank 66
- Banka Ekonomike 66

ORGANIZATAT FINANCIARE JO BANKARE
- Finca 67-69
- KEP ( programi ndërtimtarisë Kosovare ) 69

SHOQATA AFARISTE EKONOMIKE 70
- Shoqata e "Zejtarëve" 70
- Shoqata e biznismeneve boshnjakë "Sofra" 71
- Oda Ekonomike 71
- Qendra Rajonale e Ndërrmarrësisë me seli në Prizren 71-72

TURIZMI
- Turizmi malor 72
- Turizmi tranzitor, vikendor dhe historik 72-76

BUJQËSIA DHE ZHVILLIMI RURAL
- Ujitja dhe kullimi 76-78

Asistenca e deritanishme për ujitjen 78
- Mekanizmi dhe inputet bujqësore 79

Prodhimi bimor
- Perimekultura 80
- Prodhimi blegtorial 81

Asistenca e deritanishme ne blegtori 81-82
- Sektori i qumështit 82
- Shpezëtaria 82-83
- Bletaria 83
- Peshkimi 83
- Pemëtaria 84
- NPT "ABI dhe ELIF 19 " 84

Vreshtaria dhe prodhimi i pijeve alkoolike (verë dhe raki )
- Vreshtaria 84-85
- Ndërrmarja – shoqërore prodhuese 85

